

# DITURIA ISLAME

NUMER 231 | VITI 24 | TETOR 2009 | DHUL-KA'DE 1430 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

# HAXHI

I PRANUAR I PA MËKATE E I RESPEKTUAR TEK ALLAHU,
PËR KËTË S'KA SHPËRBLIM TJETËR PËRVEÇSE XHENNETI
MUHAMMEDI A.S.

www.dituriaislame.net

# KËRKONI DITURINË NGA DJEPI DERI NË VARR



KËRKONI
DITURINË
ISLAME

“LEBBEJKE
ALL-LLAHUMME LEBBEJK”
TË PËRGJIGJEM, O ALLAHU IM,
TË PËRGJIGJEM...
TË PËRGJIGJEM TY,
QË JE NJË DHE I VETËM...











Lidhur me debatin: Për apo kundër edukimit fetar në shkolla?
Ka disa ditë që në të përditshmen “Infopress” të Prishtinës, është hapur debati, nganjëherë edhe me tone të ashpra, lidhur me kërkesën e Bashkësisë Islame, për futjen e lëndës edukimi fetar në shkollat publike të Republikës së Kosovës.




DITURA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryedaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!



### *Haxhi si një realitet praktik*

*Bindja dhe fuqizimi i thellë në Allahun xh.sh. motivon besimtarin që të marrë udhëtimin drejt Vendeve të Shenjta (Mekë dhe Medinë), nga të cilat njëra njihet si vendlindje e Islamit, dhe tjetra si zhvillimi dhe shtrirja e Islamit, që ka konotacionin e vet kohor dhe hapësinor. Normalisht që duke u nisur nga fakti se përveç dëshirës së madhe që ndien haxhiu për të qëndruar në këto vende, ku do të kryejë ibadetet që lidhen me këtë kusht të pestë të Islamit, ai në vetvete duhet të ushqejë edhe ndjenjën e humanitetit dhe dashurisë edhe për myslimanët e tjerë të ardhur nga të katër anët e planetit, që së bashku të kryejnë këtë ritual fetar. Meka,Medina, Arefati, Minja, Myzdelife, Xhemerati, - të gjitha këto vende i kujtojnë besimtarit, në këtë rast haxhiut, vuajtjet dhe sakrificat sublime që i Dërguari i Allahut xh.sh., Muhamedi a.s., dhe shokët e tij kanë bërë për këtë ditë, që ne të jetojmë të lirë në vendet tona dhe të praktikojmë publikisht besimin tonë. Haxhi është një nga ngjarjet më të rëndësishme të kalendarit islam. Ai mbetet një obligim fetar për çdo mysliman, burrë e grua, që është në gjendje ta kryejë, të paktën një herë gjatë jetës, nëse i lejojnë mjetet financiare. Allahu xh.sh. thotë: " Për hir të Allahut, vizita e Shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo,...." (Ali Imran, 97)*

*Për 14 shekuj myslimanët mblidhen në Mekë duke ndjekur shembullin e Profetit tonë, Muhamedit a.s. dhe duke rikujtuar historinë e profetëve Ibrahim a.s. dhe birit të tij, Ismailit a.s. Në ditën e Arafatit, dita e nëntë e muajit Dhul-hixhe, të gjithë haxhinjtë mblidhen në rrafshin e Arafatit, 6 milje jashtë Mekës, në një ditë lutjesh dhe adhurimi për Zotin e botëve. Dita e nesërme është dita e Kurbanit, që festohet nga myslimanët në gjithë planetin. Ky tubim madhështor, që bëhet një herë në vit, dallohet nga ibadetet a lutjet e tjera që bëjnë pjesë në shtyllat e fesë islame - nga namazi, nga zekati dhe nga agjërimi - sepse ky tubim organizohet në të njëjtin vend dhe në të njëjtën kohë për të gjithë myslimanët e botës. Haxhiu kujton me kureshtje fjalët e fundit të Muhamedit a.s. drejtuar myslimanëve dhe njerëzimit."Vini re, o njerëz, dëgjojini fjalët e mia dhe kuptojini ato! Duhet ta dini se myslimani është vëllai i myslimanit dhe myslimanët janë një vëllazëri. Asgjë nga përkatësitë e të vëllait nuk është hallall për myslimanin, përveç asaj që ai ia lejon vetë. Prandaj, nuk duhet t'i bëni padrejtësi vetes. O Allah, a e përcolla mesazhin? Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush e kryen Haxhin dhe nuk u nënshtrohet më epsheve të shfrenuara, atij i shlyhen mëkatet dhe ai bëhet i pastër si atë ditë kur e ka lindur e ëma", dhe tha: "Haxhi është pastrim (i përgjithshëm, fizik e shpirtëror), për të nuk ka gjykim tjetër përveçse shpërblim me Xhennet". Ai porositi fuqishëm Ymetin e tij me këto fjalë që nuk i tret dot koha. "Vërtet, kam lënë pas në mesin tuaj atë që, nëse kapeni pas saj, nuk do të shmangeni kurrë më pas - diçka të spikatur: Librin e Allahut dhe Sunetin tim". Allahu të gjithë haxhinjve ua pranoft haxhin dhe për hajr Kurban Bajrami (aid ad-ha).*

*Mr.Rexhep SUMA*



Ajni SINANI

# Haxhi kërkim i identitetit shpirtëror

Qabeja është një gur kristali në udhëkryqin e katër horizonteve; ajo është një kub i thjeshtë, anët e të cilit shikojnë nga katër anët kryesore; ajo është poli i fiksuar dhe zemra e të gjitha lëvizjeve të besimit islam. Haxhinjtë myslimanë mësyjnë drejt saj nga të gjitha anët e botës dhe nga ajo rrezatojnë në rrathë koncentrikë. Ajo është kibla e të gjitha xhamive. Thekët e të gjithë qilimave, ku bëhen lutjet dhe shikimet e të gjithë besimtarëve gjatë namazit, janë të magnetizuara nga ky pol i jetës spirituale. *(R. Garod)*

Të gjithë myslimanët në zemrat e tyre kultivojnë dashurinë ndaj Mekës dhe ëndërrojnë të vijnë në gjirin e saj mikpritës, Nënës së qyteteve. Ata nga të gjitha skajet e botës mësyjnë atë, sepse shkuarja atje është qëllimi, destinimi dhe fundi i të gjitha udhëtimeve. Meka është zemra e universit islam, ngase në qendrën e saj është Qabeja, faltorja e parë e ndërtuar në Tokë, në të cilën madhërohet e adhurohet Allahu, Zoti i Vetëm dhe i Vërtetë:

**“SHTËPIA (XHAMIA) E PARË E NDËRTUAR PËR NJERËZ, ËSHTË AJO NË BEKË (MEKË), E DOBISHME, UDHËRRËFYESE PËR MBARË NJERËZIMIN.”**
**(ALI –IMRAN, 96)**

Qabeja, me brendinë e saj të zbrazët nga çfarëdo lloj idhujtarie, pa figura, statuja, afreska apo piktura murale, ofron një atmosferë dhe ambient shpirtëror që besimtarit i mundëson të zbrazë zemrën e tij nga çdo gjë tjetër dhe të kujtojë e të adhurojë vetëm Zotin, të Padukshmin. Aty nuk dëgjohet asgjë tjetër përveç lutjeve të besimtarëve që gumëzhijnë si bletët. Duke shkuar në Qabe, ne kthehemi drejt Zotit. Dëshmimin dhe pranimin që i kanë bërë shpirtrat tanë Allahut për Zot me “kalu bela“, ne e shprehim dhe manifestojmë me forma të ndryshme. Prandaj ardhja në Qabe do të thotë lirim nga prangat që ngushtojnë shpirtin tonë dhe me këtë i mundësojmë atij që të përkujtojë pa pengesë premtimin/mithakun e dhënë. Qabeja ka formën e kubit dhe prandaj quhet Ka’ba, që në gjuhën arabe do të thotë ‘kub’. Ajo ka dimensione, të cilat, sipas të të kuptuarit pitagorian të harmonisë, janë reciprokisht në lidhje harmonike. Qabeja ka domethënie me rëndësi kozmike madje edhe metakozmike. Ajo mban harmoninë kozmike. Katër qoshet e saj tregojnë për katër drejtimet kryesore, të cilat paraqesin katër shtyllat e kozmosit tradicional. Prandaj, të jesh aty, do të thotë të jesh në qendër.



QABEJA TOKËSORE DHE QIELLORE

Qabeja është qendra e aspiratave dhe dëshirave tona. Të gjitha mihrabet e xhamive të botës janë të drejtuara tek ajo dhe janë të lidhura me një linjë të padukshme me të. Qabeja në Tokë gjendet nën Qabenë (Bejtul Ma’mur), që gjendet në qiell, pra ajo qëndron në boshtin që bashkon Qiellin dhe Tokën.

Sipas një transmetimi, Allahu i Madhërishëm ka ndërtuar Bejtul Ma’murin nën Arsh dhe i ka urdhëruar melaiket që të bëjnë tavaf rreth saj. Pastaj Allahu i ka urdhëruar melaiket që gjendeshin në tokë, të ndërtonin një faltore të ngjashme me faltoren e qiellit, dhe të bënin tavaf rreth saj sikurse bënin tavaf banorët e qiellit rreth Bejtul Ma’murit.

Melekët e kanë ndërtuar Qabenë me mijëra vjet para së të krijohej Ademi a.s.. Kur Ademi, pas një kohe që kishte kaluar në Xhennet, është zbritur në Tokë, melekët i kanë thënë: “Bëj tavaf rreth kësaj faltoreje, sepse ne jemi duke bërë tavaf në të tash 2000 vjet. Ademi i ka dëgjuar melaiket dhe kishte filluar të bënte tavaf. Këtë kishin bërë edhe pasardhësit e tij deri në kohën e Nuhut. Në kohën e Nuhut a.s., kur ishte përmbytur Toka, Qabeja është ngritur në qiell. Ajo është ruajtur nga përmbytja. Më pas është rindërtuar nga Ibrahimi - babai i besimit, ndërsa me ardhjen e Muhammedit a.s., është pastruar përfundimisht nga të gjithë idhujt. Në një rast Pejgamberi i pyeti

ashabët: "A e dini ç'është El-Bejtul Ma'mur (faltorja qiellore e banuar dendësisht)?" Ashabët u përgjigjën: "Këtë e dinë më mirë All-llahu dhe Pejgamberi i Tij". Pejgamberi a.s. u tha: "Ajo është shtëpia në qiellin e shtatë (nën Arsh), e cila gjendet saktësisht përmbi Qabe. Çdo ditë në të hyjnë 70 mijë melaqe dhe nuk kthehen më."

Qabeja është epiqendra shpirtërore, morale, fetare e hapësinore e fesë islame dhe atdheu shpirtëror i çdo myslimani. Në drejtim të saj ndërtohen mihrabet e të gjitha xhamive dhe kthehen fytyrat e të gjithë myslimanëve të botës gjatë faljes. Por, në drejtim të saj madje duhet të kthehen jo vetëm fytyrat dhe kraharorët tanë, po edhe zemrat, shpirtrat, mendjet dhe mendimet tona. Myslimani duhet të jetë i vetëdijshëm që të gjitha pikat në tokë, me linja të padukshme, janë të lidhura me qendrën unike, Qabenë, në drejtim të së cilës e kthen pesë herë në ditë në namaz fytyrën e vet. Shtëpia e Zotit gjatë gjithë kohës është nikoqire e miliona besimtarëve të sinqertë, të cilët për vite të tëra kanë qenë në pritje të vizitës së këtij vendi të shenjtë.



QABEJA QENDËR E ENERGJISË SHPIRTËRORE

Në drejtim të Qabesë lirohen energji të mëdha shpirtërore nga miliona besimtarë, ditë e natë, gjatë faljes në namaz. Prandaj ajo është qendër tërheqjeje, ku graviton e gjithë forca e tyre shpirtërore dhe më pas ajo e shpërndan atë energji në formë valësh magnetike në të gjitha anët, fuqia e së cilës ndihet deri në skajet më të largëta të botës myslimane.

HAXHI

Haxhi zhvillohet në një pikë të caktuar gjeografike, në Mekë, dhe në një kohë të caktuar. Ai është udhëtim dhe shkuarje me qëllim, dhe çdokush që lëviz në këtë rrugë, me përpjekje dhe devotshmëri, arrin lumturinë dhe të vërtetën. Haxhi është përgjigje ndaj thirrjes së Ibrahimit, bërë qysh prej mijëra vjetësh, një zë që jehon nëpër kohë dhe që zë vend në zemrën dhe shpirtin e miliona besimtarëve. Ky lumë qeniesh njerëzore nuk ka shteruar kurrë. Nëpër shekuj, ata kanë ardhur me numër të madh nëpër "Derën e Shpëtimit (Babu Selam)", duke thënë:

**"LEBBEJKE ALL-LLAHUMME LEBBEJK" TË PËRGJIGJEM, O ALLAHU IM, TË PËRGJIGJEM... TË PËRGJIGJEM TY, QË JE NJË DHE I VETËM...**

Haxhi është një mundësi për të gjithë besimtarët që, nga të gjitha anët e ndryshme të botës, të shpejtojnë drejt Qabesë së shenjtë, që me pendim dhe lutje të pastrojnë trupin dhe shpirtin nga mëkatet dhe, kur të kthehen, të kthehen në vendin e tyre si të rilindur.

Ai ofron një pamje impozante me njerëz me ngjyra dhe pamje të ndryshme, të cilët në Haxh janë të barabartë dhe nuk ka asnjë dallim në mes tyre, ashtu sikurse në Ditën e Ringjalljes, kur njerëzit do të qëndrojnë të barabartë para Allahut duke pritur fatin e tyre, kur nuk do të merren parasysh prejardhja, raca dhe ngjyra e tyre, dhe ku dallimi i vetëm do të varet nga niveli i devotshmërisë. Haxhi është kthim drejt Burimit dhe udhëtim në kërkim të zbulimit të identitetit shpirtëror. Ky identitet shpirtëror, i cili i mungon njeriut të sotëm, është një nevojë jetike dhe qëndron mbi të gjitha identitetet e tjera, sepse në mungesë të tij, ai rrezikon të ardhmen e vet.

Dr. Sulejman OSMANI

# Në rrugën e Haxhit



Haxhi paraqet një nga pesë shtyllat përbërëse të Islamit. Kategoria e tij obliguese është bërë e qartë me Kur'an dhe Synet. Në këtë është unik i tërë Ymeti islam dhe po ashtu ka edhe ujdinë e shkollave juridike islame, me gjithë diversitetin e natyrshëm në mendime rreth shumë çështjeve që kanë të bëjnë me të.

Haxhi paraqet tubimin më madhor të myslimanëve, aty nga mbarë bota tubohen njerëz duke iu nënshtruar rregullave dhe riteve të njëjta, dhe në mënyra të ndryshme shkrihen dallimet në mes tyre. Nga vende të ndryshme marrin rrugën drejt Mekës, me qëllimin e vetëm që t'i përgjigjen Zotit të tyre, ngase Ai i ka thirrur për të ardhur aty. Dallimet e shumta dhe etnitetet e ndryshme i bëjnë edhe më të dashur në mes tyre, shtojnë besimin dhe bindjen në Allahun. Ai i ka thirrur që të vijnë aty të shohin Madhërinë e Tij dhe të shtojnë besimin duke u kënaqur me mirësitë që ua dhuron. Haxhinjtë janë dëshmitarë të dobive të shumta që janë drejtpërdrejt prodhim i Haxhit. Aty kërkojnë mirësitë e veçanta dhe kënaqësitë e Allahut, Që dhuron për të gjithë ata që kryejnë këtë obligim madhor islam.

Pa dyshim që në gjithë atë që Allahu ka obliguar, ka shumë urtësi, për të cilat shkruhet me kënaqësi, por ne kësaj radhe, në një version të shkurtuar, do të bëjmë një njoftim rreth Haxhit si kategori obliguese, mënyrave të mundshme të kryerjes së Haxhit për të përfunduar me Arafatin si shtylla kryesore e Haxhit.

## HAXHI SI KATEGORI OBLIGUESE (FARZ)

Bazuar në Kur'an dhe në Synet, Haxhi është (farz), kategori obliguese për çdo mysliman që plotëson kushtet për kryerjen e tij, dhe ka në dispozicion mundësitë për të marrë këtë rrugë. Haxhi si dispozitë obliguese është fuqizuar përmes ajetit Kur'anor: " Për hir të Allahut, vizita e Shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo, e kush nuk beson, Allahu nuk ka nevojë për askënd." (Ali Imran, 97)

Në radhitjen paraprake të ajetit, Allahu bën të qartë veçoritë e Qabesë dhe shenjat e qarta që janë aty dhe në ambientin hapësinor përreth saj. Ajo është faltorja e parë e ngritur për njerëzit, e dobishme e udhërrëfyese për mbarë njerëzimin. Aty gjendet vendi i Ibrahimit, kush hyn në të, është i sigurt, prandaj Allahu e ka obliguar vizitën për të gjithë ata që gjejnë mundësi.

Ky varg Kur'anor është argumenti i drejtpërdrejtë, nga i cili është nxjerrë obligueshmëria e Haxhit, ndërsa hadithet e kësaj kategorie, janë të shumta. Në mesin e tyre është hadithi ku Pejgamberi a.s. thotë se Islami është ngritur mbi pesë shtylla:" Dëshmia se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi a.s. është i dërguar i Tij, falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i Ramazanit dhe shkuarja në Haxh për atë që ka mundësi." (Buhariu dhe Muslimi)

Haxhi përmbushet si obligim nëse besimtari e kryen këtë detyrë, qoftë edhe një herë në jetën e vet, natyrisht nëse përmbush obligimet e tjera që lidhen me dispozitat e Haxhit, si mosha madhore, mençuria etj.. Argumenti i drejtpërdrejtë për obligimin një herë gjatë gjithë jetës, kemi hadithin që transmeton Ebu Hurejra, i cili tregon se në një rast Pejgamberi a.s. kishte mbajtur një ligjëratë (hutbe), ku kishte thënë: "O ju njerëz! Allahu për ju e ka bërë obligim haxhin, prandaj kryejeni këtë detyrim (shkoni të bëni haxhin). Një njeri tha:" A për çdo vit, o i dërguar i Allahut? Këtë e përsëriti tri herë, kurse Pejgamberi a.s. heshtte. Më në fund Pejgamberi a.s. tha:" Po të thosha po (për çdo vit), do t'ju obligohej, e ju nuk do të mund ta bëni këtë."[1]

Nuk është i qëndrueshëm mendimi i atyre dijetarëve që thonë se Haxhi, si obligim, duhet të përsëritet së paku një herë në pesë vjet.

Haxhi ka qenë i njohur edhe në periudhën paraislame, mirëpo kishte shumë devijime.

Vetë Pejgamberi a.s. e kishte bërë Haxhin edhe para periudhës së obligimit. Ai i kryente ritualet sipas mësimeve të trashëguara nga Pejgamberi Ibrahim a.s.. Kishte qëndruar në Arafat dhe kryente Haxhin pa anuar aspak nga ato që kishin bërë injorantët dhe pabesimtarët.[2]

Ka disa mendime rreth vitit të saktë kur haxhi është bërë obligim. Argumentet më të qarta janë se Haxhi si kategori obliguese për myslimanët, është fuqizuar në vitin nëntë pas hixhretit. Në mesin e



dijetarëve është bërë një polemikë në lidhje me shkallën emergjente që kërkon zbatimi i urdhrit për kryerjen e Haxhit, gjegjësisht, nëse duhet të kryhet menjëherë sa të përmbushen kushtet, në vitin e parë të mundshëm, apo, me gjithë kushtet e plotësuara, ka mundësi që të vonohet për herën tjetër, natyrisht duke mos u vonuar radhazi, ngase gjendja e përgjithshme mund të ndryshojë, ndërsa obligimi i zbatimit të urdhrit mbetet fuqiplotë, sepse njeriu ka kaluar nëpër periudhën e mundësisë për të kryer Haxhin. Mendimi më i preferuar i hap derën mundësisë së shtyrjes-vonesës për një periudhë të caktuar, por jo të zgjatur.

Ky mendim paraqet një zgjidhje shumë racionale dhe të arsyeshme, sidomos në ditët e sotme, kur nuk mund të mendohet se të gjithë ata që hyjnë në fazën e obligimit, ta kryejnë Haxhin menjëherë. Është e pamundur të përballohet një fluks kaq i madh i myslimanëve që vijnë nga vendet e ndryshme të Botës Islame. Ky mendim përshtatet edhe me rrethanat e sotme, kur mundësia e shkuarjes në Haxh është kushtëzuar edhe me rregullore të ndryshme që shkojnë në favor të kryerjes së obligimit me shumë lehtësi dhe bëhet i mundur kontrollimi i tërë ecurisë së procedurave të Haxhit, qofshin ato fetare apo administrative. Në anën tjetër, nëse themi se Haxhi është obligim që duhet të kryhet pa asnjë vonesë, atëherë si mund ta mendojmë realizimin e tij duke pasur parasysh numrin e madh të myslimanëve në tërë botën, të cilët kanë mundësinë për ta kryer këtë obligim? Sigurisht që është një diçka e pamundur.

HAXHI I ZOTIMIT

Në kategorinë e Haxhit të detyrueshëm llogaritet edhe kur njeriu zotohet se do ta bëjë Haxhin nëse realizon ndonjë qëllim të caktuar ose përmbush ndonjë dëshirë, e të tjera si kjo. Natyrisht, në rast një zotimi të tillë, kërkohet që veprimi të përputhet me dispozitat islame dhe në të të ketë mirësi. Në asnjë rast, zotimi nuk është i vlefshëm nëse kemi të bëjmë me ndonjë veprim që paraqet shkelje fetare dhe lidhet me mëkat.

HAXHI BEDEL (SI ZËVENDËSIM)

Nëse dikush e kryen Haxhin për një tjetër, si zëvendësim, pas vdekjes apo për shkak të sëmundjes, kur nuk shpresohet se do të kthehet në gjendje që ta kryejë vetë atë, Haxhi i tillë është i vlefshëm dhe përmbush obligimin. Në medhhebin hanefi kjo është shumë e preferuar dhe e porositur.[3]

HAXHI I FËMIJËS JOMADHOR

Edhe fëmijët e moshës jomadhore, para pubertetit, mund të shkojnë në Haxh, dhe prindërit nga Haxhi i fëmijëve që i shoqërojnë gjatë kryerjes së obligimeve, përfitojnë shumë, mirëpo, sipas mendimit më real të dijetarëve, nga shkollat juridike islame, Haxhi i tyre nuk llogaritet si kryerje e obligimit. Ata, gjithsesi duhet ta bëjnë Haxhin pasi të përmbushin kushtet e tij, që në këtë rast është mosha (hyrja në bylyk).

HAXHI NAFILE

Nëse myslimani kryen obligimin e Haxhit një herë në jetë, praktikisht ka përmbushur detyrimin që del nga pesë shtyllat e besimit dhe nuk kërkohet ta përsërisë këtë si kategori obliguese. Megjithatë, ai mund të vazhdojë të shkojë në Haxh edhe herë të tjera, në mënyrë vullnetare (nafile), dhe kjo do të ishte nga veprimet më të lavdëruara në fushën e ibadeteve.

Nuk rekomandohet që dikush të kryejë Haxhin për tjetrin, nëse këtë paraprakisht nuk e ka bërë për veten, sipas gjykimit kjo është afër zonës së ndalimit. Disa nga shkollat juridike ndalimin e shprehin shumë qartë. Në kohët e sotme, për arsye praktike, nxirren fetva me të cilat kërkohet që të mos përsëritet Haxhi vullnetar (nafile), në mënyrë që t'u lihet mundësia për ta kryer ata që duan ta bëjnë këtë për herë të parë. Kjo është me interes të veçantë, sidomos në vendet ku për një mundësi udhëtimi konkurrojnë me qindra e mijëra individë.

MËNYRAT E KRYERJES SË HAXHIT

E tërë ecuria e ceremonive të Haxhit përbëhet nga shumë veprime, të cilat në disa segmente dallojnë në varësi nga nijeti se për cilën mënyrë është përcaktuar. Ai që merr rrugën e Haxhit, kur arrin në ndonjërën nga pikat e caktuara për veshjen e petkut të Haxhit (ihramit) në momentin kur e bën nijetin, është mirë (synet) të jetë i vetëdijshëm se për çfarë mënyre të kryerjes së Haxhit ka vendosur. Edhe pse nuk prish punë që më vonë, deri në një periudhë të caktuar, të bëjë ndonjë zgjedhje tjetër përbrenda tri praktikave të njohura.

Në bazë të asaj që u tha, duhet ta bëjmë të qartë se për kryerjen e Haxhit ka tri mënyra dhe në të gjitha situatat ka të bëjë me caktimin e lidhshmërisë në mes Haxhit dhe umres, gjegjësisht se a do ta kryejë Haxhin vetmas apo do ta bashkojë me umren, dhe t'i kryejë së bashku, me një veprim. Sikur u tha, Haxhi është tri llojesh:

1. EL IFRADU (KRYERJA E HAXHIT VETMAS)

Në momentin kur haxhiu vesh ihramin, e bën nijetin se do ta kryejë vetëm Haxhin, fillon leximin e telbijes duke thënë "Leb-bejke bihaxhin". Më pastaj vazhdon rrugën derisa të hyjë në Mekë, bën tavafin e arritjes (kudumin) dhe vazhdon të mbetet i veshur në ihrame derisa të vijë koha e veprimeve të Haxhit. Qëndron në Arafat, natën e kalon në Muzdelife, i hedh guralecët, kryen tavafin kryesor (El Ifada), sa'jin (vrapimin në mes Safas dhe Merves), i hedh guralecët në ditët e mbetura. Pas përfundimit të të gjitha veprimeve që lidhen me Haxhin, nëse do, kthehet në mikatin e mekasve dhe vesh rishtazi ihramin, në mënyrë që të kryejë umren. Sipas medhhebit Shafii dhe Maliki, kjo është mënyra më e vlefshme e kryerjes së Haxhit.

Një kohë të gjatë haxhinjtë nga Kosova, Haxhin e kryenin në mënyrë masive në këtë mënyrë.

2.TEMETU (NDARJA E UMRES NGA ECURIA E HAXHIT)

Umreja i paraprin Haxhit kur me rastin e veshjes së ihramit, fillimisht, nga mikati, bëhet nijeti për kryerjen e umres, duke thënë: "Lebejke bi umretin". Haxhiu hyn në Mekë, plotëson veprimet e umres duke bërë tavafin, sa'jin, rruan apo shkurton flokët dhe kështu përfundon umren e lirohet- heq ihramin.

Më pastaj është i lirë deri në ditën e tetë të muajit Dhul –Hixhxhe, kur i vesh ihramet duke qenë në vendbanimin e tij në Mekë, qëndron në Arafat dhe i kryen veprimet e Haxhit, sipas radhës, deri në përfundimin e tyre. Kështu, haxhiu ka kryer umren e plotë duke e pasuar me Haxhin e plotë, që të dyja ndarazi. Sipas medhhebit Hanbeli kjo është mënyra më e vlefshme e kryerjes së Haxhit.

Që kjo mënyrë e kryerjes së Haxhit të jetë e vlefshme, është obliguese që Haxhi dhe umreja të jenë patjetër në vijën lineare, domethënë të kryhen në një udhëtim, dhe kjo gjithsesi në kohën e Haxhit. Ky është mendim unanim i fukahenjve (xhumhurit).

3. EL KIRAN (BASHKIMI I VEPRIMEVE TË HAXHIT DHE UMRES)

Kur haxhiu vesh ihramin, e bën nijet kryerjen e Haxhit dhe të umres duke thënë: " Leb-bejke bihaxhin ve umretin". Kur arrin në Mekë, kryen tavafin e kudumit (me rastin e arritjes), bën sa'jin dhe pastaj vazhdon të qëndrojë në veshjet e haxhit (ihrame) derisa të vijë koha për fillimin e veprimeve të Haxhit. Ai qëndron në Arafat, natën e kalon në Muzdelife, i hedh gurët dhe kryen tavafin kryesor (El Ifada), bën sa'jin në mes Safas e Merves, dhe kështu kryen të gjitha veprimet e tjera që lidhen me Haxhin. Në këtë rast nuk ka nevojë që, për shkak të umres, të kryejë edhe një tavaf dhe sa'jin. Për këtë i mjafton ajo që ka bërë për Haxhin. Sipas mendimit të shumicës së dijetarëve (xhumhurit), atij që kryen Haxhin sipas kiranit, i mjafton një tavaf dhe një sa'j. Nëse e ka kryer me rastin e arritjes në Mekë, me nijetin e umres, këtë nuk e kryen pas përfundimit të Haxhit. Në të kundërtën, duhet ta kryejë.

Sipas medhhebit Hanefi, kjo është mënyra më e vlefshme për kryerjen e haxhit.[4] Kur kryhet Haxhi Temetu dhe Kiran, është e detyrueshme të pritet kurban. Për këtë mjafton së paku një dele, që duhet të pritet në Mekë gjatë ditëve të caktuara për prerjen e Kurbanit. Nëse nuk ka mundësi ta bëjë këtë, atëherë duhet të agjërojë dhjetë ditë, prej tyre, tri derisa të gjendet në Haxh, dhe këto duhet të kryhen gjithsesi, më së voni deri ditën e Arafatit. Në të kundërtën, obligohet të presë kurban. Shtatë ditët e tjera duhet t'i agjërojë pasi të kthehet në shtëpi.

QËNDRIMI NË ARAFAT

Në ditën e nëntë të muajit Dhul-hixhe haxhinjtë qëndrojnë në rrafshnaltën e Arafatit. Koha e parë për qëndrim fillon që nga zevali (mesdita kur dielli është në zenit) dhe zgjat deri në agimin e ditës tjetër (ditës së Bajramit). Sipas disa dijetarëve, koha e parë për qëndrimin në Arafat nis që nga agimi i ditës së Arafatit. Nëse haxhiu brenda kësaj periudhe kohore qëndron në Arafat, qoftë edhe për ndonjë moment, llogaritet se ka përmbushur shtyllën kryesore të Haxhit. Natyrisht, këto janë limitet që përcaktojnë fillimin dhe mbarimin, se përndryshe, brenda kësaj periudhe kemi limite të tjera kohore. Aty qëndrojnë duke u lutur dhe duke kërkuar mirësitë që Allahu u ka premtuar.

Haxhinjtë qëndrojnë në Arafat gjatë tërë ditës. Sipas shumicës së dijetarëve, është vaxhib që haxhiu të jetë në Arafat deri në perëndimin e diellit, e pastaj të lëvizë drejt Muzdelifes, kështu që, me qëndrimin e tij, bën lidhjen në mes ditës dhe natës.

Ky qëndrim paraqet tubimin më madhështor të myslimanëve, të cilët që të gjithë tubohen në një vend dhe për të njëjtin qëllim.

Qëndrimi në Arafat është shtylla kryesore, pa të cilën Haxhi nuk është i vlefshëm dhe, nëse dikujt i kalon pa kryer qëndrimi në Arafat, qoftë edhe për ndonjë moment, Haxhi i tij është i pavlefshëm dhe gjithsesi duhet ta përsërisë një herë tjetër. Faktin se qëndrimi në Arafat paraqet shtyllën kryesore të Haxhit, e gjejmë në hadithin e Muhamedit a.s.:" El haxhu Arefetun" / Haxh është Arafati. Kjo nënkupton se ky veprim është vetë Haxhi, prandaj pa të Haxhi nuk është i vlefshëm.

Veprimi më i vlefshëm në këtë ditë është lutja. Pejgamberi a.s. thotë: "Duaja më e vlefshme është ajo e Arafatit. Duaja më e vlefshme që kam thënë unë dhe pejgamberët para meje, është:"

**LA ILAHE IL-LA LLAHU VAHDEHU LA SHERIKE LEHU, LEHUL MULKU, VE LEHUL HAMDU, VE HUVE ALA KUL-LI SHEJIN KADIJR".**

**(TIRMIDHIU DHE TË TJERËT).**

(1) Muslimi me koment të Neveviut 9/101 .(2) Tefsiri i Kurtubiut 4/143. (3) Vehbetu Ez Zuhejli " El Fikhul Islamiju ve Ediletuhu" 3/41 . (4) Abdulgani El Gunejmi " El-lubab fi sherhil kitab 1/169 .

Dr. Fahrush REXHEPI

# Rëndësia e Haxhit, kushtet dhe rregullat e tij



Dihet se menjëherë pas muajit të Ramazanit, fillojnë muajt e Haxhit, të cilët, sipas kalendarit hënor, janë muajt sheval, dhul-ka`de dhe dhjetë ditët e para të Dhul-hixhes. Për këtë adhurim (ibadet) Allahu xh.sh. në Kur'an thotë: "Haxhi është në muajt e mirënjohur".[1] (El-Bekare, 197).

Me shprehjen "muaj të mirënjohur" nënkuptojmë muajin e dhjetë, njëmbëdhjetë dhe muajin e dymbëdhjetë (dhjetë ditët e para të muajit të dymbëdhjetë) të kalendarit islam. Në stinën e Haxhit, kushdo që ndodhet në Qabe ose në rrethinën e saj, është i sigurt, siç theksohet në Kur'an: "Dhe kur shtëpinë (Qabenë) e bëmë vend kthimi dhe vend sigurie për njerëzit"…[2] (El-Bekare,125).Në këtë muaj të shenjtë, në Qabe dhe në rrethinën e saj ndalohen vrasja, lufta, konfliktet dhe gjithçka tjetër që është në kundërshtim me vlerat njerëzore. Për këtë arsye Allahu xh.sh. ka urdhëruar që kushti i pestë i Islamit të kryhet në këtë muaj të shenjtë.

NORMA E HAXHIT NË ISLAM

Kryerja e Haxhit sipas Sheriatit islam është farzi Ajn dhe një prej pesë shtyllave të Islamit (detyrim individual) i argumentuar në Kur'an dhe në Synetin e Pejgamberit a.s., që është bërë obligim nga fundi i vitit të nëntë h.. Çdo mysliman a myslimane që ka pasuri, e ka për obligim që, brenda mundësive shëndetësore dhe materiale, të kryejë kushtin e pestë të Islamit-Haxhin. Njeriu që kryen këtë obligim, quhet haxhi, kurse vetë ceremonia e kryerjes së kësaj detyre quhet Haxh, ose, siç përdoret tek ne - haxhillëk.

Ky farz i Islamit vërtetohet në Kur'an dhe hadith. Si dëshmi po përmendim disa ajete të Kur'anit, të cilat flasin për këtë kusht-detyrim islam: "Për hir të All-llahut, vizita e Shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo"[3] (Ali-Imran, 97.)

Gjithashtu Allahu i Lartëmadhëruar në Kur'anin famëlartë thotë: "Dhe thirr ndër njerëz për haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura, që vijnë prej vendeve të largëta".[1] (El-Haxh,27).Po ashtu, ka disa dijetarë të cilët konsiderojnë se kryerja e Haxhit është bërë obligim në ajetin: "E kryeni haxhin dhe umren për hir të Allahut"...[4] (El-Bekare,196).

Për të qenë Haxhi i pranuar (Mebrur) tek Allahu xh.sh., duhet të jemi të përgatitur mirë për haxh, të mos bëjmë mëkate gjatë kohës së Haxhit, të mos bëjmë hipokrizi dhe që, pas Haxhit, të mos bëjmë mëkate. Vetëm me plotësimin e këtyre kushteve Haxhi mund të jetë i vlefshëm dhe i pranuar. E për Haxhin (Mebrur), Pejgamberi a.s. ka thënë: "Për haxhin mebrur nuk ka shpërblim tjetër përveç Xhennetit". (Buhariu dhe Muslimi).

KUSHTET E OBLIGUESHMËRISË SË HAXHIT

Që një mysliman të obligohet për të kryer Haxhin, duhet t`i plotësojë këto kushte:

1. Të jetë mysliman: Haxhi është një prej pesë shtyllave të Islamit, për të cilin obligohen vetëm myslimanët. Nga jomyslimani nuk kërkohet kryerja e Haxhit, përveç nëse ai paraprakisht pranon Islamin. Nëse myslimani ka kryer Haxhin dikur dhe më pastaj ka braktisur fenë islame, pas pranimit të sërishëm të Islamit, përsëri duhet ta kryejë Haxhin (e ka farz), nëse ka mundësi, ngase duke mohuar Islamin, i ka shlyer të gjitha veprat e kryera më herët. Allahu i Lartmadhëruar në Kur'an thotë: "Kush e mohon (tradhton) besimin, ai ka asgjësuar veprën e vet dhe në botën tjetër është prej të shkatërruarve".[5] (El-Maide,5)

2. Liria: Mbështetur në faktin se Haxhi është obligim që kryhet jo vetëm me qëndrim fizik, porse ndërlidhet edhe me posedim të mallit (pasurisë), liria është kusht që Haxhi të jetë i obliguar, sepse robi nuk ka të drejtë në pasurinë e zotërisë së tij, ndërkohë që ai nuk posedon pasuri vetanake.Po ashtu, që ai të mos jetë i kërcënuar nga ndonjë dënim apo burgosja, e të ngjashme nga prijësi tiran apo nga armiku.

3. Të jetë i moshës madhore: Për të qenë Haxhi obligim (farz) për një besimtar, është kusht mosha madhore e tij. Haxhi nuk është obligim për fëmijët, sepse obligimet fillojnë me arritjen e fazës së pubertetit, që do të thotë se mosha madhore është kusht që Haxhi të bëhet farz (obligim) për një mysliman. Në rast se kryen haxhin një person i moshës jomadhore, haxhi i tij nuk është pengesë, veçse konsiderohet nafile (vepër vullnetare) dhe, pasi të arrijë moshën madhore, ai duhet ta kryejë Haxhin e obliguar (farz).



## "DHE KUR SHTËPINË (QABENË) E BËMË VEND KTHIMI DHE VEND SIGURIE PËR NJERËZIT"...
(EL-BEKARE,125)

4.Të jetë i arsyeshëm-i mençur: Arsyeshmëria dhe shëndeti i mirë në aspektin mendor, është parakusht që Haxhi të bëhet obligim-farz për secilin mysliman. Haxhin nuk e ka obligim ta kryejë personi i sëmurë mendërisht. Mirëpo, nëse personi e kryen Haxhin, kur të jetë i shëndoshë dhe më pastaj sëmuret mendërisht, Haxhi që e ka kryer, konsiderohet i drejt dhe nuk është i obliguar për ta kryer sërish, kur të shëndoshet.

5. Të ketë mundësi materiale: Mundësia materiale është kusht, në mënyrë që dikush të obligohet për të kryer Haxhin –këtë farz të fesë islame. Mirëpo, nëse një skamnor e kryen Haxhin me nijetin për ta kryer farzin e Haxhit (d.m.th., haxhin që është obligim një herë gjatë jetës), ky haxh do të ishte i drejtë dhe nuk do të jetë i obliguar ta kryejë kur të krijojë mundësi për ta kryer.

I obliguar për kryerjen e Haxhit konsiderohet personi që posedon mjete - për shpenzime mesatare për rrugë dhe pa u ngushtuar materialisht, pasi të ketë plotësuar nevojat themelore dhe të domosdoshme në familje si: shtrojën, shtëpinë, furnizimin me ushqim derise të kthehet nga Haxhi, libra për mësim, mjete të nevojshme për mbarëvajtjen e zanatit a të profesionit me të cilin siguron kafshatën e gojës për familje, larjen e borxheve etj..

Nëse dikush posedon shtëpi, e cila nuk i nevojitet për banim, ose mobilje që nuk i përdor, ose tokë të cilën e nuk e punon, ose teprica të tjera të ngjashme me to, që i tejkalojnë nevojat e tij, është i detyruar t`i shesë ato për të siguruar mjetet për Haxh, nëse me shitjen e tyre mund të sigurojë mjete të mjaftueshme.

Është me rëndësi të theksojmë se vonimi i Haxhit për shkak të pamundësive për të blerë dhurata për të afërmit, nuk mund të jetë arsyetim, sepse kjo nuk është prej kushteve të Haxhit. Ai që për këtë arsye e shtyn Haxhin ose për arsye se nuk mund t'u sjellë dhurata të afërmve pasi të kthehet nga Haxhi, dhe vdes para se ta kryejë këtë obligim (farz), ai ka vdekur me mëkat.

6. Haxhi nuk është obligim për një mysliman, përveç nëse posedon mjete të nevojshme në kohën e muajit të Haxhit ose në kohën e nisjes së haxhinjve nga vendi i tij. Nëse kishte pasuri më përpara, po atë e kishte shpenzuar para këtyre muajve, atëherë nuk e ka obligim Haxhin, sepse Allahu xh.sh. në Kur'an thotë: "Haxhi është në muajt e caktuar". (El-Bekare 197).

FARZET E HAXHIT

1. Ihrami: Me hyrjen në Ihram nënkuptohet marrja e vendimit për kryerjen e Haxhit. Me Ihram hyjmë në obligimet e Haxhit edhe me mendje (nijet), edhe me obligime në praktikë, ashtu siç hyjmë në namaz fillimisht me nijetin e pastaj me tekbirin fillestar dhe me veprime të tjera. Telbin mund ta zëvendësojë çdo lloj i të përmendurit të Allahut apo sigurimi i Kurbanit të Haxhit dhe marrja e tij me vete (që ishte zakon tek arabët që u vënin në qafore shenjat e deveve të caktuara për kurban, të cilat i thernin pastaj në Qabe).

Pas hyrjes në Ihram, është kusht heqja dorë nga marrëdhëniet intime gjersa të mos kryhet qëndrimi në Arefat dhe tavafi tek Umra. Kontaktet bashkëshortore para Arefatit, e prishin Haxhin. Edhe pse e prish haxhin (kush vepron sikur u tha më sipër) personi në fjalë duhet të vazhdojë t'i kryejë ceremonitë e tjera të Haxhit dhe të therë një dash (kurban) si dënim, dhe në vitin e ardhshëm ta kryejë Haxhin. Në lidhje me këtë temë, Pejgamberi a.s. ka thënë në një hadith: "Duhet të therë një kurban, ta përfundojë haxhin e filluar dhe vitin e ardhshëm sërish ta kryejë Haxhin". (Ebu-Davudi dhe Bejhekiu). Ndërsa, nëse ka pasur marrëdhënie intime pas rruarjes së kokës, po para tavafit, në këtë rast duhet të therë një dash, sepse femrat janë ende në Ihramin e tyre, po në këtë rast delikti është më i vogël, prandaj mjafton vetëm therja e një dashi për kompensim dhe jo përsëritja e Haxhit.

2. Qëndrimi në Arefat në kohë të caktuar: Qëndrimi në Arefat, qoftë edhe për një kohë të shkurtër, është farz, koha e këtij qëndrimi fillon prej kur dielli gjendet në zenit (drekë), ditën e nëntë të Dhul-hixhes deri në agimin e ditës së dhjetë të Dhul-hixhes. Ai që në këtë kohë nuk qëndron në Arefat, qoftë për pak kohë dhe pavarësisht nëse qëndron në këmbë apo ulur, zgjuar a në gjum, ai nuk ka bërë haxh, sepse Pejgamberi a.s. ka thënë: "Haxhi është Arefat. Ai që prezanton në tubimin e natës (së Bajramit) në Arefat, para ardhjes së agimit, ai ka arritur në Haxh". Është kusht që në Arefat të qëndrohet doemos i pastër nga xhenabeti me abdes, por pastrimi dhe të marrët e abdesit është synet i fortë. Lejohet dhe konsiderohet i kryer farzi i tillë nëse femra është me menstruacion (hajz) dhe në kohë pas lindjes (nifas) gjatë kohës sa është duke qëndruar në Arefat.

3. Tavafuz-Ziare (Tavafi që kryhet pas qëndrimit në Arefat): Ky tavaf është i njohur si tavaful-Ifada. Allahu i Madhëruar në Kur'an thotë: "…Dhe le të sillen (të bëjnë tavaf) rreth shtëpisë së lashtë". (El-Haxhxh, 29). Ky tavaf duhet të bëhet pas hedhjes së guralecëve në ditën e parë, të dytë ose të tretën e Kurban-Bajramit. Prej këtij obligimi haxhiu mund të lirohet vetëm nëse vdes pas Arefatit, përndryshe duhet ta kryejë tavafi-ziaren.

Vaxhibet e Haxhit janë obligime të rëndësishme që kompletojnë gjithë procedurën dhe rregullat e Haxhit. Moskryerja e vaxhibeve nuk e prish Haxhin, por përbën një mangësi, e cila kompensohet me therje kurbani në Harem, dhe kjo nëse shkak i moskryerjes së tyre është ndonjë fatkeqësi personale.Ndërsa, nëse shkak i moskryerjes së vaxhibeve është ndonjë fatkeqësi natyrore, haxhiu në këtë rast nuk është i detyruar të therë kurban. Duhet ditur se kurbani theret për shkak të moskryerjes së ndonjë vaxhibi të Haxhit, pa marrë parasysh nëse është lënë qëllimisht apo jo, ose gabimisht. Ai që nuk e kryen qëllimisht, është mëkatar më i madh. Me therjen e Kurbanit vetëm përmirësohen gabimet e Haxhit, kurse, për shkak të mëkatit të kryer, pas përmirësimit të gabimeve duhet të bëhet tevbe.

VAXHIBET E HAXHIT

1. Ihrami; Haxhi dhe Umreja nuk mund të kryhen pa Ihram. Me veshjen e Ihramit nënkuptohet që haxhiu ka vendosur të kryejë Haxhin apo Umren. Për sa i përket nijetit për veshjen e Ihramit, atë mund ta bëjmë vetëm me zemër.

2. Sa`ji-vrapimi në mes kodrave Safa dhe Merve: Vrapimi duhet të fillojë prej kodrës Safa deri në kodrën Merve, që konsiderohet një sjellje.

## "...DHE LE TË SILLEN (TË BËJNË TAVAF) RRETH SHTËPISË SË LASHTË"
(EL-HAXHXH,29)



Kështu duhet të veprohet shtatë herë. I sëmuri dhe ai që nuk mund të ecë, lejohet ta bëjë sa`jin me mjete të tjera të bartjes. Sa`ji duhet të kryhet patjetër pas tavafit.



3. Qëndrimi në Muzdelife: Musdelifja është vend në mes Arefatit dhe Mines, ku haxhiu e ka obligim (vaxhib) të qëndrojë qoftë edhe për një kohë të shkurtër. Personit të sëmurë, të dobët fizikisht, qoftë grua a burrë, që frikësohet për shëndetin apo nga rrethana të tjera për shkak të grumbullimit të madh të njerëzve, i lejohet të mos qëndrojë në Muzdelife. Koha e qëndrimit aty, sipas medhhebit hanefi, është prej para agimit e deri në lindjen e diellit.

4. Hedhja e guralecëve: Guralecët së pari hidhen në ditën e parë të Kurban-Bajramit në Xhemeretul akabe (Guri i madh), kurse në dy ditët e tjera hidhen në të tri xhemeratet. Në xhemrën e parë duhet të hidhen shtatë guralecë një nga një. Koha e hedhjes në këtë xhemre fillon prej sabahut të ditës së Bajramit deri në sabahun e ditës së dytë. Në ditën e dytë dhe të tretë idhen guralecët në të tri xhemeratet nga shtatë, duke filluar nga i vogli, tek i mesmi dhe në fund, në xhemretul akabe. Me rastin e çdo hedhjeje, duhet të shqiptohet fjala "All-llahu ekber". Në vend të të sëmurit dhe të dobëtit, guralecët mund t'i hedhë dikush tjetër, që është i aftë, i shëndoshë.

5. Rruajtja a prerja e flokëve: Rruajtja a prerja e flokëve është prej normave obliguese (vaxhib) të Haxhit. Sipas dijetarëve islamë, rruajtja e flokëve është më e lavdëruar se prerja e tyre. Kjo vlen për meshkuj, kurse për gra është më e parapëlqyer prerja e flokëve. Personi që nuk ka flokë, sipas



hanefinjve, duhet të rruajë kokën me mjete të rrojes. Koha e rruajtjes a prerjes së flokëve fillon pas hedhjes së guralecëve në xhemretul akabe dhe zgjat deri në ditën e tretë të Kurban-Bajramit.

6. Tavaful veda: Ky është tavafi lamtumirës, që është vaxhib për secilin haxhi që nuk jeton në Mekë. Nëse dikush largohet nga Meka pa e kryer këtë tavaf, po të ketë mundësi, duhet të kthehet për ta kryer tavafin, se përndryshe, nëse nuk mund të kthehet, duhet të presë një kurban për kompensim.

SYNETET E HAXHIT

Tavaful Kudumi, pastrimi apo marrja e abdesit para veshjes së Ihramit, pastaj qëndrimi dhe fjetja në Mine në natën e Arefatit, bujtja në Muzdelife, qëndrimi në Mine gjatë ditëve të hedhjes së guralecëve, falja e dy rekateve pas veshjes së Ihramit, zbulimi i krahut të djathtë në tri sjelljet e para të tavaful kudumit, ecja e shpejtë në tri sjelljet e para të këtij tavafi, pastaj nisja nga Mina për në Arefat në ditën e nëntë të Dhul-hixhes pas lindjes së diellit, vrapimi në sa`j në mes shenjave, shqiptimi i shpeshtë e telbijes, ihrami të jetë prej dy pjesësh të bardha dhe pastrimi para hyrjes në Mekë.

Literatura e konsultuar: 1. Haxhi, rregullat e kryerjes së haxhit, Abdulhamid Mahmud Tuhmaz, SH.K. "Drita-Gjilan" Gjilan, Shtëpia Botuese "Drita e Jetës" Gjilan, 2004. 2. Pesë shtyllat e fesë islame, Fahrudin Ebibi, Irfan Abazi, Taxhedin Bislimi, Jusuf Zimeri, Shkup, 1419/1998 3. Fikhul Ibadat, mr.Flamur Sofiu, Prishtinë, 2008. 4. Hutbet e xhumasë, Imam Imer Jusufi, Kërçovë, 2006. 5. Ligjërata javore, Fehmi Raqipi, Logos-A, biblioteka Mendimi Islam, Shkup 2006.

Dr. Jusuf EL-KARDAVI

# Ndalesë me haxhinjtë

FLLADI I DITËVE TË BEKUARA

Në këto ditë fisnike, të cilat konsiderohen prej ditëve më të dashura tek Allahu xh.sh.dhe veprat e mira gjatë këtyre ditëve janë më të dashura tek Allahu sesa gjatë ditëve të tjera, e ato janë dhjetë ditët e para të muajit Dhul-Hixhxhe, gjatë të cilave Allahu xh.sh. ia ka ligjësuar njeriut që t'I afrohet Atij sa më shumë me: tehlil (duke thënë: la ilahe il-lall-llah), tekbir(Allahu Ekber),tesbih (subhanall-llah), tahmid (elhamdu lil-lah), lëmoshë, vepra të mira dhe me agjërim. Në këto ditë të bekuara drejt nesh fryn era e haxhinjve, drejt nesh fryn flladi i Haxhit, vjen erë e mirë nga Toka e Shenjtë, nga Meka e bekuar. Drejt nesh fryjnë këto erëra dhe fllade, që të nuhatim aromën e tyre dhe të jetojmë në këtë atmosferë hyjnore, në atmosferën e këtij rituali dhe obligimi madhështor, i cili është shtylla e pestë e Islamit, vizita e Shtëpisë (Qabesë) për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo.



TË PARËT TANË PESË KOHËT E NAMAZEVE I QUANIN "PESHORE TË DITËS", XHUMANË E QUANIN "PESHORE TË JAVËS", MUAJIN E RAMAZANIT E QUANIN "PESHORE TË VITIT", NDËRSA HAXHIN E QUANIN "PESHORE TË JETËS".

ADHURIMET ISLAME MATERIALE DHE FIZIKE

Islami na ka ligjësuar obligime, rituale dhe adhurime, disa prej të cilave dijetarët i quajnë adhurime fizike, e disa të tjera i quajnë adhurime materiale, ndërsa disa të tjerë kanë elemente ndërmjet adhurimeve fizike e materiale. Namazi është adhurim fizik, që e bën me trupin tënd, i tillë është edhe Agjërimi, kurse Zekati është adhurim material.

HAXHI ËSHTË ADHURIM MATERIAL DHE FIZIK

E Haxhi është adhurim gjithëpërfshirës: adhurim fizik dhe adhurim material. Njeriu gjatë Haxhit përpiqet dhe orvatet, mundohet me trupin e tij, zhvendoset prej vendit të tij në ato toka të shenjta, dhe jeton një jetë të thjeshtë, që është e ngjashme me jetën e kampistëve dhe endacakëve në shatorre, fle mbi dhe e guralecë, lëviz duke u rrotulluar rreth Qabesë, duke ecur ndërmjet Safasë dhe Merves, - të gjitha këto kërkojnë përpjekje fizike, ecje e lëvizje. Nga një aspekt tjetër, kërkohet edhe pasuria. Njeriu ka nevojë të domosdoshme për pasuri - që të udhëtojë në ato vende. Allahu nuk kërkon nga njeriu që të shkojë në ato vende duke ecur në këmbë, po ai shkon hipur mbi ndonjë mjet udhëtimi. Për këtë arsye, nga mundësitë e udhëtimit për Haxh, konsiderohet që të posedojë ushqim dhe mjet udhëtimi.Nëse dëshirojmë të shprehemi me shprehje bashkëkohore për ushqimin dhe mjetin e udhëtimit,themi: të posedojë shpenzimet e udhëtimit për në Shtëpinë e Allahut, dhe shpenzimet e qëndrimit të tij në Tokën e Shenjtë gjatë kohës së nevojshme për të, çdo njeri, aq sa ka nevojë për vete, pa bërë shpërdorime dhe as koprraci, dhe t'u lërë fëmijëve të tij aq sa kanë nevojë dhe sa u mjafton atyre derisa të kthehet, e të mos i lërë ata pa asgjë. Për këtë arsye, Haxhi është adhurim fizik dhe material. Meqë Haxhi është adhurim i kushtueshëm deri në këtë masë, Allahu xh.sh. e ka obliguar një herë gjatë jetës së njeriut. Namazi duhet të falet për çdo ditë nga pesë herë; zekati jepet kur të plotësohet numri i caktuar në kafshë (njëherë në vit) ose kur njeriu t'i korrë (vjelë) frutat; agjërimi është obligim për çdo vit nga një muaj, ndërsa Haxhi një herë gjatë jetës së njeriut, lehtësim për njerëzit. Për këtë arsye, të parët tanë pesë kohët e namazeve i quanin "peshore të ditës", Xhumanë e quanin "peshore të javës", muajin e Ramazanit e quanin "peshore të vitit", ndërsa Haxhin e quanin "peshore të jetës".



DISA URTËSI TË OBLIGIMIT TË HAXHIT

1- BINDJA DHE NËNSHTRIMI NDAJ ALLAHUT XH.SH.

Islami erdhi me adhurim ndaj Allahut xh.sh., që Allahu të thotë: "Kam urdhëruar dhe kam ndaluar", ndërsa robi thotë: "Dëgjova dhe respektova (Urdhrin)". Allahu të ka urdhëruar që të shkosh në këto toka, të dëgjosh e të respektosh, të sillesh rreth Qabesë shtatë herë, as pesë e as dhjetë herë jo, po shtatë herë, domethënë shtatë, të fillosh rrotullimin prej Gurit të Zi, e nuk të llogaritet rrotullimi rreth Qabesë (tavafi) veçse prej Gurit të Zi.Guri i Zi nuk është objekt adhurimi tek myslimanët, siç pretendojnë disa misionarë, jo, Guri i Zi është fillimi i tavafit. Myslimanët nuk adhurojnë gurin dhe as Qabenë, po ato janë simbole. Myslimani, kur rrotullohet rreth Qabesë, e puth Gurin e Zi ose e përshëndet me dy duart e tij apo bën me shenjë nga ai duke thënë: Bismil-lahi vall-llahu ekber (në emër të Allahut, Allahu është më i Madhi).

Besimtari rrotullohet rreth Qabesë shtatë herë duke iu bindur dhe nënshtruar Urdhrit të Allahut xh.sh. dhe duke E lutur Atë, e në veçanti ndërmjet Ruknit Jemanij dhe Gurit të Zi. Pastaj i fal dy rekate pas Mekami (vendit të) Ibrahimit (i tërë vendi i Qabesë është Mekami Ibrahim, sikur të falej në cilindo vend të Qabesë, do të vlente dhe do të zërë vendin e Mekami Ibrahimit), fal një namaz të lehtë të përbërë prej dy rekatesh, ashtu që të mos i lëndojë njerëzit e as t'i ngushtojë ata. Në rekatin e parë, pas sures El-Fatiha, lexon suren El-Kafirun, ndërsa në rekatin e dytë, gjithashtu pas sures El-Fatiha, lexon suren El-Ihlas. Pastaj pi ujë prej ujit të Zemzemit, dhe E lut Allahun kur ta pijë ujin, duke thënë: "O Allahu im, kërkoj nga Ti dituri të dobishme, furnizim të gjerë dhe shërim nga çdo sëmundje". Pastaj haxhiu shkon në Safa dhe Merve, qëndron në atë kodër, ku ka qëndruar Pejgamberi a.s., dhe e ka filluar ecjen (sa'jin) prej Safasë, dhe ka ecur shtatë xhiro, e e ka mbaruar ecjen në Merve.

Ndërmjet Safasë dhe Merves ekzistojnë dy shenja të gjelbra të dukshme e të qarta, ndërmjet të cilave haxhiu duhet të vrapojë, duhet të jetë më i shpejtë në ecje, duke e kujtuar atë që i ka ndodhur nënës së Ismailit a.s. (Haxheres), kur ajo vraponte për të kërkuar ujë për foshnjën e saj, e me mall E luste Allahun, derisa Allahu nxori prej tokës dhe prej nën këmbëve të saj ujin "Zemzem". Haxhi është gjallërim i kujtimeve të vjetra dhe të reja: kujtimet e Ibrahimit a.s. nga e kaluara, dhe kujtimet e Muhammedit a.s. nga e tashmja. Në ato ditë, myslimani jeton me Ibrahimin a.s. dhe me Muhammedin a.s., duke Iu bindur Allahut xh.sh..

Ibrahimi a.s. i gjuajti guralecët atëherë kur djalli dëshiroi ta cyste dhe ta joshte e ta provokonte që të mos e bënte Kurban të birin, Ismailin a.s..Myslimani I bindet Allahut të Lartësuar dhe E adhuron Atë me gjuajtjen e guralecëve.

Disa njerëz thonë: Ç'është vlefta e gjuajtjes së guralecëve? Gjuajtja e guralecëve personifikon të keqen (sherrin), për këtë arsye njeriu duhet ta gjuajë këtë të keqe. Është simbol për shpalljen e rezistencës, këmbëngulje për luftimin e të këqijave. Në këtë mënyrë njerëzit e përfytyrojnë këtë çështje, saqë për gjuajtjen e guralecëve njerëzit thonë: shejtani i madh, shejtani i mesëm dhe shejtani i vogël, ose: gjyshi, biri dhe nipi. Njerëzit e përfytyrojnë djallin, për këtë arsye e gjuajnë me guralecë, madje dikush e gjuan edhe me këpucët e tij e me gjëra të tjera edhe se kjo nuk është e lejuar. Haxhi është i mbushur me këtë gjuhë simbolike, e simbolika është gjuhë internacionale, që mund ta kuptojë çdo njeri. Pra,Haxhi është personifikim i parimit të adhurimit për Allahun.

**HAXHI ËSHTË GJALLËRIM I KUJTIMEVE TË VJETRA DHE TË REJA: KUJTIMET E IBRAHIMIT A.S. NGA E KALUARA, DHE KUJTIMET E MUHAMMEDIT A.S. NGA E TASHMJA. NË ATO DITË, MYSLIMANI JETON ME IBRAHIMIN A.S. DHE ME MUHAMMEDIN A.S., DUKE IU BINDUR ALLAHUT XH.SH.**



2- UNITETI DHE HARMONIA

Allahu xh.sh. i mbledh njerëzit nga të gjitha anët e botës, nga Lindja e Perëndimi, arabët dhe joarabët, nga ngjyrat e ndryshme ndërmjet të bardhëve e të zinjve, nga popujt e ndryshëm, me poste e pozita të ndryshme, nga shtetet e ndryshme, Islami i ka shkrirë në një vend, besojnë në Një Zot, pasojnë një Pejgamber, drejtohen nga një kible, kryejnë të njëjtat rituale, thirrja e tyre është e njëjtë:

**"LEBBEJKE ALLAHUMME LEBBEJK ...".**

Islami erdhi për të personifikuar unitetin e myslimanëve me këtë obligim. Uniteti islam manifestohet në këtë Haxh, në këtë sezon madhështor. Nuk ka dallim ndërmjet myslimanëve gjatë këtyre ritualeve dhe para Shtëpisë së Allahut (Qabesë), të

gjithë janë të barabartë. Në këtë obligim manifestohet universaliteti i Islamit. Kjo është feja universale, feja e të bardhëve dhe të zinjve, feja e lindorëve dhe perëndimorëve, feja e të gjitha racave, ngjyrave, gjuhëve dhe vendeve. Ky është një kongres i myslimanëve nga mbarë bota, në të nuk ka ftuar ndonjë mbret, kryetar, qeveritar apo ministër, po ka ftuar Zoti i robërve, Allahu i Lartësuar. Ai i ftoi njerëzit në këtë vend, në të cilin personifikohet universaliteti i Islamit.

3 - PAQJA

Prej kuptimeve që personifikon ky Haxh, është "paqja". Haxhi është udhëtim i Paqes, gjatë tij njeriu duhet të jetë i qetë, paqësor dhe tolerant, saqë edhe grindja është e ndaluar gjatë kohës së Haxhit. Mos u grind me shokun tënd, as me atë prej të cilit blen apo të cilit i shet diçka. Bëhu i qetë, i thjeshtë, i butë e shpirtbutë, derisa të kalojë ky udhëtim në paqe. Paqe madje edhe me kafshët, haxhiut nuk i lejohet t'i gjuajë gjallesat tokësore, as lepujt, as thëllëzat, as drerët ose kafshë të ngjashme me to (el-Maide, 95.) Allahu xh.sh. dëshiron që myslimani të jetë paqësor në këto toka të shenjta, paqësor me kafshët, madje edhe me bimët, gjatë kohës së Haxhit në Mekë nuk priten as bimët e as bari i saj, përveç druve të zjarrit për ndezje ose diçka e ngjashme me to. Gjatë muajve të Haxhit, nuk lejohet as lufta (el-Huxhurat, 13.) Kështu dëshiron Islami, që t'i mësojë myslimanët të jetojnë në vende të paqes, në muajt e paqes, në një gjendje (i veshur me ihrame) të paqes, përveç nëse dikush i sulmon ata. Nëse sulmohen, atëherë ata do të vetëmbrohen.





## HAXHI I PRANUAR (I KRYER ME DINJITET) PA MËKATE E I RESPEKTUAR (TEK ALLAHU), PËR KËTË S'KA SHPËRBLIM (TJETËR) PËRVEÇSE XHENNETI"

(TABERANIU)

4- BARAZIA

Prej parimeve që personifikohen në obligueshmërinë e Haxhit, është: parimi i barazisë, vlera e barazisë. Islami erdhi për të eliminuar dallimet, për t'i zhdukur këto dallime që bëjnë veçime ndërmjet njerëzve, nga racat e tyre, ngjyrat, pozitat, vendet dhe nga gjëra të ndryshme që kanë bërë klasifikime ndërmjet njerëzve. Islami erdhi për ta shpallur barazinë ndërmjet njerëzve. Të gjitha adhurimet e Islamit, obligueshmëritë dhe ritualet e tij, konfirmojnë kuptimin e barazisë. Kur të shkojnë njerëzit të veshur me ihrame për në Haxh, i zhveshin të gjitha shenjat dalluese e i veshin këto rroba të bardha, që janë më të afërtat dhe mund t'i ngjajnë veshjes me të cilën varroset i vdekuri mysliman (qefinit), për t'ua kujtuar njerëzve Ahiretin (botën tjetër), ua kujton Ditën e llogarisë. Njerëzit i zhveshin gjërat që i dallojnë nga njëri-tjetri, njerëzit i sheh t'i kenë veshur këto rroba të bardha e nuk mund të dallosh udhëheqësin nga nëpunësi, as të pasurin nga i varfri, e as ministrin nga rojtari, - të gjithë janë të barabartë. Haxhi erdhi për të konfirmuar barazinë për të cilën dallohet Islami. Qytetërimi ekzistues është qytetërim dallues i racave dhe ngjyrave,saqë edhe kishat tek perëndimorët janë të ndara, ekzistojnë kisha për të bardhët dhe të tjera për të zinjtë, ata nuk e dinë barazinë.

HAXHI I PRANUAR DHE KUSHTET E TIJ

Myslimani ndien (nevojën) për një mbushje të besimit më të fortë sesa mbushja e zakonshme. Për këtë arsye, shumë njerëz shkojnë si mëkatarë në ato vende dhe kthehen të penduar nga efekti i kësaj mbushjeje, madje shumë njerëz pendimin e tyre e varin me Haxhin. Haxhi ia jep besimtarit këtë mbushje, e sidomos Haxhi i pranuar, për të cilin Pejgamberi a.s. ka thënë: "Umra deri në umre është mbulesë-falëse kundër e mëkateve të haxhiut (të bëra ndaj Allahut xh.sh.),ndërsa Haxhi i pranuar (i kryer me dinjitet) pa mëkate e i respektuar (tek Allahu), për këtë s'ka shpërblim (tjetër) përveçse Xhenneti" (Taberaniu në "Evset".).

Ç'është Haxhi i pranuar, për të cilin njerëzit luten për njëri-tjetrin duke thënë: Allahu ta bëftë Haxhin të pranuar, mundin tënd të falënderuar dhe mëkatet të falura?

Përktheu nga Gj. Arabe Mr. Faruk Ukallo "Ligjëratat e Shejh El-Kardavit",, Kajro, 2005, vëllimi VI.



**Driton ARIFI**

# Haxhi, obligim jetësor i myslimanit

**“DHE THIRR NDËR NJERËZ PËR HAXHIN, SE TË VIJNË TY KËMBËSORË E EDHE KALORËS ME DEVE TË RRASKAPITURA, QË VIJNË PREJ RRUGËVE TË LARGËTA.”**

**(EL-HAXHXH, 27)**

Ishte kjo thirrja me të cilën Allahu i Lartmadhërishëm iu drejtua të dërguarit të tij, Ibrahimit a.s., pasi kishte përfunduar ndërtimin e Shtëpisë së Shenjtë-Qabesë, në vendin e shenjtë në Mekë. Kjo thirrje kumboi fuqishëm në zemrat e atyre që kishin besuar Zotin e asaj Shtëpie, i bëri ata që t'i përgjigjeshin ftesës me plot respekt, përulje dhe kënaqësi. Të Shtëpisë së Shenjtë, së cilës, gjatë gjithë epokave historike, iu drejtuan njerëzit në përgjithësi, kurse besimdrejtët në veçanti, në shenjë madhërimi e shenjtërimi për vendin e begatshëm, dhe vendzbritjen e shumicës së dërgesave hyjnore-Shpalljeve të Allahut Fuqiplotë. Ata e mësynë Qabenë, ndërtimi i së cilës është realizuar, sipas transmetimeve më të sakta, nga babai i njerëzimit, Ademi a.s., po që është rindërtuar më vonë nga Ibrahimi a.s. dhe i biri i tij, Ismaili a.s. Sido që të jetë, shenjtëria i është dhënë Qabesë dhe rrethinës së saj; Mekës, qysh kur Allahu xh.sh. krijoi qiejt dhe Tokën.

## HAXHI, PËRKUFIZIMI DHE OBLIGUESHMËRIA E TIJ

Në jurisprudencën islame, me Haxhin nënkuptojmë “Vizitën e Qabesë me qëllim të pastër për Allahun, për të kryer rituale të caktuara, duke vizituar vende të caktuara, dhe kjo në kohë të caktuar”. Madje ky përkufizim është shumë i përafërt edhe me kuptimin gjuhësor –etimologjik të fjalës Haxh, e cila thelbësisht ka domethënien e të synuarit të vazhdueshëm drejt një gjëje që e madhëron njeriu [1]. Prandaj përzgjedhja ishte shumë adekuate nga ana e Ligjvënësit, që këtë shtyllë të Islamit ta quante me këtë emër, ngase secili besimtar synon udhëtimin drejt Mekës së Shenjtë, sepse ajo ka zënë një vend të veçantë në zemrën e tij, duke e konsideruar vendin më të dashur mbi faqen e Tokës. Haxhi është obligimi dhe shtylla e pestë e Islamit, dhe Allahu i obligoi besimtarët që atë ta kryejnë një herë në jetë. Për obligueshmërinë e tij flasin disa versete Kur'anore, prej të cilave:

1.Fjala e Allahut xh.sh.:“E kryeni haxhin dhe umren për hir të All-llahut,..” (El-Bekare, 197). Ky është një urdhër, dhe urdhri nënkupton obligueshmërinë për të ngarkuarit me normat sheriatike, nëse nuk ekziston ndonjë argument që e zbret atë urdhër nga shkalla e obligueshmërisë.

2.Pastaj, edhe më i drejtpërdrejtë dhe më decidiv është verseti, ku Allahu xh.sh. thotë :” Për hir të All-llahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi shkuarjeje tek ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); All-llahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që bëjnë) njerëzit.”(Ali Imran, 97). Po ashtu Muhamedi a.s. e bëri të qartë këtë obligueshmëri për besimtarët në hadithet e tij, duke e konsideruar atë prej shtyllave mbi të cilat është ngritur Islami. Ai në hadithin e tij të mirënjohur që e transmeton Abdullah ibn Umeri r.a. thekson: ”Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla: Shehadetin –dëshminë se s'ka zot tjetër përveç Allahut, dhe se Muhamedi është rob dhe i Dërguar i Tij, …duke përmendur në fund ” dhe shkuarjen në Qabe për atë që ka mundësi”[2]. Njëkohësisht obligueshmëria e Haxhit është konstatuar me konsensusin e të gjithë dijetarëve islamë, prandaj nuk ka hapësirë për mëdyshje ose kontestim të tij. Por, për dallim nga obligimet e tjera, Haxhi është një obligim jetësor, që nënkupton se, nëse e kryejmë një herë në jetë, do të lirohemi nga obligimi, e nëse e kryejmë më shumë se një herë gjatë tërë jetës, atë e bëjmë vetëm si nafile-ibadet vullnetar, me se Allahu nuk na ka ngarkuar. Këtë e bën të qartë për ne Muhamedi s.a.v.s. në hadithin që e transmeton Ebu Hurejre r.a. duke thënë: ”O ju njerëz, Haxhi është bërë obligim për ju, prandaj kryejeni atë”. Njëri e pyeti:”A është obligim për çdo vit, o i Dërguar i Allahut? Muhamedi a.s. heshti derisa e përsëriti ai tri herë pyetjen, e pastaj u përgjigj: ”Sikur të thosha po, do t'ju obligohej për çdo vit dhe ju nuk do të kishit mundësi ta kryenit”[3]. Pra, mëshira e Allahut në këtë obligim është evidente, nga se janë marrë parasysh rrethanat dhe mundësitë tona skajshmërisht, duke na obliguar me këtë shtyllë madhështore vetëm një herë gjatë jetës.

## URTËSITË DHE DOBITË E HAXHIT SI SHTYLLË E ISLAMIT

Është shumë i qartë fakti se Allahu nuk i ngarkon njerëzit me asnjë obligim, dhe as i ndalon ata nga çfarëdo ndalese përveç nëse në to fshihen urtësi, mirësi dhe begati madhështore, pavarësisht se a i dimë apo nuk i dimë ne ato. Dihet se esenca e Haxhit është tubimi i një numri të madh njerëzish që synojnë çiltërimin e shpirtit të tyre në një kohë e cila u kujton atyre të kaluarën

## “E KRYENI HAXHIN DHE UMREN PËR HIR TË ALL-LLAHUT...”
(EL-BEKARE, 197)

interesante të një grupi njerëzish që i ka begatuar Allahu me dhuntitë e Tij, e këtu hyjnë pejgamberët, të sinqertët, dëshmorët dhe bamirësit. Ky tubim bëhet në një vend ku ekzistojnë fakte të fuqishme e të gjalla, të cilat pa dyshim që manifestojnë Madhërinë e Krijuesit tonë. Myslimanët nga bota anekënd synojnë ato vende që ishin ëndërr e secilit prej tyre, i vizitojnë ato duke shprehur përuljen, shpresën dhe dëshirën e flaktë për faljen e Allahut Fuqiplotë për mëkatet e tyre të shumta. Kështu, pra, kur aspiratat njerëzore tubohen për një qëllim të tillë dhe në një vend të tillë e në një kohë të tillë, s'ka dyshim se mëshira dhe falja e Zotit zbret mbi ta, një gjë që e vë në dukje edhe hadithi i Muhamedit a.s.: ”Asnjëherë nuk është parë djalli i mallkuar më i poshtëruar, e as më i nënçmuar, e as më i zemëruar sesa në Ditën e Arafatit”. Është i zemëruar dhe i poshtëruar, sepse sheh që njerëzit po i kthejnë shpinën atij, largohen nga pasimi i rrugës së tij të devijuar dhe mësyjnë ecjen drejt shtigjeve të sigurta që i do Allahu, dhe njëkohësisht ka garantuar falje për ata që me sinqeritet kanë arritur në ato vende të shenjta. Në këto vende myslimani e liron vetveten nga të gjitha brengat e preokupimet e kësaj bote, qoftë edhe përkohësisht, duke synuar kështu një rrugëtim jete, çmimi i të cilit është falja, mëshira dhe kthimi në shtëpi i liruar nga barra e rëndë e mëkateve, të cilat realisht kishin vështirësuar tej mase jetën e tij shpirtërore. Kjo është një ëndërr dhe aspiratë e çdo besimtari, prandaj me realizimin e saj, ai vëren një lehtësim të mahnitshëm shpirtëror, që i mundëson atij një jetë të lumtur deri në vdekje, por gjithsesi shpërblim madhështor pas vdekjes, atëherë kur do ta takojë Allahun e Madhërishëm, e Ai të jetë i kënaqur me të.

Ndërsa, në aspektin politik e social, Haxhi i ngjason një kongresi të madh ndërkombëtar, ku besimtarët tubohen për t'u informuar nga afër për progreset dhe të arriturat e vëllezërve të tyre anekënd botës, në njërën anë, por edhe të marrin vesh drejtpërsëdrejti për problemet, vështirësitë, preokupimet dhe sfidat me të cilat ballafaqohen ata nëpër rajonet ku jetojnë, në anën tjetër. Është ky një rast ideal edhe për prijësit shpirtërorë e politikë të Botës Islame, që të qajnë hallet e popullatës që ata udhëheqin, si dhe t'i ofrojnë njëri-tjetrit përvoja konstruktive e të mirëfillta, nëse ato ekzistojnë. Ata, me këtë rast, do të diskutojnë gjithsesi për zgjidhjen e problemeve të ndryshme bashkëkohore. Ndërsa aty, dijetarët dhe shkencëtarët myslimanë kanë mundësinë optimale që të ofrojnë dhe të prezantojnë arritjet në fushat e tyre akademike, dobia e të cilave do të duhej të zgjerohej e të përhapej, në mënyrë që të përfshijë edhe rajonet e tjera, ku ata nuk veprojnë dhe as jetojnë.

### RITUALET E HAXHIT

Ashtu siç njihet në Sheriatin islam, se çdo shtyllë ose obligim fetar ka farzet -gjërat pa plotësimin dhe kryerjen e të cilave ai do të ishte i papranuar tek Allahu i Lartmadhërishëm, po ashtu edhe Haxhi ka farzet ose shtyllat e veta, të cilat, sipas shkollës juridike hanefite, janë dy:

a) Qëndrimi në Arafat dhe
b) Tavafi i vizitës-Haxhit (Tavafu ez-zijareh)

E vaxhibet e Haxhit, për moskryerjen e të cilave obligohemi të therim kurban, janë:

a) Vrapimi në mes Safasë dhe Merves-Sa'ji;
b) Qëndrimi në Muzdelife;
c) Gjuajtja e guralecëve tek Xhemeratet për tri ditë radhazi;
ç) Shkurtimi ose rruarja e flokëve; dhe
f) Tavafi Lamtumirës(Tavaful-Veda').

[1] Fikhul Islamijj ve edil-letuhu ,Dr. Vehbet Zuhejli Vëll.3 ,fq. 2064 .Darul Fikr.Damask. 2004.[2]Transmeton Buhariu dhe Muslimi por edhe koleksionuesit e tjerë të hadithit. [3]Transmeton Muslimi 92\975 .Kapitulli i obligueshmërisë së Haxhit .



Hamdi NUHIU

# Pse Haxhi?!

Rrugëtimin do ta fillojmë këtu, në gërmadhat e mendjes dhe zemrës të lidhur pas horizontit blu! Ndoshta pamja do të na qëndisë brengat një nga një, sikur të ishin pjesë të një rrëfimi pa fund.

Sikur vezullimi të fishkëllente nga era e rëndë në shkretëtirë. Dikur jeta dukej e rënduar, e largët, e strukur nën mendësinë arkaike. Tashmë ka një arsye për secilën pyetje të dalë në skenën e ndjenjave. Ndoshta vargu i tyre do të ishte i gjatë deri në kozmos, ndoshta bishtërimi i tyre do të rikthente fuqinë e dogmës, por në esencë, fillimi është mu aty!

Ibrahimi a.s., sipas rrëfimeve kur'anore, ishte babai i të gjithë Pejgamberëve të Allahut. Zaten ai thirrej edhe si "Halilullah" – "Mik i Allahut". U kthyem tek Ibrahimi a.s. për të kuptuar e mësuar rëndësinë e të qenit rob i Allahut, i nënshtruar ndaj Allahut, thirrës, i sprovuar e pelegrin. Zaten jeta jonë në këtë botë është një pelegrinazh, që fillon me ardhjen tonë në këtë botë, e mbaron në momentin e futjes nën tokë. Në botën e mëpastajme kemi korrjen e të mbjellave nga ky pelegrinazh jete. Ndoshta për dikë do të jenë shekuj thatësie, po për disa të tjerë do të ketë fryte të llojllojshme, të cilat janë të përshkruara në gjuhën e pastër të Kur'anit. Bota e njihte Shtëpinë e Shenjtë, Qabenë!

## INJORANCA, MOSBESIMI DHE VESET E KËQIJA, E SOLLI NJERËZIMIN NË ATË NIVEL SA TË BËNTE TAVAF RRETH QABESË EDHE LAKURIQ

Por, ndryshkja e zemrave nga injoranca, mosbesimi dhe veset e këqija, e solli njerëzimin në atë nivel sa të bënte tavaf rreth Qabesë edhe lakuriq. Çmenduria e njerëzve arriti deri në atë shkallë! Ibrahimi a.s., babai i sakrificave dhe historisë së popujve në rruzullin tokësor, është rrëfimi i një tregimi të boshatisur. Ai, së bashku me djalin e tij, Ismailin a.s., u kujdesën që të ndërtonin Shtëpinë e Shenjtë, Qabenë! Zaten, kur ne kryejmë pelegrinazhin në Haxh, kujtojmë gati çdo detaj të jetës së Ibrahimit a.s..

Në këtë mënyrë mësojmë komunikimin e një babai me fëmijën e tij, mësojmë sakrificën e tij në rrugën e Zotit, mësojmë durimin e gruas së tij Haxheres, mësojmë vendosmërinë e djaloshit të tij, Ismailit a.s..Jeta e Ibrahimit a.s.është mësim dhe shembull për popuj të tërë, se si të jetojnë në paqe me Allahun dhe në dashuri e harmoni me të gjithë njerëzit e tjerë. Ai për asnjë moment të jetës së tij nuk u largua nga rruga islame, edhe pse djalli u mundua ta bindte që ta kthente veten prej vendosmërisë dhe bindjes në rrugën e Zotit. Djali i Ibrahimit a.s., gruaja e tij dhe vetë ai e gjuanin djallin me gurë, duke e larguar prej veprimit të tij për të thyer urdhrat e Zotit.

## HAXH I PRANUAR TEK ALLAHU, NUK KA SHPËRBLIM TJETËR VEÇSE PARAJSËN

Kur shkojmë dhe kryejmë Haxhin, ne nuk guxojmë të kuptojmë se po bëjmë vetëm një shëtitje në Shtëpinë e Shenjtë dhe misioni ynë të përfundojë me kaq. Ne shkojmë atje për t'u vetëdijesuar se në rrugën e Zotit do të flijojmë edhe veten, po edhe familjen tonë, dhe do të bëjmë çmos që Allahu të jetë i kënaqur me ne. Djallit të mallkuar i japim mesazhin se ai nuk guxon për asnjë moment të jetës sonë të na mashtrojë e të na ndërrojë mendjen rreth realizimit të urdhrave të Zotit me përpikëri.

Mesazhet dhe urtësitë e Haxhit janë të pafundme. Ndoshta vetë jeta jonë përfshihet aty! Jo rastësisht Resulullahu a.s. ka thënë: "Një Haxh i pranuar tek ALLAHU, nuk ka shpërblim tjetër veçse parajsën."

Haxhi është kusht i Islamit, i cili duhet të realizohet nga myslimanët një herë në jetë, pikërisht nëse ka mundësi materiale. Me këtë nënkuptojmë se myslimanët e kanë obligim të bëhen të pasur në këtë botë, se përndryshe, pa pasuri, nuk kryhen as kushtet islame, siç janë Haxhi e Zekati, po edhe kushtet e tjera islame. Islami e urren gjendjen që myslimanët të jenë të papunë, parazitë dhe të mos kërkojnë zgjidhje të efektshme në këtë botë. Islami është kundër njerëzve, të cilët, në emër të asketizmit, e urrejnë këtë botë dhe nuk punojnë në të, e në këtë mënyrë bëhen barrë e komunitetit mysliman. Nëse Allahu nuk na mundëson të jetojmë përmes një zanati të mësuar në ndonjë shkollë të mesme ose të lartë, atëherë e kemi për obligim të mësojmë ndonjë zanat tjetër, me qëllim që të mos rrimë duarkryq dhe të bëhemi barrë e shoqërisë. Allahu e urren të varfrin mendjemadh, kurse Pejgamberi a.s., në një thënie të tij, thekson: "Dora që jep, është më e mirë sesa dora që merr". Kur Omeri r.a. gjente disa të rinj që rrinin në xhami tërë ditën dhe ishin të varfër e nuk dilnin të kërkonin rrëskun e Zotit, ai me shkopin e tij i rrihte, me qëllim që t'i mësonte të mos bëheshin barrë e shoqërisë, po të kërkonin furnizimin e Zotit.

Haxhi është vëllazërim, dashuri, mirëkuptim, falje dhe lutje. Sot janë të njohura të gjitha këto terme në teori, po në praktikë asnjëri prej tyre nuk realizohet. Dikujt i bëhet e pamundshme që të kërkojë furnizimin e Allahut në këtë botë, ndërsa vëllai që ka furnizim me bollëk, nuk kujdeset për të duke u arsyetuar se ai ka punuar për atë bollëk dhe nuk ka nevojë për ta ndarë me vëllain e tij. Arsyetime të këtij lloji gjejmë shumë në mesin e shoqërisë sonë. Ne ndoshta edhe i kryejmë të gjitha ritet e Haxhit, por kemi humbur prej jetesës sonë konceptin e mirësisë, mëshirës, paqes e dashurisë. Bota është futur në zemrat tona dhe i ka egërsuar ato. Të rinjtë sillen keq me të vjetrit, të vjetrit nuk i mësojnë të rinjtë dhe nuk i vlerësojnë kontributet e tyre. Bota është shndërruar në një ferr, të cilin po e përjetojmë me sytë tanë. Po i kthyem sytë nga titulli i këtij shkrimi për të pyetur veten Pse haxhi?!, - me siguri përgjigjja e kësaj pyetjeje do të merrte një jetë të tërë hulumtimi. Prandaj, E lusim Zotin që këto shkronja të shkruhen në veprat tona të mira. Ku ta dimë, ndoshta lexuesi do të përjetojë edhe episodin tjetër!

Dr. Musli VËRBANI

# Prishja e Haxhit dhe dënimet për shkak të lëshimeve në Haxh

PRISHJA E HAXHIT

Haxhi prishet për shkak të një prej këtyre tri çështjeve:

a. Për shkak të mosqëndrimit në Arafat

- Duhet theksuar se, nëse haxhiu nuk qëndron në Arafat, qoftë me qëllim a pa qëllim, qoftë me vetëdije a pa vetëdije, prej mëngjesit të ditës së nëntë të Dhul-Hixhes e deri në agimin e ditës së parë të Kurban-Bajramit, Haxhi i tij prishet dhe ai haxhi duhet ta bëjë haxhin kaza vitin e ardhshëm.

Argument për qëndrimin në Arafat është hadithi i Pejgamberit a.s.: "Haxhi është Arafat" dhe për këtë janë pajtuar të gjithë ekspertët e jurisprudencës islame.

b. Për shkak të kontaktit martesor

- Të gjithë dijetarët pajtohen se kontakti martesor (intim) e prish Haxhin, prandaj, po të ndodhë një kontakt i tillë, haxhiu duhet ta bëjë kaza vitin e ardhshëm.

Kontakti martesor mund të ndodhë:
para qëndrimit në Arafat;
pas qëndrimit në Arafat dhe
pas tavafit kryesor (Ifada).

Nëse ndodh kontakti martesor para qëndrimit në Arafat, Haxhi nuk pranohet edhe nëse haxhiu vazhdon t'i kryejë obligimet e tjera. Përveç kësaj, haxhiu e ka vaxhib kryerjen e haxhit kaza dhe prerjen e një deleje Kurban.

Nëse ndodh kontakti martesor pas tavafit kryesor (Ifada), Haxhi nuk prishet, por në këtë rast është vaxhib prerja e një deveje Kurban.

Nëse haxhiu nuk bën marrëdhënie martesore / intime/ po vetëm kontakte të tjera, si f.v. përqafim, ledhatim apo puthje me bashkëshorten, e ka vaxhib të presë një dele Kurban.

c. Për shkak të Ihsarit (pamundësisë apo sëmundjes), e cila pengon kryerjen e farzeve

Nëse haxhiu e bën nijet kryerjen e Haxhit a të umres, por i ndodh ndonjë pengesë, si f.v. së muret, bllokohet rruga nga armiku, - Haxhi prishet dhe haxhiu e ka vaxhib të presë një kurban dhe ta bëjë kaza Haxhin vitin e ardhshëm. Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an thotë:

Kryeni haxhin dhe umren për All-llahun. Nëse në këtë rrugë pengoheni, preni Kurban. ( El-Bekare, 196)

Është i njohur rasti kur Muhamedi a.s. me ashabët , pasi e kishin bërë nijet për ta kryer umren, i qenë afruar Mekës, kishin arritur në Hudejbie dhe aty qenë penguar prej idhujtarëve kurejshë. Kur erdhi dita e parë e Kurban Bajramit Pejgamberi a.s. preu një deve Kurban dhe i qethi flokët e hoqi Ihramin. (Buhariu)

Kur haxhiu pengohet për të kryer Haxhin ose Umren për shkak të sëmundjes ose për shkak të bllokimit të rrugës nga armiku, duhet të kryejë tri veprime:

1. I qeth flokët, lirohet nga Ihrami dhe vishet me rroba të rëndomta;
2. Pret një dele Kurban dhe
3. Kur t'i mundësohet, e kryen Haxhin ose Umren kaza, por, nëse nuk i plotësohen kushtet, nuk e ka për obligim këtë veprim.

ÇKA NUK E PRISH HAXHIN, POR PAGUHET DËNIMI

- Nëse në Haxh nuk kryhet ndonjë vaxhib, paguhet me dënim, d.m.th. kompensohet dhe Haxhi nuk prishet.
- Nëse në haxh veprohet diçka që përbën ndalesë të rëndë, atëherë paguhet me dënim, d.m.th. kompensohet dhe Haxhi nuk prishet.

Dënimi mund të jetë:
- me prerje të Kurbanit
- me dhënie të Sadakasë ose
- me Agjërim.

Dënimet për shkak të veprimeve të parregullta që kryhen gjatë Haxhit, janë:
- dënimi për shkak të veshjes së rrobave të qepura;
- dënimi për shkak të përdorimit të parfumit;
- dënimi për shkak të prerjes së flokëve;
- dënimi për shkak të prerjes së thonjve;
- dënimi për shkak të gjuetisë.

DËNIMI PËR SHKAK TË VESHJES SË RROBAVE TË QEPURA

- Nëse haxhiu ( burrë) vesh rroba të qepura dhe i mban një ditë të plotë ose një natë të plotë, pret një dele Kurban.
- Nëse haxhiu (femër) mbulon fytyrën e saj një ditë të plotë ose një natë të plotë, pret një dele Kurban.
- Veshja e rrobave të qepura është prej ndalesave të Haxhiut në Ihram, sepse Muhamedi a.s. e ka ndaluar të vishen rroba të qepura për haxhiun në Ihram.

DËNIMI PËR SHKAK TË PËRDORIMIT TË PARFUMIT

Nëse haxhiu gjatë kohës kur është në Ihram, parfumos një pjesë të trupit, si p.sh. dorën, këmbën, tërë kokën, - atëherë ai pret një dele Kurban.
- Nëse parfumos vetëm një pjesë të një gjymtyre a organi të trupit, si p.sh. një pjesë të dorës, një pjesë të këmbës ose një pjesë të kokës- jep sadaka.
- Nëse dy, tri e më shumë herë përdor parfum- për secilën herë pret nga një dele Kurban.
- Edhe përdorimi i yndyrave (për lyerje të fytyrës etj.) obligon prerjen e deles Kurban, pa marrë parasysh nëse është i përzier me parfum ose jo.

- Yndyra për shërim të plagëve, nuk obligon Kurban.

DËNIMI PËR SHKAK TË PRERJES SË FLOKËVE

Zoti i Madhëruar në Kur'an thotë:
"Dhe mos i rruani kokat tuaja, përderisa të mos arrijë Kurbani në vend (në thertoren e caktuar në Mine)".(El Bekare, 196)

Nga ky ajet kuptohet se rruarja e flokëve apo prerja e tyre gjatë Haxhit është e ndaluar.

- Nëse flokët e kokës ose qimet e mjekrës bien vetvetiu, për këtë nuk ka ndonjë dënim.
- Nëse haxhiu i pret ose qeth një të katërtën e flokëve a më shumë, pret një dele Kurban.
- Nëse haxhiu i pret apo qeth flokët më pak se një e katërta, jep sadaka.
- Edhe berberi, edhe i rruari, që të dy dënohen sikur e theksuam më lart.

DËNIMI PËR PRERJEN E THONJVE

- Nëse haxhiu i pret thonjtë e njërës dorë, pret një dele Kurban.
- Nëse haxhiu pret thonjtë e një, dy, tre apo katër gishtave, për secilin gisht jep sadaka.
- Nëse pret thonjtë e pesë gishtave, por jo të njërës dorë por të duarve dhe të këmbëve, - atëherëë për secilin gisht jep sadaka.

DËNIMI PËR SHKAK TË GJUETISË

Zoti i Madhëruar në Kur'an thotë:"E ju është ndaluar gjuetia e tokës derisa të gjendeni në Ihram. (gjatë kryerjes së haxhit). Frikësojuni Allahut para të Cilit të gjithë ju do të tuboheni".(El Maide 96)

Për shkak të gjuetisë gjatë kohës së Ihramit, ka tri lloje dënimesh:
- dënimi me Kurban;
- dënimi për të ushqyer të varfër;
- dënimi me agjërim.

Në varësi se çfarë kafshe gjuan, po me atë masë pret Kurban prej kafshëve të buta ose paguan vlerën e kafshës së gjuajtur.

- Dënimi është i paraparë për haxhiun, qoftë të gjuajë me qëllim, pa qëllim ose sepse do të ketë harruar.
- Kush shtie ndaj një kafshe gjahu, e nuk e vret po vetëm e plagos, - atëherë shihet gjendja e gjahut, nëse është plagosur rëndë – atëherë pritet Kurban, mirëpo nëse është plagosur lehtë, atëherë jepet sadaka.

DËNIMI PËR SHKAK TË MOSKRYERJES SË NDONJË VAXHIBI TË HAXHIT

Haxhi nuk prishet nëse nuk kryhet një prej vaxhibeve të Haxhit, por për këtë mosveprim ka dënime.

Dënimet për moskryerjen e ndonjë prej vaxhibeve të Haxhit, janë:
1. Dënim për mosqëndrimin në Muzdelife;
2. Dënimi për mosgjuajtjen e guralecëve;
3. Dënimi për papastërtinë gjatë Tavafit dhe
4. Dënimi për moskryerjen e Sa'jit.

DËNIMI PËR MOSQËNDRIMIN NË MUZDELIFE

Kush nuk qëndron në Muzdelife pa arsye, ai duhet të presë një dele Kurban, për shkak të lënies së vaxhibit.

Kush nuk qëndron në Muzdelife për shkak të ndonjë arsyeje të detyrueshme, nuk pret Kurban. Prej këtyre arsyeve, janë: sëmundja, paaftësia dhe pamundësia për shkak të pleqërisë dhe turma e madhe, për gratë. Argument për këtë kemi hadithin e Muhamedit a.s. - kur e kishte liruar familjen e tij të mos qëndronte në Muzdelife, për shkak të turmës së madhe.

Argument tjetër është edhe baza e Sheriatit që është ngritur mbi tolerancën dhe mëshirën për robërit.

DËNIMI PËR MOSGJUAJTJEN E GURALECËVE

Gjuajtja e guralecëve është prej vaxhibeve të Haxhit, dhe mosgjuajtja e tyre obligon prerjen e një deleje Kurban.

- Nëse haxhiu nuk i gjuan guralecët në katër ditët e para të Kurban Bajramit, pret një dele Kurban.
- Nëse prej njëzet e një guralecëve, sa është e paraparë për t'i gjuajtur në ditë, haxhiu i gjuan vetëm shtatë, atëherë pret një dele Kurban, sepse shumica merr dispozitën e së tërës.
- Nëse prej njëzet e një guralecëve, sa është e paraparë për t'i gjuajtur në ditë, nuk i gjuan katër, atëherë jep vetëm sadaka.

DËNIMI PËR SHKAK TË MOSKRYERJES SË SA'JIT NË MES SAFËS DHE MERVËS

Kush nuk e kryen Sa'jin, ai pret një dele Kurban, sepse Sa'ji është një prej vaxhibeve të Haxhit. E lëshimi i



vaxhibit, ka për dënim prerjen e një Kurbani.

DËNIMI PËR SHKAK TË KRYERJES SË TAVAFIT NË GJENDJE TË PAPASTËR (PA GUSËLL DHE PA ABDEST)

Kemi tri lloje tavafesh: 1. Tavafi Thelbësor (IFADA), 2. Tavafi Përshëndetës dhe Lamtumirës dhe 3. Tavafi i Umres

1. Tavafi Thelbësor (Ifada)
- Tavafi thelbësor është pjesë përbërëse e Haxhit (rukën). Nëse haxhiu e kryen këtë tavaf i papastër (xhunub) ose gruaja me menstruacion, duhet të pritet një deve Kurban.
- Nëse haxhiu e përsërit Tavafin para përfundimit të ditëve të Haxhit (tri ditët e Kurban Bajramit), nuk pret deve Kurban.
- Nëse haxhiu e përsërit Tavafin pas përfundimit të ditëve të Haxhit (pas tri ditëve të Kurban Bajramit), pret një dele Kurban.
- Nëse haxhiu nuk është i papastër (xhunub), por këtë tavaf e kryen pa abdest, pret një dele Kurban, por nëse merr abdest dhe e përsërit, atëherë nuk pret Kurban.
2. Tavafi Përshëndetës dhe Lamtumirës
- Nëse haxhiu e bën Tavafin Përshëndetës ose Lamtumirës i papastër (xhunub), pret një dele Kurban.
- Nëse haxhiu këtë tavaf e kryen pa abdest, ai jep vetëm sadaka.
3. Tavafi i Umres
- Nëse haxhiu Tavafin e Umres e bën i papastër (xhunub), ose pa abdest, - pret një dele Kurban.



Mr. Flamur SOFIU

# Dispozitat e kurbanit

## lëshimet e Haxhit për të cilat duhet prerë kurban dhe kurbani i haxhit-hedji

Adhurimet në fenë islame janë të shumta dhe është e përcaktuar nga ana e Ligjdhënësit të vetëm, Allahut të Lartësuar, - se si të kryhen dhe kur të kryhen. Në këtë rast edhe prerja e kurbanit është një formë dhe mënyrë e shprehjes së adhurimit ndaj Allahut të Lartësuar. Dispozitat e kurbanit janë të përcaktuara në mënyrë shumë të qartë dhe të hollësishme; ne do të përmendim disa prej tyre fare shkurt. Para se të hyjmë në shpjegimin e dispozitave, duhet të japim shpjegimin e nocionit kurban. Fjala kurban në kuptimin terminologjik 'afrim', 'për t'u afruar', kurse në kuptimin e Sheriatit islam me këtë fjalë kuptohet therja apo prerja e ndonjë kafshe, së cilës është hallall t'i hahet mishi, me synimin për t'Iu afruar Allahut xh.sh.. Kurbani më i mirë është nëse pritet gjatë ditëve të Kurban-Bajramit. Mu për këtë arsye, Pejgamberi a.s. ka thënë:

**”KUSH KA MUNDËSI PËR TË PRERË KURBAN DHE NUK PRET, TË MOS AFROHET TEK VENDI KU FALEMI NE (TË MOS E FALË BAJRAMIN ME NE)”**
**(IBN MAXHE)**

NORMA E KURBANIT

Therja e kurbanit për Kurban-Bajram, është vaxhib. Argumenti me të cilin vërtetohet norma se kurbani është vaxhib për atë që i plotëson kushtet, është ajeti i dytë i kaptinës el-Kevther: "..., andaj falu për Zotin tënd dhe pre kurban"; po ashtu si argument mund ta përmendim edhe hadithin e sipërpërmendur.

KUSH OBLIGOHET PËR KURBAN

Që dikush të ketë detyrimin për të prerë kurban, duhet t'i plotësojë këto kushte:
1. të jetë mysliman;
2. të jetë i lirë;
3. të jetë vendës;
4. të jetë i aftë psikikisht;
5. të ketë hyrë në moshën madhore;
6. të jetë i pasur. Kush ka ditën e Kurban-Bajramit aq pasuri, sa pasuria e tij arrin vlerën e nisabit, ai detyrohet/ obligohet për të prerë kurban.

SHËNIM:
Njeriu është i obliguar të presë kurban vetëm për veten e tij, dhe nuk detyrohet të presë për fëmijët e vet të vegjël ose me të meta psikike.

KOHA E PRERJES SË KURBANIT

Prerja e kurbanit e ka kohën e caktuar; ai nuk bënë të pritet para kohe dhe as pas kohe. Koha e prerjes së kurbanit të Bajramit fillon prej agimit të ditës së Kurban-Bajramit dhe vazhdon derisa të perëndojë dielli në ditën e tretë të Kurban-Bajramit. Në qytete ose fshatra ku falet bajrami, kurbani duhet të pritet pasi të falet bajrami derisa të perëndojë dielli në ditën e tretë, kurse në fshatra të vogla, ku nuk falet bajrami, koha e prerjes së kurbanit fillon që nga hyrja e kohës së namazit të sabahut dhe do të zgjasë derisa të perëndojë dielli në ditën e tretë të bajramit.

SHËNIM:
Kur ndodh që, për shkaqe të arsyeshme, të mos mund të shkohet në xhami për ta falur bajramin, kurbani mund të pritet pasi të kalojë koha e faljes së namazit të bajramit.



Po qe se ndodh që dikujt nga qyteti i duhet të dërgojë kurbanin e tij për ta prerë në ndonjë fshat ku nuk falet bajrami dhe ai kurban do të pritet para se të falet bajrami, një kurban i tillë është i vlefshëm.

KUSHTET QË DUHET T'I PLOTËSOJË KURBANI

Për të qenë i vlefshëm, kurbani duhet t'i plotësojë këto kushte:
1. kurbani të jetë bagëti: dhi, lopë, buallicë ose deve. Nuk është kusht që këto shtazë të jenë detyrimisht meshkuj a femra, mund të jenë nga të dy llojet. Po ashtu duhet të përmendim se shtaza e egër nuk lejohet të pritet kurban;
2. kurbani të jetë shtazë pa të meta dhe e shëndoshë;
3. kurbani të ketë moshën që kërkohet. Delja e dhia, për t'u prerë kurban, duhet të ketë mbushur një vit. Qengji mund të pritet kurban edhe kur të ketë mbushur gjashtë muaj, me kusht që të jetë i rritur sikur të kishte një vit. Nëse pritet lopa apo buallica, kusht është të kenë mbushur dy vjet, kurse deveja të ketë mbushur pesë vjet.

ÇKA LEJOHET DHE ÇKA NUK LEJOHET TË PRITET KURBAN

Kafshët që lejohet të priten kurban:
1. Deveja që ka mbushur pesë vjet.
2. Lopa që ka mbushur dy vjet.
3. Buallica që ka mbushur dy vjet.
4. Delja që ka mbushur një vit. Lejohet të prite dhe qengji që ka mbushur gjashtë muaj, me kusht që të jetë i trashë/ i rritur.
5. Dhia që ka mbushur një vit.
6. Kurbani që nuk ka fare brirë që nga lindja.
7. Kurbani që nuk ka një pjesë të bririt.
8. Shtaza e tredhur, po më mirë të mos jetë.

Kafshët që nuk lejohet të priten kurban:
1. Kafsha e egër, edhe nëse lejohet t'i hahet mishi.
2. Kafsha që është e verbuar në të dy sytë.
3. Kafsha që është e verbuar vetëm në njërin sy.
4. Kafsha që çalon sa të mos mund të shkojë duke ecur deri tek vendi i therjes. Nëse ndodh që ajo të mund të ecë me tri këmbë, duke çaluar me të katërtën, por disi arrin deri tek vendi i therjes, lejohet të pritet kurban.
5. Kafsha që është shumë e ligë.
6. Kafsha që e ka të këputur gjysmën e më tepër të një veshi.
7. Kafsha që e ka të këputur gjysmën e më tepër të bishtit.
8. Kafsha që nuk i ka shumicën e dhëmbëve, po nëse i ka më tepër se gjysmën, lejohet të pritet kurban.
9. Kafsha e cila, që nga lindja, nuk ka veshë.
10. Kafsha që i ka të këputura majat e sisave.

PËR SA PERSONA VLEN KURBANI

Delja ose dhia vlen si kurban vetëm për një person. Kafshët e mëdha të prera kurban, si deveja, lopa dhe buallica vlejnë për shtatë veta si kurban, po me kusht që të gjithë ta kenë bërë nijetin për kurban. Nëse vetëm njëri prej shtatë personave të mos e ketë bërë nijetin e kurbanit, kurbani i tillë nuk është i vlefshëm për asnjërin prej tyre.

NDARJA E MISHIT DHE LEKURËS SË KURBANIT

Rekomandohet që kurbani të ndahet në tri pjesë, një pjesë të ndalet për familjen, një pjesë t'u jepet të varfërve dhe një pjesë t'u jepet të afërmve. Më së miri është që krejt mishi i kurbanit të jepet sadaka. Sa i përket lëkurës, ajo nuk duhet të shitet, po duhet të jepet sadaka. Po ashtu nuk lejohet që therësi të shpërblehet me mishin e kurbanit ose me lëkurën e kurbanit.

SHËNIM:
1. Prerja e kurbanit për Bajram është vaxhib, dhe nga ky obligim nuk lirohet mukel-lefi edhe nëse ndodh që të kalojë koha e prerjes së kurbanit pa u prerë. Nëse ndodh që dikush ta ketë blerë kafshën për kurban, po të mos e ketë therur derisa të kenë kaluar ditët e Bajramit, në këtë rast ky person duhet ta japë sadaka kurbanin të gjallë, ose ta therë dhe mishin ta japë sadaka, e kurrsesi të mos hajë fare nga mishi i tij. Por, nëse ndodh që të mos e ketë blerë fare kafshën për kurban, edhe pse e ka pasur vaxhib, ai duhet të japë sadaka sa është vlera e një kurbani.
2. Po qe se ndodh që kafshën për kurban, pasi të jetë blerë, të ketë humbur, të ketë ngordhur ose të jetë vjedhur, në një rast të tillë, personi obligohet të blejë një tjetër kafshë për kurban. Po, nëse e gjen kurbanin e parë, pasi ta ketë blerë tjetrin, ai vetë duhet të zgjedhë se cila kafshë është më e mirë që ta presë kurban, ose, nëse ka mundësi, t'i presë të dy.

3. Nëse një njeri i varfër, i cili nuk e ka vaxhib kurbanin, blen ndonjë kurban, e ka vaxhib për ta prerë. Po qe se këtij i humb ose ia vjedhin kurbanin, ai duhet të blejë një tjetër kafshë për ta prerë kurban.

4. Lejohet të autorizohet dikush për të prerë kurban.

5. Nuk lejohet të shiten as mishi dhe as lëkura e kurbanit.

DELIKTET NË HAXH PËR TË CILAT DUHET PRERË KURBAN

Kompensimi me kurban për deliktet gjatë Haxhit, ndahet në dy grupe:

1. kompensimi me kurban – një kafshë e trashë (deve, lopë etj.), dhe

2. kompensimi duke prerë kurban ndonjë kafshë të imët, si dele, dhi etj.

KOMPENSIMI ME KURBAN – NJË KAFSHË E TRASHË (DEVE, LOPË ETJ.)

Kompensimi me kurban – një kafshë e trashë (deve, lopë) vlen në këto raste:

1. Nëse haxhiu tavafi ziaren e bën duke qenë i papastër (xhunub), dhe nuk e ka përsëritur derisa ka qenë në Mekë; nëse e ka përsëritur, nuk është i detyruar të presë kurban;

2. Nëse haxhiu, pas qëndrimit në Arefat, bën marrëdhënie intime para se të rruhet ose të qethet. Mirëpo, nëse ndodh që haxhiu të ketë pasur marrëdhënie intime para qëndrimit në Arefat, haxhi i tij nuk vlen dhe konsiderohet i prishur.

KOMPENSIMI DUKE PRERË KURBAN NJË DELE, DASH A DHI

Kompensimi duke prerë kurban një dele, dash a dhi, vlen për këto raste:

1. Nëse haxhiu parfumos një pjesë të trupit tërësisht;

2. nëse ngjyros kokën, mjekrën dhe duart me kanë, ose me ndonjë bojë tjetër që ka aromë;

3. nëse vesh rroba të qepura dhe i mban gjatë tërë ditës;

4. nëse e mban kokën të mbuluar gjatë tërë ditës;

5. nëse rruan së paku një të katërtën e kokës, të mjekrës, të qafës, të nënsqetullave, të vendeve të turpit;

6. nëse i pret thonjtë, qoftë edhe të njërës dorë a këmbë;

7. nëse e kryen tavaful kudumin i papastër (xhunub);

6. nëse e lëshon më pak se gjysmën e tavafu ziares;

9. nëse nuk e kryen sa'jin;

10. nëse nuk qëndron në Muzdelife;

11. nëse nuk i hedh guralecët në Mine;

12. nëse e prish haxhin për shkak të marrëdhënieve intime;

13. nëse bën marrëdhënie intime pas rruarjes, por para se ta ketë bërë tavafi ziaren;

14. nëse i është zgjuar epshi për shkak të prekjes ose puthjes së ndonjë femre;

15. nëse e shtyn kohën e rruarjes, tavafu ziaren apo hedhjen e guralecëve deri pas Bajramit;

16. nëse rruhet në ndonjë vend jashtë haremit;

17. nëse kryen ndonjë veprim të haxhit para tjetrit.



HEDJI (KURBANI I HAXHIT)

Hedj quhet kurbani që dërgohet për t'u prerë në harem.

Hedj (kurban) mund të jetë deveja, lopa, delja, dashi, dhia ose cjapi. Hedji më i vogël mund të jetë dele, desh, dhi ose cjap. Thënë shkurt, si hedj vlen çdo shtazë e cila vlen për kurban.

Hedji për llojet temett'u e kiran të haxhit, duhet të pritet gjatë ditëve të Kurban-Bajramit. Mishi i kurbanit hedj që pritet, mund t'u jepet varfanjakëve që janë në harem dhe atyre që janë jashtë haremit. Hedji nuk lejohet të milet, dhe, nëse ndodh që të milet, qumështi u jepet të tjerëve. Po qe se ndodh që hedji të ngordhë apo t'i shkaktohet ndonjë e metë e madhe, duhet të zëvendësohet me një tjetër, kurse me të parin pronari i tij mund të veprojë si të dojë, f.v. ta presë për vete, ta shesë etj..



Nexhat IBRAHIMI

# Vendi dhe roli i sakrificës në Islam

Të dhënat historike, arkeologjike, tabelat e ndryshme prej qeramike apo rrasat prej guri dhe figurat e hieroglifet e skalitura nëpër muret e shpellave dhe sidomos në Librat e Shenjtë, tregojnë se sakrifica (kurbani) ishte pjesë me rëndësi në jetën e popujve në të kaluarën. Edhe adhuruesit e trupave qiellorë, edhe animistët sakrificën e trajtonin pozitivisht. Duke sakrifikuar vlera materiale, e herë-herë edhe vetë njeriun, ata dëshironin t'i zbusnin shpirtrat hyjnorë, të fitonin simpatinë e tyre dhe në këtë mënyrë të kishin ndihmën e zotave gjatë jetës shumë të vështirë. (Ez-Zumer, 3). Të dhënat ekzistuese shkencore dëshmojnë se sakrifica ishte e rrënjosur thellë edhe te popujt e vjetër, si asirianët,

persianët, grekët, ilirët, fenikasit, egjiptianët, arabët paraKur'anor dhe popuj të tjerë.[1]

2. SAKRIFICA, E LASHTË SA EDHE NJERIU

Sakrifica nuk është karakteristikë vetëm e popujve primitivë, pabesimtarë, po edhe e popujve qiellorë, të cilët pranuan porosinë hyjnore në kontinuitet. [2]

Kjo dhuratë e Allahut me dërgimin e pejgamberëve si udhëzues të njerëzisë, ishte për arsye të pamjaftueshmërisë së njeriut që të ekzistonte vetvetiu, i pavarur nga çdo gjë dhe për çdo gjë. I lënë pa ndihmën hyjnore, njeriu do të ishte i rafinuar, egoist e primitiv, prandaj intervenimi hyjnor njeriun e lartësoi dhe e fisnikëroi, kurse sakrificën e tij e bëri altruiste, humane dhe sociale. [3]

Sakrifica nënkupton gatishmërinë e njeriut për sprovë, prandaj fatkeqësitë, po edhe favoret, janë filtra për sprovimin e njeriut. Trim e hero nuk është vetëm pse thotë se është, po trim është nëse, në rast fatkeqësie, tregohet dhe dëshmohet para Allahut dhe para vetes në brendinë e vet, sipas qëllimit të vet, e pastaj edhe në jashtësi ndaj të tjerëve, sipas përcaktimit të Krijuesit të Madhërishëm.

Allahu i Madhërishëm njerëzit e Tij të dashur e të zgjedhur shpesh i vë në sprova të ndryshme dhe kësodore ka për qëllim të tregojë dhe të dëshmojë sinqeritetin dhe përkushtimin e tyre ndaj Zotit Një dhe të Vetëm. Për këtë Muhamedi a.s. thotë se shkalla e disa njerëzve është më e madhe në varësi nga shkalla e sprovave që do të përjetojë. Me këtë veprim ata përvetësojnë dashurinë, kënaqësinë, afërsinë dhe, natyrisht, shpërblimin e Allahut në këtë dhe në Botën tjetër.

Kështu, me sprova më të rënda u sprovuan Pejgamberët e Allahut, pastaj të dashurit e Tij (evliatë) dhe besimtarët e mirë e ata më pak të mirë, në varësi nga fuqia, sa mund të bartin, sepse Allahu askënd nuk e ngarkon me atë që nuk mund ta përballojë. Dijetarët mendojnë se vetëm njerëzit e humbur nuk sprovohen, sepse ata i janë kushtuar jetës së ëmbël në këtë botë dhe jetës së hidhur në botën tjetër. Për dallim prej kësaj kategorie njerëzish, njerëzit e mirë brengosen nëse nuk sprovohen për një kohë. Kjo është shenjë se ata gjenden larg mëshirës së Allahut xh.sh... Lidhur me këtë theksojmë një hadith të Muhammedit a.s., të cilin e transmeton Ebu Hurejre: "Kur Allahu e do një njeri, e vë në sprovë, që ta dëgjojë lutjen e tij të përunjtur." (Bejhekiu sipas Ebu Hurejres).

3. HUMBJA SI GUR SPROVE

Humbja zë vend me rëndësi në Islam dhe në përgjithësi. Ajo është një faktor me rëndësi në testimin e përkushtimit të ndonjë njeriu kundrejt diçkaje. Por a është humbja në çdo rast gur sprove? Jo, natyrisht nuk është. Humbja është test i përkushtimit, test i zotimit, kur në vete përmban qëllimin,vullnetin dhe sinqeritetin për hir dhe dashuri të dikujt. Vetëm atëherë humbja është sakrificë, kurban.

Këtë e vërteton Kur'ani mjaft qartë: "Kurrë nuk do ta arrini sinqeritetin e plotë me besim (as kënaqësinë e lumtur në Xhennet) derisa të mos e jepni më të dhembshmen (më të dashurën) e pasurisë suaj. Çkado që jepni (për Zotin), All-llahu atë e di." (Ali Imran, 92).

Mesazhi është i qartë: myslimani duhet të sakrifikojë çdo gjë të dashur dhe të çmueshme në këtë botë, me përkushtim dhe dashuri ndaj Allahut të Madhërishëm dhe ndaj Pejgamberit të Allahut:

"Thuaj (o i dërguar): "Në qoftë se etërit tuaj, djemtë tuaj, vëllezërit tuaj, bashkëshortet tuaja, farefisi juaj, pasuria që e fituat, tregtia që frikësoheni se do të dështojë, vendbanimet me të cilat jeni të kënaqur, (të gjitha këto) janë më të dashura për ju se All-llahu, se i dërguari i Tij dhe se lufta për në rrugën e Tij, atëherë, pritni derisa All-llahu nuk i vë në rrugën e drejtë njerëzit e prishur."' (Et-Tevbe, 24).

**"...TEK ALL-LLAHU NUK ARRIN AS MISHI E AS GJAKU I TYRE, POR TEK AI ARRIN BINDJA JUAJ. AI ASHTU JUA NËNSHTROI ATO JUVE, QË TA MADHËRONI ALL-LLAHUN PËR UDHËZIMET QË JUA BËRI. BAMIRËSVE MERRU MYZHDE."**
**(EL-HAXHXH, 36-37)**

Sakrifica prandaj është zotim i veçantë për sinqeritetin dhe përkushtimin. Esenca e saj është kur në mënyrë të vetëdijshme dhe vullnetarisht humbet diçka e dashur dhe e çmueshme nga njeriu, për hir dhe dashuri ndaj Allahut dhe për kënaqësinë e Tij.

Përveç cilësisë së dëshmimit të sinqeritetit dhe përkushtimit, sakrifica ka edhe cilësinë e shpagimit, kështu që në besim të shfaqet në të dy format e veta, edhe si dëshmi konkrete e sinqeritetit dhe përkushtimit, edhe si shpagim i disa mëkateve. Sakrifica në Islam rregullohet edhe me dispozita fetare, kështu që merr karakter ligjor, detyrues për myslimanët.

Kështu arrijmë në faktin që sakrificën si nocion i përgjithshëm ta kundrojmë në dy përmasa:

- Sakrifica, si akt i përcaktuar formal në fe dhe
- Sakrifica, si një element i brendshëm, zë vend të rëndësishëm në thelbin e kryerjes së detyrimeve dhe ibadeteve të tjera fetare në përgjithësi.[4]

4. SAKRIFICA SI AKT FORMAL I PËRCAKTUAR NË FE

Që nga fillimi i jetës në këtë botë, ekziston institucioni i sakrificës – kurbanit. Forma më e zakonshme

dhe më e shpeshtë e sakrifikimit ishte flijimi (prerja, therja) i një kafshe të caktuar shtëpiake. Arsyeja qëndron në faktin se kafshët paraqisnin një vlerë ekzistenciale për njeriun, dhe njerëzit sakrifikonin pikërisht gjënë më të shtrenjtë dhe sublime që posedonin.

Kur'ani dëshmon se qysh me Ademin a.s. është konstituuar dispozita Kur'anore e sakrificës - për prerjen e Kurbanit. Sakrifica vazhdon edhe te pejgamberët e tjerë, sikurse te Ibrahimi a.s. dhe bijtë e tij. Sidomos ky institucion është i lidhur me Ibrahimin dhe Ismailin a.s., kur të dy u sprovuan me vlerën më të shtrenjtë, babai ta sakrifikonte të birin, kurse i biri të sakrifikohej nga babai, si përmbushje e premtimit të Ibrahimit a.s. dhënë Allahut, e për dashurinë dhe kënaqësinë e Allahut. Këtë sprovë të përkushtimit dhe nënshtrimit ndaj Urdhrit të Allahut xh.sh.., Ai e nderoi Ibrahimin a.s. me titullin e "Mikut" personal të Tij (Halil-ur-Rrahman), që ishte shpërblimi më i bukur për sakrificën madhështore të Ibrahimit a.s..

Në këtë mënyrë u konstituua edhe institucioni aktual i prerjes së Kurbanit ndër pasardhësit e Ismailit a.s. dhe u konfirmua në kohën e Muhammedit a.s., për të mbetur si formë e përcaktuar e sakrificës në Islam deri në Ditën e Fundit. Krahas karakterit personal ndërmjet Allahut dhe njeriut që pret Kurbanin, përmasa më e lartë e mundshme, sakrifica posedon edhe përmasën më të gjerë shoqërore dhe sociale:

"Devetë (therjen e tyre për kurban) jua kemi bërë prej dispozitave të All-llahut, e ju prej tyre keni dobi, prandaj përmendeni Emrin e All-llahut duke qenë ato (të përgatitura për therje) në këmbë, e kur të shtrihen ato në tokë (dhe t'u dalë shpirti), hani prej tyre dhe ushqeni nevojtarin dhe atë që lyp. Ashtu, ato jua vëmë në shërbimin tuaj që të jeni mirënjohës. Tek All-llahu nuk arrin as mishi e as gjaku i tyre, por tek Ai arrin bindja juaj. Ai ashtu jua nënshtroi ato juve, që ta madhëroni All-llahun për udhëzimet që jua bëri. Bamirësve merru myzhde." (El-Haxhxh, 36-37).

Krahas përmasës sociale të sakrificës / Kurbanit, thelbi i sakrificës megjithatë mbetet përmasa personale ndërmjet Krijuesit dhe njeriut, sepse "tek All-llahu nuk arrin as mishi e as gjaku i tyre, por tek Ai arrin bindja juaj", arrijnë veprat sinqerisht të vepruara nga njeriu. [5]

## 5. PËRMASA E BRENDSHME E SAKRIFICËS

Derisa sakrifica është ajo garancia e çmueshme me të cilën konfirmohet dhe manifestohet nënshtrimi, dashuria dhe përkushtimi i dëlirë, sinqeriteti në kryerjen e çfarëdo aktiviteti (sidomos fetar) është i lidhur ngushtë me nocionin e sakrifikimit. Në çdo përpjekje ka sakrifikim. Për ta bërë të vlefshme një punë, sakrifikohet koha e lirë; për ta ndihmuar dikë në nevojë, sakrifikohet një pjesë e pasurisë etj.. Njësoj ndodh edhe me aktivitetet fetare. Gjatë kohës së agjërimit, njeriu sakrifikon duke mos ngrënë e pirë, duke mos menduar e vepruar pa i analizuar gjërat mirë etj.. Për këtë arsye, Allahu në një hadith kudsij thotë:

"Agjërimi është Imi dhe vetëm Unë shpërblej për të, kurse çdo vepër e mirë shpërblehet dhjetëfish a më shumë." (Buhariu).

Edhe Zekati dhe Sadakatul-fitri është sakrifikim i një pjese të pasurisë. Kjo bëhet për kënaqësi të Allahut dhe me shpresë për shpërblimin e Tij.

Sakrifica e Haxhit në kohën tonë nuk qëndron në rrezikshmërinë e jetës, sepse rrethanat e udhëtimit kanë ndryshuar tërësisht, po qëndron në luftën shpirtërore për t'u thënë JO forcave negative në brendinë tonë, dhe për t'i riorientuar potencialet tona materiale drejt qëllimeve fetare, në kundërshtim me kërkesat gjithnjë e më të mëdha konsumuese dhe materialiste.

Xhihadi është aktiviteti në të cilin manifestohet më së qarti sakrifica. Xhihadi është përpjekja që Fjala e Tij të bëhet më e larta, e jo lufta shfrytëzuese, skllavëruese e vrasëse (siç pretendojnë jomyslimanët). Personi në xhihad angazhohet në rrugën e Allahut me jetën, pasurinë, kohën e lirë dhe me privimin nga komoditeti që posedon. Ai e sakrifikon veten në angazhime, sprova, rreziqe, dhembje e vuajtje, ofendime e përçmime nga pabesimtarët, për dashurinë dhe kënaqësinë e Allahut, si kur lufton me dije, fjalë e penë, ashtu edhe me luftë.

Prandaj, xhihadi në të gjitha format e tij, në brendinë e vet përmban sakrifikimin e sinqertë të njeriut për dashurinë ndaj Krijuesit, dhe shpesh ka ndodhur që njeriu të ketë humbur shëndetin, pasurinë dhe jetën e tij. Rezultat i kësaj është statusi i shehidit në rrugën e Allahut; ai me sakrifikimin e tij E dëshmon Allahun si Krijues të tij të mirëfilltë. Çfarë shkalle ka shehidi tek Allahu dhe çfarë janë shpërblimet dhe begatitë që njeriu shehid i gëzon te Krijuesi i tij, - është e mirënjohur dhe për këtë nuk do të flitet me këtë rast.[6]

## 6. PËRFUNDIM

Përsiatja e besimtarëve rreth sakrificës dhe sakrifikimit në Islam, duhet të bëhet preokupim i vazhdueshëm. Çdo besimtar dhe njeri në përgjithësi, duhet të gjejë mënyrën dhe rrugën për pjesëmarrje personale në ndonjë formë të sakrifikimit në rrugën e Allahut, brenda mundësive të tij objektive.

Allahu nuk e do gjakun as trupin e Ismailit, po e do gatishmërinë e tyre për sakrificë. As nga ne nuk kërkohet derdhja e gjakut, po gatishmëria për të mposhtur sfidat e botës aktuale, në Emër të Allahut.

(1) Grup autorësh, Smisao i znacaj kurbana, Sarajevë, 1978; Ekrem Sarikçioglu, Historia e feve, Shkup, 2008; dhe sureja El-En'am ajeti 136. (2) Allahu xh.sh.. thotë: "Nuk pati popull që nuk pati të dërguar." (Fatir, 24). "Ne kemi dërguar pejgamberë para teje, për disa prej tyre të kemi njoftuar me rrëfimet e tyre, e për disa nuk të kemi njoftuar." (Gafir, 78). (3) Sulejman Masovic, Univerzalni znacaj kurbana, në: Grup autorësh, op. cit., fq. 40.(4) http://www.znaci.com/osnovi_vjerovanja/osnovi/art7_0.html . (5) http://www.znaci.com/osnovi_vjerovanja/osnovi/art7_0.html (6) http://www.znaci.com/osnovi_vjerovanja/osnovi/art7_0.html

Mr. Samir B. AHMETI

# MBRETËRIA E ARABISË SAUDITE



Pozita gjeografike e Mbretërisë: Arabia Saudite renditet ndër shtetet më të mëdha në kontinentin e Azisë, e cila bie në regjionin e Azisë Jugperëndimore, përkatësisht në Gadishullin Arabik. Arabia Saudite kufizohet në veri me Jordaninë, Irakun dhe Kuvajtin, në lindje me shtetet e Gjirit Persik (apo Arabik), në jug me Umanin dhe Jemenin, kurse në perëndim me Detin e Kuq dhe Gjirin e Akabes. Kryeqytet i Mbretërisë Saudite është Rijadi. Mbretëria e Arabisë Saudite, duke shpallur bashkimin e saj, u themelua në vitin 1932, nga Abdul Aziz Al Saud. Ka sistem Mbretëri (monarki trashëgimtare).

Sipërfaqja dhe banorët: Është shteti më i madh në Gadishullin Arabik, ka një sipërfaqe 2. 250. 000 $km^2$, duke i siguruar vetes 80% të sipërfaqes në Gadishull. Numri i banorëve arrin deri në 24. 573. 000 (sipas statistikës së vitit 2005), dhe kështu vjen i katërti me radhë në rajon për nga popullsia, pas Turqisë, Iranit dhe Irakut. Arabia Saudite, për nga rritja e popullsisë, zë vendin e parë në Azinë Jugperëndimore. Lindshmëria arrin shkallë të lartë, kurse shkalla e vdekshmërisë është relativisht e ulët.

Përqindja e myslimanëve: Fe zyrtare në Mbretërinë Saudite është feja islame dhe përqindja e myslimanëve është 100%. Këtu zbatohen katër medh-hebet sunite, e medhhebi më i përhapuri dhe që përdoret në jurisprudencën islame, është ai hanbeli. Ekziston edhe pakica shi-ite, me 7% të popullatës, shumica e tyre e përqendruar në Lindje të Mbretërisë. Mbretëria e Arabisë Saudite është i vetmi vend që nuk është okupuar nga të huajt, qysh prej shpalljes së Muhamedit a.s. për pejgamber e gjer më tani. Monedha e Arabisë Saudite është Rijali (1 SAR = 0. 26727 $, ose = 0. 18788 Euro).

Klima: Në Arabinë Saudite mbizotëron klima shkretinore, me temperatura të larta, kurse reshjet janë të rralla dhe të pakta. Në shkretëtira mund të mos bjerë asnjë pikë shiu për vite të tëra, kurse sasinë më të madhe të reshjeve e marrin viset më të larta, përkatësisht malet.

Gjendja ekonomike: Ekonomia saudite, si rezultat i shtimit të prodhimtarisë së naftës, ka arritur një zhvillim historik, duke filluar nga mesi i dekadës së shtatë të shekullit njëzet e gjer tani. Kjo rritje çoi në një përparim shumë të shpejtë të vendit. Nafta dhe gazi në Mbretërinë Saudite konsiderohen burimet më të rëndësishme natyrore, prandaj me të drejtë thuhet se Arabia Saudite pasurinë më të madhe e ka naftën, e cila konsiderohet edhe pasuri nacionale, ngase i siguron të ardhura të konsiderueshme financiare. Rajonet që posedojnë sasi të mëdha të naftës janë ato që gjenden pranë brigjeve të Gjirit Persik. Arabia Saudite, për nga sasia e naftës, në vitin 1957 ka qenë në vendin e pestë në botë, në vitin 1978 ka zënë vendin e tretë, kurse në vitin 1992 kaloi në pozitën e parë në botë. Prodhimtaria bujqësore e Arabisë Saudite përqëndrohet kryesisht në këto bimë: elb, grurë, misër, oriz, hurma, rrush, portokaj, banane etj.. Ekzistojnë rajone të konsiderueshme me kullota dhe livadhe, dhe për këto zë vendin e tretë në Azinë Jugperëndimore, prandaj është e drejtë të thuhet se, aq sa ka vende shkretëtinore, po aq ka edhe vende me livadhe. Bari mbin menjëherë pas shirave dhe zhvillohet me një rritje të shpejtë, po aq sa edhe thahet. Edhe blegtoria mesatarisht është e zhvilluar; aty bëhet kultivimi i deleve, dhive, deveve, kuajve, gomerëve dhe shpezëve.



Qytetet më të njohura: Qytetet më të njohura në Arabinë Saudite janë: Meka, Medina, Rijadi dhe Xhid-da. Meka e Medina konsiderohen qytete të shenjta në fenë islame, prandaj për çdo vit vizitohen nga miliona haxhinj myslimanë, që vijnë nga të gjitha viset e botës.

Meka: Meka konsiderohet qyteti më i njohur dhe më me vlerë në Botën Islame, i cili ndodhet në krahinën e Hixhazit, gjegjësisht në perëndim të Gadishullit Arabik. Meka ka disa emra; prej tyre janë edhe këta: Ummu-l-Kura, El Harem, El Beledu-l-Amin, El Beledu-l-Emin. Në Mekë gjendet vendi më i shenjtë i fesë islame, Qabeja, e cila konsiderohet kibla e myslimanëve, ngase të gjithë myslimanët e globit drejtohen nga ajo gjatë faljes së namazeve, njësoj sikur aty vijnë myslimanë nga gjithë bota për kryerjen e njërës nga pesë shtyllat e fesë islame, Haxhit. Meka konsiderohet e shenjtë qysh nga koha e Ibrahimit a.s. dhe Ismailit a.s.; e shenjtë në kohën e injorancës dhe, më në fund, për t'u kompletuar shenjtëria e saj me zbritjen e Shpalljes nga ana e Allahut xh.sh. përmes melekut Xhibril tek Pejgamberi ynë i fundit – Muhamedi a.s. .
Disa nga veçoritë e Mekës:
- Sipërfaqja tokësore: 850 /km$^2$
- Numri i banorëve: 1,7milion (2008).
- Dendësia mesatare: 4.200 /km$^2$

Medina: Medina konsiderohet qyteti i dytë me radhë për nga rëndësia në fenë islame, ngase aty Pejgamberi a.s. ndërtoi xhaminë e tij, e cila quhet El Mesxhidu n-nebevij-ju. Medina ndodhet në krahinën e Hixhazit, në perëndim të Mbretërisë Saudite. Llogaritet kryeqendra e parë e Shtetit Islam, të cilin e themeloi Muhamedi a.s., me të arritur në Jethrib. Pra, Medina në kohën e injorancës quhej Jethrib, kurse pas hixhretit, Pejgamberi a.s. e quajti Medinetu r-resul dhe El Medinetu-l-Munev-veretu. Nga xhamitë e tjera me vlerë në Medinë janë edhe xhamia e Kubas, xhamia e dy kibleve, si dhe vendi i bekuar El Beki'u. Medina renditet e katërta prej qyteteve të mëdha të Mbretërisë për nga popullsia.
Disa nga veçoritë e Medinës:
- Sipërfaqja tokësore: 173 km$^2$
- Numri i banorëve: 1.3 milion (2006).
- Dendësia mesatare: 1868 /km$^2$

Riadi: Riadi është kryeqyteti i Mbretërisë Saudite, i cili ndodhet në krahinën e Nexhdit, mu në mes të Gadishullit Arabik, gjegjësisht të Mbretërisë. Riadi konsiderohet nga qytetet më të mëdha të botës, për nga shpejtësia e zgjerimit dhe zhvillimit. Brenda një gjysmë shekulli, Riadi, nga një qytezë e vogël dhe me vendbanime të pakta, si dhe me shtëpi nga llojçi e me tenda, arriti të shndërrohej në një qytet bashkëkohor dhe i pakrahasueshëm për nga zhvillimi dhe përparimi i mrekullueshëm i tij.
Disa nga veçoritë e Riadit:
- Sipërfaqja tokësore: 1,554 /km$^2$
- Numri i banorëve: 5.9 milion (2008)
- Dendësia mesatare: 3,024/km$^2$
- Renditet ndër qytetet më të rregulluara dhe më të bukura në tërë botën.

Xheda konsiderohet qyteti i dytë saudit pas Riadit për nga madhësia. Ndodhet mu në mes të bregdetit lindor të Detit të Kuq, prandaj edhe quhet qendër ekonomike dhe turistike e Mbretërisë, që e lidh atë me Afrikën dhe me vendet e tjera. Xheda llogaritet urë lidhëse në mes Mbretërisë dhe haxhinjve përtej Detit të Kuq, të atyre haxhinjve që udhëtojnë me aeroplan dhe të disave prej tyre, që vijnë përmes udhëve tokësore.
Disa nga veçoritë e Xhedës:
- Sipërfaqja tokësore: 1,320 /km$^2$
- Numri i banorëve: 3,400,000 (2007).
- Dendësia mesatare: 2,921/km$^2$.




UNIVESITETET NË MBRETËRINË SAUDITE

Mbretëria e Arabisë Saudite ka gjithsejt 26 universitete dhe 21 institute e fakultete të tjera të ndara. Kurse ka gjithsej 27 aeroporte: 5 ndërkombëtare, 5 krahinore dhe 17 vendore.

Historia e përhapjes së Islamit. Thirrja islame filloi në Mekë, prej ditës së parë të zbritjes së Shpalljes hyjnore nga ana e Allahut xh.sh. përmes melekut Xhibrit tek Muhamedi a.s.. Pastaj përhapja e Islamit u zgjerua menjëherë pas hixhretit nga Meka në Medinë, për të marrë më pastaj përmasa më të mëdha. Islami u përhap dhe u shtri në tërë Xhezirën Arabe pas çlirimit të Mekës, në vitin e 8 hixhri ose 630 miladi.

Disa ajete kur'anore që sinjalizojnë disa vende të Mbretërisë Saudite:

"Pasha fikun dhe ullirin! Dhe (kodrën) Turi Sina-en! Dhe këtë qytet të sigurisë!" (Et-tin: 1-3). Qyteti, ka të bëjë me Mekën. "Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo në Bekë (Mekke), e dobishme, udhërrëfyese për mbarë njerëzimin". (Al Imran: 96). Shtëpia (xhamia), ka të bëjë me Qabenë. "Po nëse hipokritët dhe ata që kanë zemra të sëmura, edhe ata që përhapin gënjeshtra në Medinë, nuk ndalen, Ne do të bëjmë që ti të dominosh mbi ta e pastaj ata nuk do të jenë fqinjë me ty në të, vetëm një kohë të shkurtër". (El Ahzab: 60). Medina – domethënë qyteti i Pejgamberit a.s. .

"… E edhe në ditën e Hunejnit, kur ju mahniti ju numri i madh …" (Et-tevbe: 25). Hunejn, është vendi ku ka ndodhur beteja e Hunejnit, në mes Mekës dhe Medinës.

Disa nga ngjarjet historiko-islame të rëndësishme, që ndodhën në territorin e Saudisë:

Lindja e Pejgamberit të fundit – Muhamedit a.s. , në 571 m, në Mekë. Martesa e Muhamedit a.s. me Hadixhen r.a., në 595 m, në Mekë. Fillimi i Shpalljes, zbritja e Kur'ani dhe thirrja islame, në 610 m, në Mekë. Shpërngulja e parë dhe e dytë e myslimanëve, në 615, 616 m, në Habeshe. Vdekja e zonjës Hadixhe r.a. në vitin 10 pas Shpalljes, në Mekë. Tri takimet e Pejgamberit a.s. me ensarët, në vitet 11, 12 e 13 pas Shpalljes, në Mekë. Hixhreti i myslimanëve së bashku me Pejgamberin a.s., në vitin 622 m. Beteja e madhe e Bedrit, në vitin e 2-të hixhri. Lufta e Uhudit, në vitin e 3-të hixhri. Lufta e Hendekut, në vitin e 5-të hixhri etj.

Disa nga ashabët e varrosur në Arabinë Saudite:

Ebu Bekr Es-sid-dik r.a.,Umer ibn El Hat-tab r.a., Uthman ibn Af-fan r.a., Abdur-rahman ibn Avf r.a. Sa'd ibn ebi Vekas, Seid ibn Zejdi, Hamza ibn Abdul Mut-talib r.a. - Përveç këtyre – ashabëve që përmendëm më sipër, ka edhe shumë të tjerë, p.sh. nga dëshmorët e Bedrit, Uhudit, Hajberit, Hunejnit, nga betejat me murtedët dhe shumë beteja të tjera. Mirëpo ata nuk i cekëm për shkak të numrit të madh të tyre dhe hapësirës së kufizuar.

Literatura e konsultuar:
1) Dr. sc. Riza I. ÇAVOLLI; Gjeografia Regjionale e Azisë, Universiteti i Prishtinës, Prishtinë, 1998; 2) Nexhat H. Rexha, Nazif Gashi; Gjeografia 8 Shkolla e mesme e ulët, LIBRI SHKOLLOR, Prishtinë, 2007; 3) Mr. Mesh'hur Hasen Hamud, Dr. Hasen Jusuf Ebu Semur dhe Umer Muhammed El-Armuti, Mevsuatu-l-Alemi-l-Islami, boton: Vekaletu-n-Neiimi Li-l-i'lani ve-t-Tiba'ati, Amman – Jordani, viti: 1994 m / 1414 h; 4) Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, Logos-a, 2009, Shkup; 5) Munif Abdu-l-Aziz Ata, Dr. Fuad Kablan; Udhamaau -l-Islami, boton: Daru -l-Jusufi, Bejrut – Liban, botimi i parë, viti: 2000 m / 1421 h; Ueb faqe: 6) http://ar. wikipedia. org/wiki






NJOFTIM

Bashkësia Islame e Kosovës dhe Medreseja e Mesme 'Alauddin' në Prishtinë, njoftojnë të gjithë të interesuarit se edhe këtë vit organizojnë dhe udhëheqin prerjen e kurbanave për nevojat e Medresesë së Mesme 'Alauddin' në Prishtinë me paralelet e saj në Prizren dhe Gjilan.

Pagesa mund të bëhet në zyrat e Këshillit vendor të Bashkësisë Islame dhe në Medrese.

Më gjerësisht mund të informoheni në tel: 038/22-44-44 ; 044/186-220 ; 044/186-221

## Çmimi i kurbanit 100 €

‘SHTËPIA (XHAMIA) E PARË E NDËRTUAR PËR NJERËZIT, ËSHTË AJO QË U NGRIT NË BEKË (MEKË), E DOBISHME DHE UDHËRRËFYESE PËR MBARË NJERËZIMIN.
ATY KA SHENJA TË QARTA; VENDI I IBRAHIMIT, DHE KUSH HYN NË TË, AI ËSHTË I SIGURT’’
ALI IMRAN, 96-97

“LEBBEJKE ALL-LLAHUMME LEBBEJK”

KUR HAXHIU E LË VENDIN E TIJ, LE TË KUJTOJË DALJEN E TIJ NGA KJO BOTË ME VDEKJEN, DREJT DITËS SË KIAMETIT DHE NGJARJEVE TË VËSHTIRA QË JANË NË MES TYRE. PO ASHTU KUR AI TA VESËH IHRAMIN, LE TA KUJTOJË VESHJEN E QEFINIT TË TIJ DHE DALJEN PARA ALLAHUT ME NJË VESHJE TJETËR NGA VESHJA E BANORËVE TË DYNJASË”
IBNI KUDAME

DUAJA MË E VLEFSHME ËSHTË AJO E ARAFATIT. DUAJA MË E VLEFSHME QË KAM THËNË UNË DHE PEJGAMBERËT PARA MEJE, ËSHTË:
LA ILAHE IL-LA LLAHU VAHDEHU LA SHERIKE LEHU, LEHUL MULKU, VE LEHUL HAMDU, VE HUVE ALA KUL-LI SHEJIN KADIJR”
TIRMIDHIU DHE TË TJERËT





HAXHI I PRANUAR (I KRYER ME DINJITET) PA MËKATE E I RESPEKTUAR (TEK ALLAHU), PËR KËTË S'KA SHPËRBLIM (TJETËR) PËRVEÇSE XHENNETI"
TABERANIU

TË PËRGJIGJEM, O ALLAHU IM, TË PËRGJIGJEM... TË PËRGJIGJEM TY, QË JE NJË DHE I VETËM...

HAXHIU KUR TË SHOHË QABENË, LE TË SJELLË NË ZEMRËN E TIJ MADHËSHTINË E SAJ DHE LE TË FALËNDEROJË ALLAHUN PËR KËTË MUNDËSI QË I KA DHURUAR..., NDËRSA, KUR TË SHFAQET PARA TIJ MEDINA, LE TË KUJTOJË SE AI ËSHTË VENDI QË ZGJODHI ALLAHU PËR EMIGRIMIN E TË DËRGUARIT TË TIJ, ATY ËSHTË SHTËPIA E TIJ DHE VARRI I TIJ. KUR TË NDODHET PARA VARRIT, LE TA PËRGATISË ZEMRËN PËRMADHËSHTIMIN DHE RESPEKTIMIN E TIJ. PËRFYTYRO ATË FYTYRË TË TIJ FISNIKE, DHE DËRGOJI SELAM E DIJE SE PEJGAMBERI A.S. E NDIEN PRANINË DHE SELAMIN TËND".
IBNI KUDAME

"PËR HIR TË ALL-LLAHUT, VIZITA E SHTËPISË (QABESË) ËSHTË OBLIGIM PËR ATË QË KA MUNDËSI SHKUARJEJE TEK AJO, E KUSH NUK E BESON (AI NUK E VIZITON); ALL-LLAHU NUK ËSHTË I NEVOJSHËM PËR (IBADETIN QË BËJNË) NJERËZIT."
ALI IMRAN, 97

"LEBBEJKE ALL-LLAHUMME LEBBEJK"






NJOFTIM

Bashkësia Islame e Kosovës dhe Medreseja e Mesme 'Alauddin' në Prishtinë, njoftojnë të gjithë të interesuarit se edhe këtë vit organizojnë dhe udhëheqin prerjen e kurbanave për nevojat e Medresesë së Mesme 'Alauddin' në Prishtinë me paralelet e saj në Prizren dhe Gjilan.

Pagesa mund të bëhet në zyrat e Këshillit vendor të Bashkësisë Islame dhe në Medrese.

Më gjerësisht mund të informoheni në tel:
038/22-44-44 ; 044/186-220 ; 044/186-221

**Çmimi i kurbanit 100 €**

Besart SHALA

# Muhamed El Batani



Ebu Abdullah Muhamed ibn Xhabir ibn Sinan el-Harrani es-Sabi el-Batani, i njohur në Evropë me emrin Albategnius, ishte astronom dhe matematikan arab mysliman i shekullit IX.

El Bataniu u lind më 850 në Batan (një krahinë në Harran), Mesopotami.[1] Babai i tij ishte Xhabir ibn Sinan el Harrani, i cili gëzonte reputacion si punues i instrumenteve në Harran. El Bataniu po ashtu kishte aftësi për punimin e instrumenteve astronomike, mjeshtëri që i kishte mësuar nga i ati. Më pastaj ai shkoi në qytetet Antiok dhe Rrakah të Sirisë, ku mori mësime të avancuara në shkencë, duke iu përkushtuar studimeve në astronomi, trigonometri, algjebër, gjeometri dhe gjeografi. Po ashtu merrej me vrojtime astronomike, të cilat i bënte me saktësi të mrekullueshme.

Qyteti err-Rrakah, prej nga el Bataniu kishte bërë shumicën e vrojtimeve, përparoi kur Harun er-Rashidi u emërua si Halifi i pestë i dinastisë Abasite, më 14 shtator 786, dhe e ndërtoi edhe më shumë këtë vend. Ky qytet u riemërua me emrin el-Rashid në atë kohë, por deri në kohën kur el Bataniu filloi vrojtimet e tij atje, iu kthye emri err-Rrakah. Qyteti gjendej në pjesën perëndimore të brigjeve të lumit Eufrat, kurse në Antiok të Sirisë El Bataniu themeloi një observator, i cili mbajti emrin e tij.

Nga fundi i shek. IX ai emigroi në Kasr el-Xhiss, që gjendej afër Samaras, dhe atje punoi deri në fund të jetës së tij. Vdiq në vitin 929.

Vepra Fihrist (Lista) është punim i përpiluar nga libërshitësi Ibn Nedim më 988. Ai jep shënime të plota rreth literaturës arabe, e cila ishte në dispozicion gjatë shekullit X, dhe përshkruan shkurtimisht disa nga autorët e kësaj literature. Ibn Nedimi El Bataniun e përshkruan si:

…një ndër vrojtuesit e famshëm dhe udhëheqës në gjeometri, astronomi teorike dhe praktike. Ai përpiloi një punim mbi astronominë, me tabela që përmbanin të dhëna nga vrojtimet e tij që u kishte bërë Diellit dhe Hënës, duke dhënë kështu përshkrime më të sakta sesa ato nga Ptolemeu në Almagest. Në këtë punim ai jep të dhëna mbi lëvizjet e pesë planetëve, me të dhëna të përmirësuara, si dhe kalkulime të tjera të nevojshme astronomike. Disa nga vrojtimet që përmenden në librin e tij të tabelave, janë bërë në vitin 880 dhe më vonë më 900. Askush nuk njihet në fenë islame që të ketë arritur përsosmëri të ngjashme në vrojtimin e yjeve.[2]

KONTRIBUTET NË ASTRONOMI

Pa dyshim që punimi më i famshëm i El Bataniut është Kitab el Zixh, që ka 57 kapituj. Fillon me ndarjen e sferave qiellore në shenja të horoskopit dhe në shkallë.

Kalkulimet matematikore të bëra në prapavijë, ishin prezantuar si operacione mbi thyesat seksagesimale (të gjashtëdhjeta) dhe funksionet trigonometrike.

Në kapitullin e katërt të këtij punimi, El Bataniu paraqiti të dhënat nga vrojtimet që kishte bërë ai personalisht, duke vazhduar pastaj deri në kapitullin 26 me elaborimin e problemeve të ndryshme astronomike, ku përfshin në një masë edhe materiale nga Almagesti i Ptolemeut. Lëvizjet e Diellit, Hënës dhe pesë planetëve, të cilët njiheshin në atë kohë, janë diskutuar nga kapitulli 27 deri në kapitullin 31, kurse dy kapitujt e fundit bëjnë fjalë rreth konstruktimit të orëve diellore dhe konstruktimit të instrumenteve të ndryshme astronomike.

El Bataniu në veprën e tij el-Zixh kishte katalogizuar 489 yje, kurse ndër arritjet kryesore të tij ishte përcaktimi i gjatësisë së vitit diellor, kur bëri përllogaritje mbresëlënëse me një saktësi të lartë dhe erdhi në përfundimin 365 ditë, 5 orë, 46 minuta dhe 24 sekonda, vlerësim ky i cili dallon vetëm për 2 minuta nga vlera reale.

El Bataniu përdori metodologji unike vlerësimi për saktësinë në tabelat e tij, ai kalkuloi dhe përcaktoi vlerat e ekuinokseve në 54.5” për vit, apo 1° në 66 vjet dhe vlerësoi pjerrtësinë eliptike të boshtit të Tokës me 23 shkallë e 35 minuta.

Ai gjithashtu zbuloi lëvizjen e apogjesë së Diellit dhe zbuloi se apogjeja ishte në gjatësi prej 82 shkallësh[3] me se edhe përmirësoi gabimin e Ptolemeut prej 17 shkallësh, pasi ai apogjenë e kishte vlerësuar me 65 shkallë. El Bataniu studioi tekstet klasike duke i verifikuar dhe rafinuar këto punime. Ai po ashtu kishte përmirësuar disa nga kalkulimet e Ptolemeut për sa i përket orbitës së Hënës dhe të planetëve.

Ndër të arriturat e tjera të tij ishin edhe përcaktimi i gjatësisë së vitit tropikal, pastaj zbulimi i azimutit dhe përcaktimi i vendndodhjes së tij në qiell, si dhe parashikimi i eklipseve dhe punime rreth paralaksit. El Bataniu kishte bërë vrojtime të sakta të fenomeneve astronomike, siç ishin eklipset e Diellit e të Hënës dhe konstatoi se distanca në mes Diellit dhe Tokës është e ndryshueshme dhe si rezultat i kësaj janë edhe eklipset unazore të Diellit dhe eklipset e plota.

Punimi i tij më i rëndësishëm që përmban tabelat astronomike të njohura si el-Zixh el-Sabi, fillimisht ishte përkthyer në gjuhën spanjolle në shek. XIII, me urdhër të mbretit nga Kastilja, Alfonso X, e më pastaj u përkthye edhe në gjuhën latine nga Plato Tiburtinus prej Tivolit, më 1116, me titull De Motu Stellarum (Mbi lëvizjet e yjeve) dhe ishte botuar në Nuremberg më 1537. Ky punim i el Bataniut kishte pasur ndikim të madh jo vetëm në astronominë e Botës Islame, por edhe në zhvillimin e astronomisë dhe trigonometrisë sferike në Evropë gjatë mesjetës dhe në fillim të renesancës.[4]

Një ribotim i kësaj vepre ishte paraqitur në Bolonjë më 1645. Duhet të theksojmë se që të dy këto përkthime kanë mbijetuar, dorëshkrimi i përkthimit të Platos gjendet në Vatikan, kurse Biblioteka Escorial gjithashtu posedon një dorëshkrim të El Bataniut, që është një traktat mbi kronologjinë e astronomisë.

El Bataniu është i rëndësishëm në zhvillimin e shkencës për disa arsye, por njëra prej tyre është edhe ndikimi i madh i punës së tij tek shkencëtarët siç ishin: Tiko Brahe, Johan Kepler, Galileo dhe Koperniku, i cili e kishte përmendur se i detyrohej El Bataniut dhe e kishte cituar atë në librin që ka inicuar Revolucionin kopernikan, De Revolutionibus Orbium Coelestium.

KONTRIBUTET NË MATEMATIKË

Në shekullin IX, sikurse edhe sot, njeriu studionte mrekullitë e krijimit nga ana e Zotit dhe relacionin Tokë – qiej, prandaj nuk është e çuditshme pse myslimanët drejtuan vëmendjen nga trigonometria sferike, dhe El Bataniu ishte ithtari krysor i saj.

Në matematikë El Bataniu prodhoi një varg relacionesh trigonometrike,si p.sh.

$$\tan\alpha = \frac{\sin\alpha}{\cos\alpha} \qquad \sec\alpha = \sqrt{1+\tan^2\alpha}$$

Ai po ashtu zgjidhi ekuacionin sin x = a cos x, që e çoi në zbulimin e formulës:

$$\sin x = \frac{a}{\sqrt{1+a^2}}$$

Për dallim nga Ptolemeu, i cili përdori mënyra gjeometrike, El Bataniu përdori metodologjinë trigonometrike, e cila ishte një avancim i rëndësishëm në matematikë.

Ai kishte dhënë formula të rëndësishme trigonometrike për trekëndëshat kënddrejtë, si p.sh.: b sin(A) = a sin (90° - A).

El Bataniu ishte ndër themeluesit e trigonometrisë dhe ndihmoi në zhvillimin e kësaj fushe. Ai po ashtu ishte ndër matematikanët e parë arabë që futi në përdorim sinusët, duke qenë plotësisht i vetëdijeshëm për superioritetin e tyre mbi kordet greke.

El Bataniu bëri prezantimin e plotë të funksioneve të umbra extensa dhe umbra versa (tangjenteve dhe kotangjenteve), të cilat i përdori në trigonometrinë sferike dhe formuloi tabela me kotangjentet të shprehur në shkallë[5], për çdo shkallë nga 1° deri në 90°.

Përpilimi i tabelave nga ana e tij me kotangjentet, bazohej në relacionin $\cot\alpha=\cos\alpha/\sin\alpha$.[6]

Regiomontanus, i cili u lind më 1436 në Konigsberg, ishte njëri ndër shkencëtarët që çmoi dobinë e tangjenteve, një gjë që e çoi deri tek rishikimi i plotë i punës së El Bataniut.[7]

El Bataniu po ashtu zbuloi funksionet reciproke të sekantit dhe kosekantit dhe u mundua ta përdorte algjebrën për të zgjidhur problemet matematikore, për të cilat grekët përdornin gjeometrinë.

Ai ishte në dijeni të relacionit në mes pjesëve anësore dhe këndeve për trekëndshin e përgjithshëm sferikë, e cila shprehet përmes formulës $\cos a = \cos b \cos c + \sin b \sin c \cos \alpha$.[8] Po ashtu tek trekëndëshi kënddrejtë sferik dha formulën $\cos \beta - \cos b \sin \alpha$.[9]

El Bataniu ishte ndër gjenitë më të mëdhenj të botës që kontribuoi në ngritjen intelektuale njerëzore dhe pasuroi trashëgiminë shkencore, duke shtuar zbulime të reja në astronomi, algjebër dhe trigonometri. Ai u bë i famshëm për vrojtimet e tij të planetëve dhe trupave qiellorë, dhe disa nga zbulimet e tij ende vazhdojnë të zgjojnë interesimin e shkencëtarëve.

Të gjithë shkencëtarët evropianë pajtohen se El Bataniu në shkencë ishte më i ditur se Ptolemeu. Astronomi francez Lalande, kishte thënë se El Bataniu ishte ndër njëzet astronomët më të mirë të gjithë botës, kurse George Sarton autori i encikopedisë së njohur Introduction to the history of science, atë e përshkruan si astronomi më i mirë i kohës së tij dhe një ndër shkollarët më të mëdhenj të Islamit.

Po ashtu vlen të përmendim se, për nder të këtij dijetari, krateri Albategnius në Hënë, me diametër prej 136 kilometrash, është emëruar sipas tij.

1. Ali Abdullah Al-Daffa, Muslim contributions to Mathematics, faqe 70, viti i botimit 1977.()2. W Hartner, Dictionary of Scientific Biography, viti i botimit 1990. 3. William Whewell, History of the Inductive Sciences, from the earliest to the present time, volumi i parë, faqe 178, botues: D. Appleton and Company, pa vit botimi. 4. H. A. R. Gibb, J. H. Kramers, E. Levi-Provenvcal dhe J. Schacht (red.), The Encyclopaedia of Islam, volumi i parë, faqe 1104-5, botues: Luzac and Company, viti i botimit 1960. 5. Ali Abdullah Al-Daffa, Muslim Contributions to Mathematics, faqe 70, viti i botimit 1977. 6. Carra De Vaux, 'Astronomy and Mathematics', The Legacy of Islam, faqe 389, botues: Oxford University Press, viti i botimit 1931. 7. Rene Taton, History of Science: The Beginnings of Modern Science, volumi i dytë, faqe 17, botues: Basic Books, viti i botimit 1964. 8. J. F. Scott, A History of Mathematics: From Antiquity to the Beginning of the Nineteenth Century, faqe 52, botues: Taylor and Francis Ltd, viti i botimit 1969. 9. Howard Eves, An Introduction to the History of Mathematics, faqe 194, botues: Holt, Rinehart and Winston, viti i botimit 1969.

# KULTURORE



Abdullah KLINAKU

## Haxhi në aspektin shpirtëror dhe social

Obligimet fetare si obligime të caktuara nga Allahu i Lartësuar, kanë refleksione shumëdimensionale. Ndikimet e tyre në jetën individuale dhe shoqërore janë të pranishme gjithmonë në forma të ndryshme manifestimi. Obligimet islame edukojnë e formojnë individin dhe shoqërinë e përgatisin dhe e aftësojnë për të bartur dhe për të qenë përfaqësues të denjë të Allahut në tokë. Haxhi, si një nga adhurimet e veçanta në fenë islame dhe si shtyllë e fesë islame, është nga adhurimet që ka ndikime të veçanta në aspektin shpirtëror dhe social të njeriut.

NDIKIMI I HAXHIT NË ASPEKTIN SHPIRTËROR TEK NJERIU

Duke qenë plotësisht të vetëdijshëm se obligimet islame për qëllim primar kanë edukimin shpirtëror, për shkak se ai është shtylla e personalitetit të individit, edhe Haxhi ka efekte dhe ndikime të mëdha në aspektin shpirtëror. Nga ndikimet e Haxhit në aspektin shpirtëror në formë të drejtpërdrejtë ose tërthorazi, mund t'i përmendim këto:

1. Obligimi për Haxhin motivon individin që, me gjithë vështirësitë e mëdha, ta kryejë këtë obligim, me qëllim që të arritjë shpërblimin tek Allahu. Kjo arrihet përmes të kuptuarit se Haxhi është nga obligimet më të rëndësishme fetare. Ebu Hurejre rrëfen se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Mëkatet e vogla të bëra në mes dy umreve janë të falura. Kurse për Haxhin e pranuar, nuk ka shpërblim tjetër përveç Xhenetit (Mutefekun Alejhi).[1] Dëshira dhe vullneti i besimtarit për të kryer Haxhin buron prej kësaj baze, gjegjësisht prej dëshirës së tij për të kryer një ndër obligimet e Allahut xh.sh.. Kësodore ai dëshiron që shpirtin e tij ta mësojë të bëhet i disiplinuar në kryerjen e Urdhrave të Allahut dhe i nënshtrar ndaj Allahut. Ky motiv e bën shpirtin e besimtarit të gatshëm për sakrificë dhe të durueshëm në vështirësi.

2. Obligimi për Haxhin e nxit njeriun që të ruhet edhe nga mëkatet më të vogla, me qëllim që të arrijë shpërblimin e Allahut xh.sh.. Muhamedi a.s. thotë: "Kush e kryen Haxhin pa bërë marrëdhënie intime dhe pa shkelur dispozitat e tij, ai kthehet (i pastër nga mëkatet) sikur atë ditë kur e ka lindur e ëma". (Buhariu dhe Muslimi) Ruajtja nga mëkatet ka tri dimensione: I pari është se besimtari, para se të marrë rrugën për Haxh, pendohet për mëkatet e tij sinqerisht, me qëllim që para Allahut të jetë i penduar. Dimensioni i dytë: ruajtja nga mëkatet gjatë periudhës së Haxhit, me qëllim të pranimit të Haxhit dhe faljes së mëkateve nga Allahu xh.sh.. Si dhe dimensioni i tretë: ruajtja nga mëkatet pas kthimit nga Haxhi, me qëllim që të jetojë një jetë të pastër nga mëkatet. Kur ( haxhiu) e lë vendin e tij, le të kujtojë daljen e tij nga kjo botë me vdekjen, drejt Ditës së Kiametit

3. Udhëtimi i njeriut për Haxhin, me qëllim që t'i përgjigjet thirrjes së Allahut e inspiron atë të mendon rreth udhëtimit të fundit nga kjo botë dhe takimit final me Allahun xh.sh.. Kjo formë e meditimit e shtyn njeriun që të pendohet sinqerisht, të pajiset me më të mirën dhe më të pastrën e pasurisë dhe të bëjë sa më shumë vepra të mira. Këtë meditim e bën më madhështor edhe veshja e Ihramit. Përzgjedhja e pasurisë, përshëndetja me familjen dhe të afërmit, takimi me të panjohur, veshja e Ihramit, pendimi për mëkate, të qarët e të penduarve…, të gjitha këto lënë gjurmë të pashlyeshme në shpirtin e besimtarit dhe, me siguri, për shpirtin e çdonjërit do të jetë ky ilaçi më i mirë i pastrimit shpirtëror. Ibni Kudame thotë: "Kur ( haxhiu) e lë vendin e tij, le të kujtojë daljen e tij nga kjo botë me vdekjen, drejt Ditës së Kiametit dhe ngjarjeve të vështira që janë në mes tyre. Po ashtu kur ai ta veshë Ihramin, le ta kujtojë veshjen e qefinit të tij dhe daljen para Allahut me një veshje tjetër nga veshja e banorëve të dynjasë".[2]

**KUR (HAXHIU) E LË VENDIN E TIJ, LE TË KUJTOJË DALJEN E TIJ NGA KJO BOTË ME VDEKJEN, DREJT DITËS SË KIAMETIT DHE NGJARJEVE TË VËSHTIRA QË JANË NË MES TYRE. PO ASHTU KUR AI TA VESHË IHRAMIN, LE TA KUJTOJË VESHJEN E QEFINIT TË TIJ DHE DALJEN PARA ALLAHUT ME NJË VESHJE TJETËR NGA VESHJA E BANORËVE TË DYNJASË"**
**IBNI KUDAME**

4. Në shpirtin dhe mendjen e njeriut në momentet e para kur i takon ato Vende të Shenjta, ai formon imazh të veçantë për ato vende. Në mendjen e tij bashkohet e kaluara historike, e lexuara në Kur'an dhe e ardhmja e përjetësisë. Shpirti i besimtarit që formohet në këto tri dimensione, i kalon dimensionet e materiales dhe futet në botën e imazheve e të sekreteve të Allahut, të zbuluara për të sinqertët dhe të drejtët. Shpirti i tillë edhe vdekjen e sheh jetë, sepse jeta për të ka tjetër dimension dhe një kuptim më të gjerë. Ibni Kudame thotë: "(haxhiu) Kur të shohë Qabenë, le të sjellë në zemrën e tij madhështinë e saj dhe le të falënderojë Allahun për këtë mundësi që i ka dhuruar…, ndërsa, kur të shfaqet para tij Medina, le të kujtojë se ai është vendi që zgjodhi Allahu për emigrimin e të Dërguarit të Tij, aty është shtëpia e tij dhe varri i tij. Kur të ndodhet para varrit, le ta përgatisë zemrën për madhështimin dhe respektimin e tij. Përfytyro atë fytyrë të tij fisnike, dhe dërgoji selam e dije se Pejgamberi a.s. e ndien praninë dhe selamin tënd".[vi]

Përveç këtij aspekti, Haxhi ka ndikimin e tij shumë evident edhe në aspektin shoqëror. Nga ndikimet e Haxhit në aspektin social, mund të përmendim këto:

1. Pasuria hallall për në Haxh. Besimtari që duhet ta kryejë Haxhin, e ka obligim ta ketë pasurinë hallall, të fituar në rrugë të lejuar dhe të ruajtur në formë të lejuar. Sulejman Vehbi Gavoçi thotë: "(haxhiu) Duhet të zgjedhë mallin e tij më të pastër për ta shpenzuar në një rrugë të madhërueshme".[3] Fitimi i pasurisë mbi këto parime, nënkupton që besimtari i tillë veprimtarinë



shoqërore duhet ta ketë të pastër dhe larg nga të gjitha rrugët e kriminalitetit, fajdes, kamatës, mashtrimit, vjedhjes, ryshfetit…, e formave të tjera të fitimit të pasurisë në rrugë të jashtëligjshme, duke qenë i vetëdijshëm për faktin se Allahu pranon vetëm të lejuarën dhe të mirën. Kjo formë fitimi dhe jetese ndikon që shoqëria islame të jetë e pastër nga dukuritë shkatërruese.

2. Pajtimi dhe rregullimi i marrëdhënieve në mes myslimanëve para nisjes për Haxh. Myslimani është i obliguar që, para se të niset për Haxh, të pajtohet dhe të kërkojë hallallin vëllait të tij mysliman për shqetësimin dhe padrejtësinë që mund t'i ketë shkaktuar. Po ashtu besimtari është i obliguar që t'ua kthej borxhin atyre që ua ka. Pajtimin mes tij dhe të tjerëve, si dhe kthimi i borxhit do të ndikojnë në shtimin e sigurisë së vendit dhe rrethit ku jeton besimtari. Siguria, stabiliteti, mirëqenia dhe besimi reciprok karakterizojnë shoqërinë islame, e Haxhi jep një kontribut shumë të madh dhe ka një ndikim të veçantë në ngritjen e kësaj karakteristike të shoqërisë islame.

3. Barazia e njerëzve. Haxhi me obligimet që i ka caktuar Allahu xh.sh. dhe Pejgamberi a.s., dëshmon për barazinë e njerëzve në Islam. I ziu, i bardhi, i verdhi, pa marrë parasysh ngjyrën, shefat e shteteve, komandantët, intelektualët, barinjtë, të pasurit e të varfrit , pa marrë parasysh pozitën dhe statusin shoqëror, - që të gjithë në Haxh janë të barabartë. Ata janë të veshur në Ihramin e bardhë që të gjithë, janë të rreshtuar në një saf dhe të mbështetur krah për krahu me njëri-tjetrin. Në mes tyre lind dashuria për shkak të besimit e jo për shkak të interesit. Pavarësisht nga vështirësitë, Haxhi nuk është obligim vetëm për meshkujt; është obligim edhe për femrat. Ato janë pjesëtare të këtij adhurimi madhështor dhe anëtarë të një kongresi të madh islam.

4. Kongresi i madh. Haxhi shfaqet edhe si kongresi i madh i myslimanëve. Aty marrin pjesë myslimanët nga të katër anët e botës, me problemet, hallet dhe preokupimet e tyre. Aty njihen fiset, shoqëritë dhe kombet në mes tyre. Formohet afërsia nga myslimanët e gjithë botës dhe ata fillojnë ta ndiejnë veten si pjesë e vërtetë e një trupi. Barazia në gjuhë, ngjyrë, pozitë a prejardhje, - e shndërron Haxhin në një kongres klasik dhe modern shumë madhështor. Në aspektin klasik nënkuptojmë se, kur Haxhi ishte obligim për robin-skllavin dhe për zotëriun e tij, bota tjetër ndodhej ende në ndarjet e klasave shoqërore. E po ashtu, kur Haxhi ishte obligim për femra, bota tjetër kishte probleme për ta konceptuar femrën si njeri. Ndërsa në aspektin modern, nënkuptojmë se Haxhi si adhurim, është i veçantë për karakteristikat e tij nga të gjitha organizimet e kongreseve dhe organizmave të tjerë ndërkombëtarë.

5. Bashkimi dhe vëllazërimi në mes myslimanëve. Haxhi, në kohën e caktuar dhe në vendin e caktuar i bashkon myslimanët nga e gjithë bota, pa marrë parasysh konceptet ndarëse të tyre rreth çështjeve fetare. Aty të gjithë janë pjesë e një safi, të gjithë kanë një Kible, të gjithë I drejtohen një Allahu, të gjithë duan dhe respektojnë një Pejgamber dhe të gjithë dëshirojnë të njëjtën gjë, - Xhenetin dhe faljen e mëkateve nga Allahu. Sulejman Vehbi Gavoçi thotë: "Haxhillëku forcon jetën shoqërore dhe bashkëjetesën vëllazërore në mes njerëzve".[4] Të gjitha këto i njësojnë dhe unifikojnë myslimanët, prandaj duhet të lënë gjurmë të pashlyeshme tek të gjithë myslimanët. Ai unifikim dhe ai bashkim që shfaqet gjatë kësaj periudhe të Haxhit, duhet të vazhdojë edhe pas Haxhit.

(1) Imam Neveviu, Rijadus-Salahin, Përkthimi shqip Logos A, fq 356 (2) Ibni Kudame, Muhtesar Minhaxhul-Kasidin, Kajro 2004, si dhe përkthimi i tij shqip "Rruga e lumturisë së përjetshme" faqe 35. (3) Po aty. (4) Vehbi Sulejman Gavoçi, Shtyllat e Islamit, AIITC 1999, Tiranë, fq 321

**Atdhe IBRAHIMI**

# Haxhi rrugëtim i përjetshëm



Qabeja është faltore e Allahut, drejt së cilës besimtarët kthehen pesë herë në ditë dhe të cilën, sipas Urdhrit të Tij, e ndërtoi Ibrahimi alejhisselam, që të jetë vend ku të tubohen njerëzit e tërë botës…..''Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëzit, është ajo që u ngrit në Bekë (Mekë), e dobishme dhe udhërrëfyese për mbarë njerëzimin. Aty ka shenja të qarta; vendi i Ibrahimit, dhe kush hyn në të, ai është i sigurt''(Ali Imran, 96-97).''S'ka dyshim se ata që nuk besuan dhe pengojnë prej rrugës së Allahut dhe prej xhamisë së shenjtë ( Qabesë), të cilën Ne e bëmë të barabartë për njerëzit, qofshin vendës ose të ardhur, dhe, kushdo që të përpiqet të bëjë ndonjë të keqe a ndonjë mëkat, Ne kemi për t'ua shijuar një dënim të idhët''. (El-Haxhxh,25)

HAXHI JEP SHPRESË PËR FALJEN E MËKATEVE

Haxhi, si njëri nga pesë kushtet elementare të besimit islam, ka rëndësi shumë të madhe për myslimanët, sepse, me shkuarjen në Haxh, myslimanit i shtohet edhe më shumë dashuria për Allahun xh.sh. dhe për Pejgamberin e Tij, Muhamedin a.s.. Qëndrimi përreth Shtëpisë së Shenjtë besimtarin e forcon edhe më shumë në besimin e tij dhe njëkohësisht atij i jep shpresë për faljen e mëkateve nga Allahu xh.sh..

Besimtarët, sot më shumë se kurrë më parë, kanë nevojë për faljen e mëkateve nga Allahu xh.sh., prandaj Haxhi është një mundësi shumë e mirë që besimtari të pastrohet përfundimisht nga mëkatet e tij dhe në këtë mënyrë të fillojë një jetë të re, jetë e cila e çon në shpëtim e jo në shkatërrim...

Muhamedi a.s. thotë: ''Kush e kryen Haxhin në rregull dhe pa gabime, bëhet i pastër sikur të jetë i lindur nga e ëma përsëri''.

Zemrat e besimtarëve gjithmonë kanë nevojë që të kënaqen, duke shijuar ëmbëlsinë e imanit të tyre. Atyre që e vizitojnë Qabenë, Shtëpinë ku sot prehet i qetë trupi i Pejgamberit tonë, Muhamedit a.s., u shtohet edhe më shumë ëmbëlsia e imanit të tyre, sepse ata kanë kryer tashmë edhe një obligim mjaft të rëndësishëm, për të cilin janë porositur nga Allahu xh.sh., dhe kryerja e një obligimi me të cilin besimtari porositet nga Allahu xh.sh., është lehtësim i madh shpirtëror dhe një shenjë tjetër pozitive, që dëshmon se besimtari ka frikë e respekt për Allahun xh.sh. dhe se në zemrën e tij ndien dashuri të madhe për Allahun dhe për Pejgamberin e Tij ''Për hir të Allahut, vizita e Shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo''. (Ali Imran, 97).

HAXHI MBJELL KUJTIME TË THELLA PËR VUAJTJET DHE SAKRIFICAT E PEJGAMBERIT NË RRUGËN E DAVES

Allahu xh.sh. dëshiron gjithmonë që zemrat tona të jenë të pastruara nga mëkatet dhe ato të ndiejnë afërsinë me Krijuesin e tyre dhe, me shkuarjen në Haxh, besimtari i sinqertë e ndien vërtet se është më afër Krijuesit të tij dhe, duke i kujtuar më pastaj sakrificat e mëdha që pati Pejgamberi ynë në ruajtjen dhe përhapjen e fesë islame, ai bëhet edhe më i fortë në kuptimin shpirtëror, fetar dhe moral, sepse, duke përkujtuar shëmbëlltyrën njerëzore dhe profetike të Ibrahimit a.s., dhe të Pejgamberit tonë të fundit, Muhamedit a.s., besimtari njëkohësisht ia kujton vetes së tij se



edhe ai duhet të ecë rrugës së drejtë dhe të mos devijojë nga mësimet e Pejgamberit, të dashurit të zemrave tona: ''Pra, kështu; kush madhëron atë që Allahu e bëri të shenjtë, ajo është më e dobishme për të tek Zoti i vet''. (El-Haxhxh,30). Besimtarët e sinqertë, kudo dhe kurdoherë, janë të mishëruar me Fjalën e Allahut xh.sh., prandaj ata nuk ngurrojnë asnjëherë që t'i përgjigjen thirrjes së Krijuesit të tyre, qoftë edhe atëherë kur u duhet të sakrifikojnë diçka më shumë nga vetja e tyre ose edhe nga familja e tyre, sepse ata gjithmonë llogarisin për shpërblimet e Allahut xh.sh., të cilat janë të vazhdueshme në Ahiret për ata që i kryejnë me përkushtim Urdhrat e Tij, prandaj, në suaza të tërë atyre sakrificave, besimtari pajiset edhe me disa veti pozitive, të cilat ndikojnë që ai të ndryshojë rrënjësisht në karakterin e tij. Pra, besimtari në këtë kontekst gjithmonë mund të shndërrohet nga një njeri të cilit i mungojnë vlerat më sublime morale, në një njeri që ka vlera të çmueshme morale dhe ka individualitet të veçantë prej një besimtari, i cili nuk bie lehtë në grackat që i përgatit shejtani i mallkuar: ''(vijnë) Për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre dhe që ta përmendin Allahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi) dhe që i ka furnizuar me kafshë. Hani, pra, prej tyre ( kurbaneve) dhe ushqeni të ngushtuarin e të varfrin''(El-Haxhxh, 28)

Sot mjerisht disa hanxhinj, të cilët shkojnë në haxhillëk, kthehen ashtu siç shkojnë. Ata kthehen pa ndryshuar asgjë në vetitë dhe konkretisht në sjelljet e tyre morale. Sigurisht që kjo është për të ardhur keq, sepse Allahu xh.sh. e zbriti Fjalën e tij dhe Haxhin e bëri obligim për ata që kanë mundësi ta kryejnë, në mënyrë që besimtarët të përmirësojnë veten e tyre, dhe sjelljet e mira në Haxh të reflektojnë në mënyrë të njëjtë edhe në familjet dhe në përgjithësi në rrethin ku besimtarët myslimanë jetojnë: ''pra, largohuni nga ndytësitë e idhujve dhe nga fjalët shpifëse''. (El- Haxhxh,30)

## MEKA NJË VEND I PASTËR QË PASTRON NJERËZIT NGA MËKATET

Është obligim parësor i çdo myslimani që të jetë pasqyrë e mirë për rrethin ku jeton, sepse, duke qenë i tillë, besimtari e dëshmon më së miri besimin e tij të sinqertë para të tjerëve, meqë praktika e dëshmon më së miri besimin e secilit. Besimtarët e sinqertë janë pikërisht ata që janë më të dashurit tek Allahu xh.sh. ose, siç i përshkruan Allahu në Kur'anin famëlartë: ''Ata që, kur Ne u mundësojmë vendosjen në tokë, e falin namazin, japin zekatin, urdhërojnë për të mirë dhe largojnë prej së keqes. Allahut I takon përfundimi i çështjeve''. (El-Haxhxh, 41) Le t'ia kujtojmë vetes gjithmonë obligimet që ne i kemi si besimtarë, në ruajtjen dhe përhapjen sa më të gjerë të kësaj feje, gjithmonë duke përkujtuar Ibrahimin a.s. dhe pejgamberët e tjerë me të cilët Zoti është i kënaqur gjithmonë, Allahu në Kur'anin e tij famëlartë thotë: ''Kujto kur Ne e udhëzuam Ibrahimin për në vendin e Shtëpisë (Qabesë), të mos më bëjë Mua shok, pastroje Shtëpinë Time për ata që e vizitojnë (bëjnë tavaf), që qëndrojnë në këmbë duke u falur, duke u përkulur, dhe që bëjnë sexhde''. (El-Haxhxh, 26) Besimtari gjithmonë duhet të jetë prijës i atyre që nisen për të bërë punë të mira, dhe i atyre që kanë për qëllim që këtë fe ta ngrenë në piedestalet më të larta. Allahu xh.sh. do të jetë i kënaqur me ne vetëm atëherë kur ne nuk do t'i shkelim dispozitat e Tij dhe do të jetojmë sipas parimeve të fesë islame, duke i thirrur njerëzit në besimin tonë të drejtë dhe duke i njoftuar ata për haxhin dhe për dispozitat e tjera të Islamit, si feja e vetme e pranuar tek Allahu xh.sh., nëse dëshirojmë që të jemi të lumtur në këtë botë dhe të shpëtuar në Botën tjetër… ''Dhe thirr ndër njerëz për haxhxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura, që vijnë prej rrugëve të largëta''. (El-Haxhxh, 27) Le ta kujtojmë Haxhin si një rrugëtim të përjetshëm, nga i cili besimtari mysliman asnjëherë nuk lodhet duke kërkuar dobitë e tij.

Besim MEHMETI

# Këshilla për sjellje të mirëfillta gjatë Haxhit

Me të vërtet dhuntitë e Allahut janë të shumta dhe të pa numëruara, mirë po nga bujaria e Allahut është se ai dhuron dhe jep edhe më shumë me kusht që të jemi falënderues, në librin e shenjtë thotë "Nëse falënderoni, do t'ua shtoj të mirat, e nëse përbuzni, s'ka dyshim, dënimi Im është i vështirë!"[1] Vëlla i nderuar në këto ditë kemi shumë njerëz që Allahu i zgjodhi për kryerjen e një obligimi shumë të rëndësishëm për Muslimanin, ata i ftoi Krijuesi fuqiplotë ta plotësojnë një kusht nga kushtet e Islamit.Dispozitat e haxhit u paraqitën në temat e mëparshme, mirëpo do të përqendrohemi në disa këshilla shumë të rëndësishme të cilat i ndihmojnë haxhiut në kryerjen e këtij obligimi madhështorë, si dhe do ta ndihmojnë në sjelljet më meritore të cilat i takojnë një haxhiu cili merr rrugën e haxhit. Nga sjelljet dhe veprat morale të haxhiut.

1. PASTRIMI I NIJETIT DHE SINQERITETI NDAJ ALLAHUT XH.SH.

Me ketë vepër madhështore duhet njeriu ta pastron nijetin dhe ta ketë për qëllim të vetëm kënaqësinë e Allahut, se kjo vepër madhështore behet vetëm për hir të Allahut xh.sh e jo për ndonjë qellim apo privilegje tjetër ose arritje e ndo një titulli. Haxhi kryhet për hirë të dashurisë që kemi ndaj Allahut duke kërkuar mëshirën e Tij , dhe duke shpresuar në shpërblimin e Tij, si dhe duke u frikësuar nga ndëshkimi i Allahut. Ky sinqeritet është shumë i rëndësishëm dhe Allahu na urdhëron për të duke thënë: "E duke qenë se ata nuk ishin të urdhëruar me tjetër, pos që ta adhuronin Allahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij, që të largohen prej çdo besimi të kotë, ta falin namazin, të japin zekatin, se ajo është feja e drejtë"

2. KËSHILLIMI DHE NAMAZI ISTIHARE:

Preferohet që çdo haxhi të kërkon këshilla nga ata të cilëve ju beson në çështjet fetare nga hoxhallarët të lagjes apo fshatit, nga ata të cilët kanë dituri fetare dhe të cilët njihen me moralin e tyre të lartë dhe respekt e sjellje të mira. Këto këshilla do ta ndihmon haxhiun në realizimin e objektivave të tija gjatë kryerjes se haxhit.

3. SHKRIMI I VASIETIT (TESTAMENTIT)

4. Çdo musliman duhet ta lenë vasietin (testamentin) për pas ardhësit e tij. Sidomos kur e kemi parasysh se haxhiu po niset në një rruge të gjatë e cila ka plotë vështirësi si dhe plotë mundim, andaj preferohet tua lenë amanet familjes së tij devotshmërinë ndaj Allahut si dhe tu tregoj për obligimet që i ka ndaj të tjerëve si dhe obligimet e atyre ndaj tij.

5. PENDIMI I SINQERTË PËR TË KALUARËN E TIJ

Njeriu është krijese e cila gabon dhe ekspozohet pranë gabimeve dhe sfidave të ndryshme të cilat edhe e qojnë në mëkate të ndryshme, këtë fakt e pohon edhe i Dërguari a.s. ku thotë: "Çdo njeri është mëkatar (gabon) dhe më të mirët nga mëkatarët janë ata të cilët pendohen (pendimtarët)."[3]

Andaj haxhi është një mundësi e pendimit dhe kërkohet një pendim i sinqertë, si dhe të kërkohet hallalli nga ata të cilët kemi gabuar ose u kemi hy në hak.

6. MËSIMI I DISPOZITAVE DHE ÇËSHTJEVE TË FESË

Çdo musliman ka për detyrë dhe obligim të ketë dituri elementare për dispozitat fetare për jetën e tij, mirëpo kjo nuk nënkupton të jetë hoxhë apo mualim, por të paktën çështjet esenciale të cilat kanë të bëjnë me obligimet e tij ditore dhe të cilat ndërlidhen me hallall dhe haram, ashtu edhe haxhiu ka nevojë të paktën ta shton dituri për çështjet të cilat i ndihmojnë për kryerjen e obligimeve të tij gjatë haxhit, mirepo të paktën patjetër për çdo çështje të haxhit për të cilat nuk ka dituri ta pyes udhëheqësin ose hoxhën të cilin e shoqëron gjatë haxhit.

7. ZGJEDHJA E SHOQËRISË SË MIRË

Preferohet që haxhiu mundësisht ta zgjedh edhe shoqërinë e cila e shoqëron në haxh. Një rrugëtim i tillë ka nevoj për një shoqërim të mirë cili të ndihmon dhe i cili krahas kësaj të këshillon në të mire dhe të përkujton Allahun xh.sh.

8. SJELLJA E MIRË GJATË UDHËTIMIT

Kjo çështje është shumë me rëndësi për realizimin e rehatshëm të këtij obligimi madhështor. Duke vizituar këtë vend të shenjtë dhe duke pas parasysh numrin e madh të haxhilerëve gjatë një kohe të caktuar dhe në vend të caktuar mund të konstatojmë se kjo është një nga mrekullitë madhështore dhe shembull e sjelljes njerëzore dhe vëllazërore mes njerëzimit. Sikur se na porosit Allahu xh.sh. që për mes kësaj turme të madhe dhe hapësirës së vogël ta marrim si shembull në jetën tone të përditshme



në vendet tona, aty vërehet mëshira e Allahut xh.sh. mund të vërejmë njerëzit se si respektohen, si ndihmohen si nuk përtojnë që në çdo çast apo mënyrë t'i ndihmojnë njëri-tjetrin, mirëpo edhe më shumë nga kjo është se në rast ku mund të nevrikosen apo hidhërohen ata falin njeri tjetrin me plotë gëzim dhe lumturi. Andaj haxhiu duhet të ketë kujdes në sjelljet e tija, si me shokët ashtu me mikpritësit , organizatorët dhe me mbarë muslimanët që gjinden në atë vend. Aty janë të gjithë të barabartë nuk ka kombe më i mire se ndonjë komb tjetër, aty dallimi i vetëm që vlen është mes të mirëve është në bamirësi dhe devotshmëri.

9. RESPEKTI I RREGULLAVE TË ORGANIZATORIT

Allahu krijoi njerëzit të ndryshëm në shumë aspekte në fizionominë e tyre, në psikologjinë, në adete dhe sjellje, kështu që është fakt se nuk mund kurrë të arrijmë që t'i kënaqim të gjithë, mirëpo zbatimi i rregullave dhe ligjeve na e mundëson një baraspeshe mes njerëzve, dhe kjo është me se e nevojshme gjatë kohës së Haxhit, rregulloret dhe ligjet qofshin ato nga shteti apo nga organizatori janë në dobi të haxhilerëve, andaj është shumë e rëndësishme respektimi dhe zbatimi i tyre e sidomos përcjellja e direktivave të hoxhallarëve me të cilët shoqërohet haxhiu. Të gjitha këto lehtësojnë shumë realizimin e të gjitha qëllimeve tona që kemi paraparë me këtë obligim të madhërishëm.

## NUK E KA TË PLOTËSUAR BESIMIN IMANIN AI I CILI NUK JA DONË VËLLAIT TË VET ATË QË JA DONË VETËS.

**BUHARIU DHE MUSLMI**

10. NDIHMA TJERËVE

Angazhimi maksimal në ndihmesën e tjerëve është nja nga virtytet e larta të haxhiut. Këto ditë që i kalon haxhiu në haxhillëk janë ditët më të çmuara tek Allahu xh.sh andaj bamirësia dhe mirësjellja janë rast i mirë për të fituar sa më shumë sevape e në veçanti në shërbimin e haxhilerëve tjerë, andaj ai që cili ka mundësi trupore apo materiale mos të nguron që ta shtrije dorën e ndihmesës çdo kujt kush ka nevojë dhe çdo kujt ka mundësi, sepse etika e haxhit është devotshmëria dhe bamirësia në praktike aty ku ka zhurmë, aty ku ka kallaballëk, aty ku ka vështirësi dhe kërkohet sjellja e moralshme mund të vërehen muslimanët e mirë. I Dërguari a.s na porositë: "Më i miri nga ju është ai cili ka sjelljet më të mira."[4]

11. SHFRYTËZIMI I KOHËS NË IBADET

Koha e haxhit është e kufizuar me ditë të caktuara dhe çdo çast është i rëndësishëm andaj duhet që maksimalisht të shfrytëzohet koha në namaz me xhemat, në dhikër, dhe përkushtim ndaj Allahut xh.sh , në vepra të mira. Duhet të kemi kujdes mos ta mundojmë dhe lodhim vetën në sendet e kota, siç ndodh shëtitja neper tregje të shumta dhe vizita e vendeve ose ndërtesave të bukura të cilat shkaktojnë lodhje e pastaj ndikojnë në qëllimin tonë kryesor që kemi marr ketë udhëtim të bekuar.

Këto ishin disa nga porosit për sjelljet e haxhiut gjatë këtyre ditëve të bekuara për lehtësimin e kryerjes se haxhit. Andaj të kujdesemi për sjelljet tona dhe mos t'i harrojmë porositë e shumta të Dërguarit a.s.

Dhe në fund e përmbyllim këtë temë me porosinë e Muhamedit a.s. e cila po ta kishim ne muslimanet parasysh çdo kohë do të ishin sjelljet tona shumë me të ndryshuara. Thotë i Dërguari i Allahut a.s.: Nuk e ka të plotësuar besimin, Imanin ai i cili nuk ja donë vëllait të vet atë që ja donë vetës.[5]

(1)Ibrahim,7 . (2) El-Bejine,5 (3) Tirmidhiu. (4) Tirmidhiu. (5) Buhariu dhe Muslimi

**Mr. Ramadan ASLLANI**

# Figura morale e Ervehesë

## Ndikimi edukues i islamit në veprën "Erveheja" të Muhamed Kyçykut – Çamit

Letërsia e bejtexhinjve, e cila është zhvilluar në mbarim të shek. XVIII dhe në fillim të atij XIX, shënon një periudhë të një lëvizjeje letrare, që është shkruar me alfabet oriental, kryesisht arab dhe turk. Kjo letërsi, edhe pse e shkruar me alfabetet e sipërthëna, ishte me fjalë të gjuhës shqipe, natyrisht me një leksik nga gjuhët ndikuese arabe e turke, të frymëzuar nga realiteti i kohës - nga ai i pushtimit osman në hapësirat shqiptare. Letërsia në fjalë, që është kryesisht poezi, prej nga edhe rrjedh kjo fjalë - "bejte", kishte dy çështje të rëndësishme për popullin dhe kulturën shqiptare. E para, përmes këtyre shkrimeve, është ruajtur dashuria ndaj gjuhës, kombit dhe besimit; e dyta, është ruajtur nga asimilimi dhe shkombëtarizimi prej një gjuhe dhe populli tjetër.

Përfaqësuesit e kësaj lëvizjeje letrare kanë trajtuar tema të ndryshme - të guximshme për realitetin dhe zakonet e kohës, duke filluar nga ajo e parasë në poezinë e Hasan Zyko Kamberit "Paraja"; temën e agallëkut në poezinë "Teferiqi në Belçë" e Nezim Frakullës - Beratit dhe, së fundi, temën më të rëndësishme - atë të moralit dhe nderit të femrës shqiptare të besimit islam, që paraqitet në poemën "Erveheja" të Muhamed Kyçykut - Çamit, e cila për kohën ishte një "top vepër". Ishte "top vepër", sepse asokohe, femrës nuk i jepej vend në letërsi, por as në shoqëri në mënyrë të barabartë me mashkullin. Fjala e gruas ishte pothuaj tabu - e ndaluar, kurse ajo e burrit ishte vendosëse. Ndërkaq, Muhamed Kyçyku - Çami, figurën e femrës shqiptare islame e ngriti mbi burrin dhe moralin e tij.

Në shkrime thuhet se frymëzimin për ta shkruar këtë temë, përkatësisht këtë poemë - Muhamedi e mori nga një legjendë romantike, saktësisht nga një libër turqisht me titullin REVZA, që ka kuptimin e lulishtes, kopshtit me lule:



*Pa digjoni një hiqajet*
*në zemanëra të parë,*
*Në Revza e bën rivajet*
*punëra që kanë gjarë.*[1]

Ndoshta, simbolikisht ka të bëjë edhe me Ervehenë[2], saktësisht me bukurinë e saj të rrallë ndër ato nuse të sapomartuara, e cila i qëndroi besnik burrit të saj, duke e ruajtur nderin dhe moralin e femrës. Këtu është edhe esenca e këtij shkrimi: një femër shqiptare e ndikuar nga një edukim fetar islam, i qëndroi besnik burrit të saj, duke vuajtur lloj-lloj të pavërtetash, po edhe torturash deri në vdekje, por, pa thënë Zoti, ajo nuk ndërroi jetë.

PERIPECITË E ERVEHESË
PËR RUAJTJEN E NDERIT
DHE TË MORALIT

Erveheja është një figurë e njohur e femrës në letërsinë e bejtexhinjve, e cila, si një nuse e sapomartuar me burrin e saj, ishte e bukur dhe e pashme, që vërtet tërhiqte vëmendjen e çdo mashkulli për të çuar dashuri me të, por edhe për ta marrë për grua, veçse ajo nuk epej:

*Erveheja qe një grua,*
*Që s'kish shoqe n'atë ditë,*
*Vajzë dhe si u martua,*
*Posi hëna kur bën dritë.*[3]

Nga kushtet e vështira të jetës, burri i Ervehesë detyrohet të shkojë në kurbet, duke ia lënë nusen të vëllait me besë dhe shpresë, se ai do të kujdesej për të, për ta ushqyer, veshur e mbathur, brenda mundësive. Ndonëse i vëllai i premtoi se do të kujdesej për të dhe ai të shkonte në kurbet pa merak, ndodhi e kundërta. I vëllai e tradhtoi fjalën e dhënë kurbetçiut dhe i kërkoi dashuri kunatës - Ervehesë.

*I vëllaj më tjetrë anë*
*U kthe të sos amanetnë*
*Vuri festën më një anë*
*Erdhi e gjet Ervehenë.*
*"Ervehe, moj jetëgjatë!"*
*Menjëherë briti e thirri:*
*"Un'i mjeri dit'e natë,*[4]

Erveheja, e edukuar në frymën e besimit dhe të nderit islam, nuk pranoi të binte pre e epsheve të kunatit, i cili në shenjë të inatit e shpifi si një nuse të pamoralshme, e, siç u tha në fillim, fjala e burrit ishte vendimtare. Sipas ligjeve të kohës, Erveheja duhej të mbytej me gurë nga njerëzit. Me dhunë Ervehenë e nxjerrin në një vend të keq dhe e goditin me gurë, për ta mbytur, dhe e lënë në atë gjendje. Fatmirësisht, pa Urdhrin e Zotit, ajo nuk kishte ndërruar jetë dhe, pas pak kohe, për fatin e mirë të saj, aty pranë kishte kaluar një arab i pasur dhe e dërgoi në shtëpinë e vet, te gruaja. Në këtë familje, Erveheja arrin të shërohet dhe të nisë të punojë, por nuk e lë të qetë arabi, dhe, më pastaj, edhe shërbëtori i tij do t'i vardisej Ervehesë së bukur, por ajo, duke qëndruar e palëkundur në moralin dhe nderin e saj, vazhdoi të priste të shoqin që e kishte në kurbet:

*Jo që jam e martuarë,*
*Po dhe të mos keshë burrë,*
*Në fiqir s'më ka shkuarë*
*Zina që të bënjë kurrë.*[5]

Për të përzënë Ervehenë nga pasaniku, shërbëtori bëri një vepër të rëndë jonjerëzore, duke ia mbytur djalin pasanikut dhe duke ia lënë fajin Ervehesë.

## HUMANIZMI I ERVEHESË DHE RIFILLIMI I JETËS ME BURRIN

Pasaniku e dëboi Ervehenë nga shtëpia, duke i dhënë 400 florinj, si shpërblim që kishte shërbyer tek ai. Më vonë pasaniku e kuptoi se Erveheja nuk ishte dorasja, por këtë e mësoi kur tashmë ishte bërë vonë - ajo kishte shkuar. Në rrugë e sipër, Erveheja pa një hajdut që po e varnin për 400 florinj, dhe ajo u tregua një humanitare, sepse i dha florinjtë e saj për ta shpëtuar hajdutin. Hajduti i vardiset për ta marrë për grua, por ajo nuk i dorëzohet, dhe ai e shet si robëreshë tek një kapiten i anijes. Edhe kapiteni mahnitet nga bukuria e Ervehesë, por ajo, si gjithnjë. Qëndron e palëkundur ndaj asnjë kërkese burrash:

*Q'atë natë kapedani*
*Zu e drodhi mustaqenë;*
*Që po dolli nga limani,*
*Desh të fli me xharinë.*

## NDERI, MORALI DHE BESNIKËRIA, NË REND TË PARË

Si duket, nga një stuhi e detit anija qe fundosur dhe valët e ujit e kishin nxjerrë Ervehenë skaj bregdetit, të alivanosur. Fatmirësisht e takoi një oborrtar, i cili e mori dhe e strehoi në shtëpi, duke u kujdesur për të, por njëkohësisht Erveheja, me Urdhrin e Zotit, filloi të shëronte të sëmurët.. Duke e parë se Erveheja ishte një grua e mirë, e ndershme dhe e moralshme, por që kishte pësuar nga njerëz të këqij, pak para se të ndërronte jetë, e bëri mbretëreshë. Më pastaj, tek Erveheja vijnë i shoqi, i kunati, shërbëtori e hajduti për të kërkuar shërimin e syve. Erveheja kishte kërkuar që së pari të rrëfenin të vërtetën e mirë dhe të keqe të jetës së tyre, pastaj do t'i shëronte. Pasi kishin rrëfyer gjithë ato që kishin bërë ndaj Ervehesë, ajo mori burrin e vet dhe rifilluan jetën e ndërprerë prej kohës kur burri i saj ishte në kurbet, kurse të tjerët i fali.

Kjo histori e dhembshme e një femre shqiptare, që sakrifikon jetën e saj deri në vdekje, por jo edhe humbjen e moralit dhe të nderit njerëzor, fetar e kombëtar, është një shembull i rrallë i besnikërisë dhe i dashurisë së një gruaje për burrin e saj të dashur, të cilin nuk mund t'ia zëvendësonin as pasaniku, as kapiteni, as oborrtari - përveç atij me të cilin kishte nisur dashurinë e parë natën e martesës dhe gjatë kohës sa kishte dashur fati që ata të jetonin bashkë, deri në marrjen e rrugës për kurbet.

Është shumë e rrallë një figurë e tillë femre, e cila e bie veten deri te vdekja me gurë, por pa pranuar dashurinë dhe tradhtinë e kunatit, ndonëse burrit të saj i kishte premtuar se do të kujdesej për të.

Figura të tilla të femrës, - të ruajtjes së besnikërisë dhe të nderit familjar, kombëtar e fetar, ka edhe në letërsinë e mëvonshme shqipe, por jo në këto kushte torturimi e turpërimi, siç ka ndodhur në poemën "Erveheja" të Muhamed Kyçykut - Çamit, kur të kihen parasysh koha dhe trajtimi i femrës në atë kohë dhe në atë shoqëri.

Mendoj se e tërë kjo qëndresë e Ervehesë është bërë në saje të një edukimi fetar islam të femrës, e cila duhet t'i përkushtohet fatit që i ka paracaktuar Zoti, derisa të jetë gjallë burri aktual, pa marrë parasysh se ku gjendet ai - në kurbet, ushtar (nizam) apo gjetiu. Përveç një qëndrese të kësaj nuseje, këtu gjen shprehjen edhe dëlirësia shpirtërore e saj, e cila si një shpirt i tillë arrin t'i përballojë të gjitha peripecitë jetësore dhe, në fund, jeta e saj të rikthehet me burrin në pallatin mbretëror, bile edhe të gjithë ata që e keqpërdorën, të shkonin për të kërkuar shërimin prej saj.

Le të jetë ky një shembull edukimi dhe emancipimi njerëzor i femrës dhe një dëlirësi shpirtërore për njerëzit që i adhuron çdokush e në veçanti Zoti i Gjithmëshirshëm.

1. Dr. Sabri Hamiti, Letërsia e vjetër shqipe për klasën e parë të shkollave të mesme, Shtëpia botuese "Libri shkollor", Prishtinë, 1999, f. 229.; 2. Sipas emrit të Ervehesë është quajtur edhe poema "Erveheja" e Muhamed Kyçykut - Çamit, në të cilën kanë punuar tre autorë. Së pari ka punuar Muhamedi, më pas Hajdar Gjiroksatriti, i cili e pastroi nga disa fjalë të huaja, kryesisht orientale dhe së fundi Jani Vreto, i cili e përshtati dhe e botoi në Bukuresht, më 1888, që ekziston edhe sot e asaj dite një botim i tillë. ; 3. Grup autorësh, Historia e letërsisë shqipe, I-II, Enti i Teksteve dhe i Mjeteve Mësimore i Krahinës Socialiste autonome të Kosovës, "Rilindja", Prishtinë, (botim i tretë), 1975, f. 218. ; 4. Dr. Sabri Hamiti, Letërsia e vjetër shqipe për klasën e parë të shkollave të mesme, Shtëpia botuese "Libri shkollor", Prishtinë, 1999, f. 231. ;5. Dr. Sabri Hamiti, Letërsia e vjetër shqipe për klasën e parë të shkollave të mesme, Shtëpia botuese "Libri shkollor", Prishtinë, 1999, f. 232.



# Sheh Galibi

## Stamboll 1757 – Stamboll 1799

Emrin e vërtetë e ka Mehmed. Poetë kanë qenë edhe i ati, Mustafa Reshid Efendi, dhe i gjyshi, Mehmed Efendi. Në poezitë, në fillim ka përdorur pseudonimin Esad, pastaj, Galib. Mësimet e para i mori nga i ati, nga i cili mësoi edhe persishten. Pastaj mori mësime gjuhe dhe letërsie nga shehu i teqes (selisë) mevlevite të Gallatës, Hysejin Dede, dhe nga Hoxha Nesh'et Efendiu. Filloi të thurë poezi në moshë të re. Bëri imitime të poezive të mjeshtërve të kaluar Fuzuli, Hajali Bej dhe Nedim, si dhe të disa poetëve të kohës. Mori për model rrymën letrare Sebk-i Hindi dhe Shevket Buhariun. Sistemoi një Divan ndërsa ishte ende njëzet e katër vjeç dhe dy vjet më vonë, pasi në një kuvend u lavdërua shumë vepra "Hajdarabad" e Nabiut dhe u tha se ishte e papërsëritshme, mori të shkruajë rrëfimin poetiko-lirik "Hüsn-ü Aşk" (Bukuri dhe Dashuri) me temë vështirësitë e arritjes së dashurisë pasionante hyjnore, që është një nga mesnevitë më të suksesshme të letërsisë së Divanit, të cilën e përfundoi në një kohë shumë të shkurtër prej gjashtë muajsh.

Me dëshirën e familjes dhe lutjen e Ebubekr Çelebiut, Galibi u kthye në Stamboll për ta përfunduar aty, në teqen mevlevite të Jenikapë-së, edukimin mistik të filluar në Konja. Në fund, Galibi i cili e kishte edukuar shpirtin dhe zotëronte një frymëzim dhe ekzaltim të thellë mistik, ndërsa ishte ende tridhjetë e katër vjeç, u caktua sheh i teqes (selisë) mevlevite të Gallatës. Sulltan Selimi III, i cili i pëlqente shumë poezitë e Galibit dhe ishte edhe vetë poet dhe kompozitor, herë pas here i bënte vizitë teqes mevlevite të Gallatës, ndiqte ritualet mistike, ndërkaq që e ftonte Sheh Galibin në Pallat dhe zhvillonte me të biseda konfidenciale. Me kërkesën e Sheh Galibit, sulltani meremetoi edhe teqen, edhe tyrben e Mevlanait (poetit dhe mistikut Mevlana Xhelaleddin Rumi, themeluesit të tarikatit mevlevit). Galibi që thotë se e mori të fshehtën nga Mesnevija, që pyet "Të fala nga e dashura për ne a s'ka?" duke e rikrijuar formën poetike tardije, dhe që pranohet si poeti i madh i fundit i poezisë së Divanit, bashkon në vetvete, nga katër poetët e mëdhenj paraardhës, lirizmin e Fuzuliut, turqishten e pastër stambollase të Bakiut, shprehjen entuziaste dhe të sinqertë të Nedimit dhe mendimet e fuqishme të Nabiut.

Krahas Divanit, ka lënë sprovat letrare "Hüsn ü Aşk Mesnevîsi", "Şerh-i Cezîre Mesnevî", "Sohbetü's-Sâfiyye" dhe "Tezkire-i Şu'arâ-yı Mevleviyye".

### *Gazel*

*Imzot je; respekt në botë në paça, prej teje e kam;*
*Në paça emër mes të dashuruarve, prej teje e kam!*

*Begati e jetës, krijues i shpirtit tim të gjallë më je;*
*Nga jeta ndonjë fitim në paça, prej teje e kam!*

*Trajtën iluzore ngjyr' e bukurisë tënde ma ka ndriçuar*
*Iluzion lulesh, pranverë në paça, prej teje i kam!*

*Në kohën tënde fati as një thërrime s'më ngacmoi;*
*O diell i ndritshëm, në vajtofsha, prej teje e kam!*

*Ti: qiriri; unë: flutura e malluar që vjen rrotull teje;*
*Çdo natë të të përqafoj në daça, prej teje e kam!*

*Dëshmor i dashurisë sate jam; gjoksi: mal me lule-zjarr;*
*Kandil në tyrbe, qiri në varr në paça, prej teje i kam!*

*Kush më sheh kështu, ciklon në rërë më pandeh;*
*Asgjë mes asgjësë jam; çdo gjë që kam, prej teje e kam!*

*Kur isha margaritar për ty, të vetëm pse më le?*
*Pluhurin mbi pasqyrë të zemrës prej teje e kam!*

*Me lotët-gjak, kupës ngjyrë agimi m'i dhe, saki!*
*Turbullinë n'agimin e kuvendit me verë, prej teje e kam!*

*Zotëria ynë i lartë, strehimi i Galibit është tek Ti!*
*Në kokë një qylaf krenarie në paça, prej teje e kam!*

### *Gazel*

*Sërish vark'e zemrës u thye e doli n'anë;*
*Si shishe e rrokullisur në rrugën me gurishte ra!*

*Kur në kuvend të botës pjesëtohej basm' e qëllimit,*
*Pjesë nga dashuria, një zemër copë-copë na ra!*

*Herë me shtambë të verës supit, kupën nën sqetull,*
*I sëmuri i dëshpëruar në derë të dashnores ra!*

*N'sa pranvera erdh' e bilbili u poq me trëndafilen,*
*Radh' e pritjes me durim zemrës së pavendosur i ra!*

*Zemra u dha pas nishanit-hënë të yjësisë së faqes;*
*Mua, nga fati im ky yll i zi më ra!*

*Sytë drenushe u pulitën nga kënaqësi e bashkimit*
*E klithën: "O Zot!" Dhe rruga në pritjen e saj më ra!*

*Dhe mbeti Galibi i tillë, admirues i rrugës mevlevite;*
*Dikush emër e famë braktisi, dikush pas tyre ra!*

*Nga Antologji e poezise klasike turke / poezia e divanit, 2009, përktheu Mithat Hoxha, përzgjodhi E.A.*



Orhan BISLIMAJ

# Dej-juthizmi i burrit në raport me bashkëshorten

Dej-juthizmi si nocion identifikon mospasjen xhelozi të burrit ndaj bashkëshortes së vet, për diçka që, natyrshëm, duhet të xhelozojë. Fjala 'dej-juth' (që në gjuhën shqipe njihet si 'dojuz' dhe është epitet shumë i keq), në hadithe të Pejgamberit a.s. ka ardhur pikërisht për një burrë që nuk xhelozon bashkëshorten e vet, qoftë kjo për sa i përket dukjes së saj, veprimeve dhe tipareve të saj, që moralisht janë të papranueshme dhe fetarisht të ndalueshme. Përveç kësaj, 'dej-juth' nënkupton burrin "i cili nuk xhelozon ndaj familjes së vet dhe as nuk turpërohet". Prandaj, në gjuhën arabe, 'dej-juth' quhet "bashkëshorti i gruas së pandershme".

## "BURRAT JANË PËRGJEGJËS PËR GRATË, NGASE ALLAHU KA GRADUAR DISA MBI DISA TË TJERË..."
(EN-NISA, 34)

Ndërkaq, me 'dej-juthizëm' në këtë punim kemi të bëjmë me qëndrimin e secilit bashkëshort, që miraton zhveshurinë ekstreme të gruas së tij dhe nuk e kundërshton atë, e as e xhelozon, pa marrë parasysh se burrat e huaj, pa pasur asnjë qëllim, shohin pjesët vitale të trupit të saj. Për këtë qëndrim të shëmtuar, bashkëshorti është fajtor i drejtpërdrejtë, sepse ndikimi i tij në familje duhet të jetë i pashmangshëm dhe autoritativ.

BURRI ËSHTË KRYESUES I FAMILJES

Prej aspekteve që favorizojnë dominimin e burrit në familje, është fakti se ai është i pari i familjes. Sikurse çdo organizim tjetër në shoqëri, që ka të parin e vet, edhe familja ka nevojë për një udhëheqës, i cili bart barrën kryesore për të. Kur'ani famëlartë ka përcaktuar që në familje këtë funksion ta ketë mashkulli, pra burri. Allahu i Lartësuar në Kur'an ka thënë: "Burrat janë përgjegjës për gratë, ngase Allahu ka graduar disa mbi disa të tjerë…" (En-Nisa, 34); ndërsa Pejgamberi a.s. ka thënë:

"Çdonjëri prej jush është bari dhe çdonjëri prej jush është përgjegjës për tufën e tij. Imami (prijësi) është bari dhe është përgjegjës për tufën e tij. Burri është bari në familjen e vet dhe përgjegjës për tufën e tij, gruaja në shtëpinë e bashkëshortit të vet është përgjegjëse për tufën e saj…"

I pari i familjes, bashkëshorti, bart përgjegjësinë e udhëheqjes së familjes dhe ndërtimit të saj sipas dispozitave të fesë islame. Nga ky aspekt, atij i takon që të ushtrojë ndikimin e tij, që secili anëtar i familjes ta jetojë jetën sipas besimit islam. Rrjedhimisht, edhe ndaj bashkëshortes, që ajo ta mbulojë trupin e vet. Të vishet sipas rregullave të Sheriatit islam dhe të distancohet prerazi nga çdo formë e zhveshurisë. Me 'zhveshuri' kemi për qëllim ekspozimin e trupit të femrës (përveç pjesëve të lejueshmeve, siç janë: fytyra, duart dhe këmbët gjer në zogtha) ndaj meshkujve të huaj, me të cilët potencialisht lejohet martesa, pa marrë parasysh nëse kjo bëhet duke lakuriqësuar një pjesë të trupit, apo duke veshur rroba të ngushta, të tejdukshme dhe provokuese.

BURRI E KA 'EMANET' BASHKËSHORTEN

Burri është ai që merr përsipër gruan dhe jo e kundërta. Allahu ka dashur që natyrshëm gruaja t'i ketë disa kufizime si krijesë, që burri nuk i ka. E, pikërisht për këto arsye, burri është epror i bashkëshortes: "… e burrave u takon një përparësi ndaj tyre (grave)." (El-Bekare, 228). Kjo epërsi e burrit, nuk është fituar nga ana e tij, por është autorizim nga Krijuesi. Si e tillë, nuk është themeluar për t'i bërë privilegj burrit, ndonëse as kjo nuk mohohet , po më shumë për t'i dhënë përgjegjësi atij, e tëra kjo bazuar në favoret qeniesore të mashkullit kundrejt gruas. Meqë burri, në parim, është përgjegjës për të siguruar gjërat jetike të familjes,përfshirë ushqimin, pijen, veshmbathjen dhe gjërat e tjera që i nevojiten familjes dhe që duhen siguruar jashtë ambientit familjar. Gruaja, duke marrë parasysh edhe shenjtërinë e moralit, pastaj faktin se asaj jashtë shtëpisë nuk i lejohet të udhëtojë pa "mahremin" (mashkullin me të cilin i ndalohet martesa), pastaj se është e dobët fizikisht, nuk është e ngarkuar me sigurimin e jetesës. Njëherësh, kjo e privon atë që të pavarësohet në jetën e saj. Si e tillë, është e mbështetur në burrin e vet për çdo nevojë të saj dhe është emanet i tij prej Allahut. Kështu e ka saktësuar Pejgamberi a.s., në ligjëratën e tij në Haxhin lamtumirës, kur para të pranishmëve ka thënë:

"Ju porosis që ndaj grave të jeni të kujdesshëm, sepse ato janë nën betimin tuaj dhe nuk e kanë të lejuar të bëjnë çfarëdo qoftë vetë. Allahu jua ka dhënë gratë emanet dhe Ai ju ka lejuar që t'u afroheni…"

BURRI DIKTON VESHJEN E BASHKËSHORTES

Fakti që burri është përgjegjës për çështje të rëndësishme, siç është sigurimi i jetesës, rezulton se ai ka të drejta të mëdha në familje, respektivisht ndaj bashkëshortes. Bazuar në këtë relacion, është



themeluar dhe sistemuar sfera e marrëdhënieve ndërbashkëshortore, përfshirë fejesën, lidhjen e kurorëzimit, pastaj dhe të drejtën për shkurorëzim, etj., e në të gjitha këto raste burri ka epërsinë e iniciativës. Po ashtu atij i është dhënë e drejta që, në rast nevoje, të ndërmarrë edhe masa disiplinore ndaj gruas që tregon shenja kryelartësie apo mosrespekti (En-Nisa, 34).

Në këto rrethana, burri e ka të drejtën e tij të rezervuar për dukjen dhe përcaktimin e veshjes së bashkëshortes sipas rregullave të Sheriatit. Gruas i mbetet të zgjedhë masën dhe shijen, por jo sferën e

mbulimit të pjesëve të trupit. Kjo është e rregulluar nga Allahu. Kundrejt kërkesave sheriatike të burrit, gruas nuk i lejohet kurrfarë padëgjueshmërie. Pejgamberi a.s. ka thënë: “Atyre (grave) kurrfarë padëgjueshmërie nuk u lejohet, e nëse megjithatë e bëjnë, Allahu ju lejon që t'i largoni prej vetes suaj, që të ndaheni prej tyre në shtrat, t'i rrihni, por jo shumë. Nëse heqin dorë prej kësaj dhe bëhen përsëri të dëgjueshme, duhet t'u jepni ushqim dhe veshmbathje si u ka hije.” Fjala “el-ma'ruf” – si u ka hije, që ka



ardhur në këtë hadith, e ka kuptimin “në përshtatje të plotë me fenë dhe traditën”. Prandaj, në marrëshëniet bashkëshortore, bashkëshortja mbetet e obliguar, që t'u përshtatet ambicieve të burrit; të vishet sipas dëshirës së tij; të zbukurohet vetëm për të; t'u përgjigjet kërkesave të tij; të përmbushë porositë e tij dhe ta respektojë atë maksimalisht.

Për dëgjueshmërinë që gruaja duhet të tregojë ndaj bashkëshortit, më së miri tregon edhe ky hadith (Kajs bin Sa'd), i cili ka thënë:

“Erdha te një vend i gjelbëruar, kur i pashë njerëzit se i bënin sexhde një Merzubani - Satrapi të tyre, e unë thashë: O i Dërguari i Allahut, a mos të bëjmë sexhde ty? (Pejgamberi a.s.) Tha: sikur të urdhëroja që ndaj dikujt prej njerëzve të bëhet sexhde, do t'i urdhëroja gratë që të bëjnë sexhde ndaj burrave të tyre, pasi Allahu u ka mundësuar të drejta /tek burrat e tyre.”

BURRI ËSHTË PËRGJEGJËS PËR ZHVESHURINË E BASHKËSHORTES

Nga ajo që u tha më lart, u vërtetua se burri është i pari i familjes dhe mban përgjegjësinë për bashkëshorten e tij, në të gjitha aspektet, pra edhe për (zh)veshjen e saj. Përderisa koncepti i veshjes së gruas ndodh sipas miratimit të burrit, kjo do të thotë se edhe zhveshuria e saj ndodh me dijen e tij. Këtu fillon përgjegjësia e burrit për veshjen e keqe të gruas apo për lakuriqësimin e pjesëve vitale të trupit të saj. Ai është përgjegjës për lejimin e një veshjeje të këtillë dhe për mospengimin e saj. Sepse, burri, ashtu sikurse di të ngrejë zërin e tij kundër ndonjë veprimi të gruas në cilësinë e saj si amvise, po ashtu ai di të ngrejë zërin edhe kundër (zh)veshjes së saj. Veçanërisht kur dihet se burri është mirëmbajtës i familjes, ndërsa gruaja është vartëse e tij. Pra, faji kryesor qëndron tek burri, i cili nuk e obligon bashkëshorten e tij që të duket si i ka hije njeriut.

Le të themi se ka prej burrave, që nuk kanë vetëdije të mjaftueshme islame, sa të binden se gratë e tyre të vënë mbulesën islame. Por ata, për një arsye a një tjetër, kanë një vetëdije të arsyeshme se gruaja nuk guxon të dalë jashtë shtëpisë së saj me veshje ekstravagante dhe zhveshje ekstreme. Megjithatë,me këtë qëndrim të tyre, sado pak të matur, tregojnë një përgjegjshmëri bashkëshortore, ani pse mbulesa është rruga e vetme e mirë, dhe e kundërta e saj është mëkat. Meshkujt e këtillë duket se kanë një vlerësim të pranueshëm për shenjtërinë e moralit publik, pasi ushtrojnë ndikim te bashkëshortet e tyre, që ato ta mbulojnë pjesë dërrmuese të trupit të tyre dhe të mos e vërë trupin e zhveshur të tyre në diskurs të marketingut moral. Prandaj, këta tipa burrash mund të shpëtojnë nga të qenët 'dej-juthistë'.Mirëpo, në anë tjetër, çfarë mund të thuhet për ata bashkëshortë, bashkëshortet e të cilëve manifestojnë zhveshuri ekstreme, e ata i gëzohen kësaj? A thua e bëjnë këtë që gratë e tyre të duken sa më atraktive për meshkujt e tjerë?! A thua dëshirojnë që gratë e tyre, me zhveshjen e tyre të imitojnë kulturat e brishta të kohës, që janë bërë sinonim i çmoralizimit?! A janë të vetëdijshëm burrat e këtillë se, ç'u duhet njerëzve të huaj shpalosja e gjoksit, ravijëzimi i trupit e belit, për sa kohë që ata, po edhe gratë, e dinë se interferimi i imazhit të tyre, është i rezervuar për atraksion seksual? A mos do të thotë kjo se me këto veprime synohet oferta e (ç)moralit dhe gatishmëria për imoralitet? Çfarë synohet në të vërtetë?! …

Për hir të prirjes nga e mira, mund ta pranojmë se asnjëri prej këtyre qëllimeve nuk synohet! Por, megjithatë,mbase është i vërtetë konstatimi në vijim: gratë që demonstrojnë zhveshje ekstreme dhe provokuese, me dukjen e tyre jonormale dhe me trupin e tyre, përgjithësisht synojnë tërheqjen e vëmendjes së meshkujve për respektim ndaj tyre, duke u bazuar në konceptin e provokimit emocional dhe epshor. Prandaj, të

**“JU POROSIS QË NDAJ GRAVE TË JENI TË KUJDESSHËM, SEPSE ATO JANË NËN BETIMIN TUAJ DHE NUK E KANË TË LEJUAR TË BËJNË ÇFARËDO QOFTË VETË. ALLAHU JUA KA DHËNË GRATË EMANET DHE AI JU KA LEJUAR QË T'U AFROHENI...”**

gjithë ata bashkëshortë që lejojnë dhe miratojnë një dukuri të këtillë të bashkëshorteve, kanë treguar haptazi mjerimin e burrërisë, pafuqishmërinë e tyre, që gruan ta kenë atraksion vetëm për vete dhe, si të tillë, janë bërë pjesë e dej-juthizmit."

Sepse, me këtë miratim të tyre, ata kanë rrënuar konceptin e mirëqenies së njeriut, dhe për këtë kanë përgjegjësi para Allahut. Thuhet se xhelozia e mashkullit për ruajtjen e përvetësimit të femrës, është një instinkt i lindur tek të gjithë meshkujt, prej njerëzve dhe kafshëve, përveç një lloji prej tyre, me sa kemi dëgjuar a lexuar, që është derri. Të gjitha kafshët xhelozojnë në përvetësimin e femrës, madje dëshirojnë që asnjë mashkull tjetër të mos afrohet pranë saj, përveç derrit, i cili nuk mërzitet për këtë. Ky është një leksion i mirë për njeriun. E burri që nuk e xhelozon bashkëshorten e vet dhe as që turpërohet për të pahijshmet e saj, si dhe për shfaqjen e pjesëve vitale të trupit të saj, në hadithet e Pejgamberit a.s. është quajtur dej-juth. Ai, në Ditën e Gjykimit do të ketë dënim të rëndë. Transmeton Abdullah Ibnu Omer se Pejgamberi a.s. ka thënë:

"Tre vetave Allahu ua ka ndaluar Xhennetin: konsumuesit të alkoolit, i cili vdes pa u penduar, fëmijës që nuk i përmbush detyrimet e veta ndaj prindërve, dhe dej-juthit (joxhelozit ndaj familjes së vet), që miraton të keqen (ndytësinë) në familje."

## BURRI ËSHTË PËRGJEGJËS PËR (MOS)RUAJTJEN E FAMILJES

Bashkëshorti i cili pajtohet me veprimet e pahijshme të gruas së vet, ka rënë në mëkat edhe nga aspekti i mosruajtjes së familjes së tij nga veprimet që Allahu i ka cilësuar se janë të ndaluara dhe çojnë në zjarr të Xhehennemit. Kundrejt kësaj, Allahu i lartësuar ka urdhëruar në Kur'an:

"O ju që besuat, ruani veten dhe familjen tuaj prej një zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët…" (Et-Tahrim,6). Porosia e ajetit, i adresohet pikërisht të parit të familjes – burrit. Po ashtu, më lart është cituar se Pejgamberi a.s. ka thënë: "burri është përgjegjës për tufën e tij…" Bashkëshorti është i obliguar që të ruajë vetveten e tij dhe familjen e vet prej atyre punëve që janë të dëmshme dhe që janë shkak i dënimit me zjarr. Allahu i Lartësuar, bashkëshorten ia ka lënë emanet burrit, e burri, në këtë rast, jo vetëm që nuk kujdeset në mënyrën më të mirë për këtë emanet, por ai atë e bën simbol të së keqes. Sepse, derisa bashkëshorti përkrah gruan e vet, moralisht dhe materialisht, në veprimet e pahijshme të saj, që ajo të promovojë pa kurrfarë turpi ekstravagancë dhe veshje joislame, ai është bashkëpjesëmarrës në të keqen e saj. Përgjegjësia e tij, pa dyshim, është e madhe dhe rëndohet, në proporcion me imazhin e keq që përshfaq bashkëshortja. Sepse, mbulesa nuk bëhet vetëm për arsye individuale, po bëhet, mbi të gjitha, për të ruajtur moralin publik, respektivisht për të penguar rënien e moralit dhe përhapjen e imoralitetit. Veç kësaj, me veshje të pahijshme dhe joislame, bashkëshortja shndërrohet në një ikonë destruktive edhe për fëmijët, të cilët janë të prirur t'i ndjekin prindërit. Në të gjitha rastet, jo vetëm bashkëshortja, po edhe bashkëshorti, për shkak të pozitës së tij qëndrore në familje, nuk mund të shfajësohet dot nga përgjegjësia.

(1) "El-Mu'xhemul vesit"- ½, (grup autorësh), Stamboll, Turqi, 1989/1410, fq. 306. (2)Dr.Ruhi El-Balbaki, "El-Mevrid"- kamus arebij-inklizij, 1997, Bejrut, fq. 558. (3)Sahihul Buhari, kitabul xhum'ati, babu: el-xhum'atu fil kura vel mudun, nr. 844. (4)Dr. Jusuf Ramiç "Hutbe të zgjedhura të Muhamedit a.s." – përkthim Nexhat Ibrahimi e Miftar Ajdini, botimi i dytë, 1417/1997, Prizren, fq. 105-106. (5)Dr. Jusuf Ramiç "Hutbe të zgjedhura…" op.cit. fq.104. (6)Emri 'Merzuban', që përkthehet si Satrap, është emri i një gjykatësi të një province të vjetër persiane. (7)Suneni i Daremiut, kitabu: es-salatu, babu: en-nehju en jesxhude liehadin, nr. 1427. (8)Musnedi i Ahmedit, kitabu: musnedul muketh-thirine mines-sahabeti, babu: Musnedu Abdilah bin Omer bin El-Hattab, nr. 5117.



Mr. Qemajl MORINA

# Si duhet trajtuar edukimi fetar në shkollat publike?

## Lidhur me debatin: Për apo kundër edukimit fetar në shkolla?

Ka disa ditë që në të përditshmen "Infopress" të Prishtinës, është hapur debati, nganjëherë edhe me tone të ashpra, lidhur me kërkesën e Bashkësisë Islame, për futjen e lëndës edukimi fetar në shkollat publike të Republikës së Kosovës. Në bazë të diskutimeve të deritanishme, shihet se rreth kësaj nisme të BIK-së, e cila është tejet me rëndësi, sepse ka të bëjë me edukimin e bijve dhe bijave tona, janë shfaqur mendime diametralisht të kundërta. Në një anë, janë barrikaduar përkrahësit e propozimit të BIK-së për futjen e lëndës edukimi fetar në shkollat publike, kurse, në anën tjetër kemi mendimin e kundërt, që i thuhet një "Jo" e madhe futjes së kësaj lënde në sistemin shkollor të Republikës së Kosovës. Si grupi i parë, ashtu edhe i dyti, natyrisht që kanë argumentet e veta.

Ajo që vlen të theksohet me këtë rast, është se të dy grupet, çështjen në fjalë e vështrojnë më tepër në rrafshin emocional sesa në atë real. Përkrahësit e idesë së futjes së edukimit fetar mendojnë që shkollat publike të kthehen në "medrese", kurse kundërshtarët e kësaj ideje kanë frikë se nxënësit do të bëhen "hoxhallarë".

SI KOMB NUK PO MËSOJMË NGA PËSIMET TONA, GJATË HISTORISË. NË VEÇANTI NGA ATO NË ASPEKTIN FETAR

Pa pasur nevojë të hyjmë në elaborimin e mëtutjeshëm të argumenteve të njërës apo palës tjetër, duhet theksuar se ne si komb nuk po mësojmë nga pësimet tona gjatë historisë. Në veçanti nga ato në aspektin fetar

apo shpirtëror. Në kohën kur popujt e tjerë përreth nesh këto gjëra, për të cilat ne po i debatojmë, i kanë tejkaluar dhe tash kjo lëndë është pjesë e kurrikulave shkollore, ne kemi filluar debatin nëse duhet apo nuk duhet të inkorporohet edukimi fetar në planprogramet e shkollave publike. Kjo po bëhet për arsyen e vetme që është - t'i ikim identitetit tonë fetar. Mirëpo, konsideroj që vetë hapja e debatit është një zhvillim pozitiv në shoqërinë tonë, ngase debatohet për një kërkesë të një subjekti, që në këtë rast është kërkesë e BIK –së dhe e besimtarëve islamë. Për fat të keq, duhet thënë pa ekuivoke se spektri ynë politik dhe një pjesë e inteligjencies

sonë, jo vetëm që ikën nga identiteti fetar i shumicës dërrmuese të popullit tonë, por edhe atë e konsideron si një barrë që po rënkon mbi supet e saj. A është ky qëndrim i denjë për elitën tonë politike dhe intelektuale, le të mbetet në ndërgjegjen e tyre?! Me këtë rast vlen të theksohet se shkolla është institucion edukativo-arsimor, në të cilin brezi i ri mësohet me botën dhe jetën reale. Kjo është arsyeja pse mendoj në shkollat tona të sistemit publik, është koha që krahas njohurive që marrin nxënësit për shkencat shoqërore e ekzakte, atyre duhet t'u jepet mundësia që të mësojnë edhe për njohuritë themelore të fesë që i përkasin.

Feja është një fakt historik dhe arritje qytetëruese, që nuk mund të mënjanohet nga jeta e përditshme, pra as nga shkolla. Pikërisht ky fakt na obligon që të mendojmë seriozisht për futjen e KULTURËS FETARE në shkollimin e rregullt, me se do të ndryshohej një trajtim ndryshe i fesë nga ai në të shkuarën, dhe të ofrojmë një program më gjithëpërfshirës në formimin e personalitetit të njeriut, si në aspektin e edukimit, ashtu edhe në aspektin e arsimimit.

Në të vërtetë, programet shkollore në të shkuarën, që prej edukimit dhe arsimimit parashkollor e deri tek ai i lartë, kanë qenë të njëanshme në pikëpamje të trajtimit një-ideologjik të të gjitha problemeve të jetës njerëzore. Këtu nuk është fjala për faktin se në procesin edukativo-arsimor nuk merr pjesë vetëm shkolla, po edhe prindërit, edhe bashkësia (fetare), por edhe për atë se kultura fetare bën pjesë në arsimimin e përgjithshëm kulturor, sepse me përmbajtjen e vet përfshin lëndë të rëndësishme individuale shkollore, sikur janë: letërsia, historia, arti, pedagogjia, psikologjia, filozofia, kultura muzikore e të tjera.

## FUTJA E KULTURËS SË FESË NË SHKOLLË DUHET TË KETË PËR SYNIM NATYRALIZIMIN E NDJENJËS FETARE

Më tej, meqë feja është botëkuptim i llojit të vet, të cilin njeriu mund ta bartë në natyrën e tij ose ta marrë nga prindërit, përkatësisht nga bashkësia (fetare), është jokonforme që në programet shkollore të imponohet botëkuptimi i njëllojshëm, i cili njëkohësisht është edhe



antifetar. Sepse shkolla si institucion shoqëror dhe publik, nuk ka të drejtë të përcaktojë (të edukojë dhe arsimojë) vetë brezin e ri.Të drejtë, sidomos kur është fjala për edukimin e brezit të ri apo të fëmijëve tanë, kanë edhe prindërit. Raporti i shkollës dhe prindërve në të shkuarën ka qenë, mund të thuhet lirisht, një raport i subjektit dhe objektit, ku shkolla si subjekt caktonte planin dhe programin e edukimit të fëmijëve tanë, kurse prindërit ishin vetëm vëzhgues, e fëmijët objekt të atij plani e programi, sidomos në atë pjesë të edukimit dhe arsimimit kur për prindërit ishte me rëndësi aspekti fetar.

Natyrisht, nuk duhet pritur që programet shkollore të identifikohen me programet religjioze të bashkësive fetare, dhe as që ato programe të shpien në vlerësimin e religjionit të caktuar, por me të drejtë duhet kërkuar që ato të pushojnë të jenë antireligjioze, të cilat të përjashtojnë çfarëdo diturie religjioze, duke krijuar tek nxënësit një standard moral të dyfishtë. Prandaj, futja e kulturës së fesë në shkollë duhet të ketë për synim natyralizimin e ndjenjës fetare, që do të thotë lirinë e identifikimit me përkatësitë religjioze – kulturore specifike si mirësjellje normale individuale dhe kolektive. Për këtë shkak, kultura religjioze nga shkollimi i rregullt as që është dashur të flaket, pra edhe pyetja nëse duhet inkorporuar ose jo në plan-programet

shkollore, është e tepërt, veçmas tash kur shoqëria jonë gjithnjë e më shumë po bëhet e vetëdijshme për domosdonë e çdo lloj pluraliteti, sikur edhe për gatishmërinë që për të gjitha specifikat e zhvillimit tonë historiko – qytetërues të flitet haptas dhe në të gjitha vendet. Pra, problemi nuk është a të inkorporohet në procesin edukativo-arsimor edhe feja në shoqërinë tonë multikulturore dhe multikonfesoionale, por në ç'mënyrë të bëhet kjo. A të studiohet feja si aspekt i diturive shoqërore-humaniste, ose si lëndë e veçantë, apo kjo detyrë t'u besohet bashkësive fetare, të cilat, në bashkëpunim me MASHT-in, do të hartonin plan-programet, të cilat do t'i kënaqnin kriteret shkollore edhe sipas përmbajtjes, edhe sipas intensitetit? Me fjalë tjera, feja mund të studiohet si arritje qytetëruese, si dukuri shoqërore, si botëkuptim i njeriut mbi botën, si aspekt specifik i komunikimit njerëzor me botën metafizike, si njoftim interkonfesional apo ndjenjë fetare, tash dhe në mënyrë të caktuar, e çdo feje të veçantë si mënyrë praktike e mendimit dhe mirësjelljes, si botëkuptim specifik i formësuar në mësimet specifike fetare. Dhe,në fund, feja me mësime mund të përjetohet, në xhami, kishë apo sinagogë, mund të jetohet në familje dhe bashkësi, si ndjenjë më e thellë e lidhjes ndërmjet njeriut dhe Zotit, e njeriut dhe bashkësisë së tij të ngushtë dhe të gjerë.

Kultura fetare, qoftë si aspekt i lëndëve të caktuara, qoftë si lëndë e veçantë në shkollë, duhet të ketë dimensionin interkonfesional, sepse vetëm ashtu mund ta plotësojë synimin e vet në shoqërinë multikonfesionale, çfarë është jona. Mësimi fetar në suaza të bashkësive fetare edhe më tej duhet kultivuar zgjeruar dhe përkryer.

## DEBATI I HAPUR ËSHTË POZITIV, POR DUHET TË KEMI PARASYSH QË TË RUHEMI NGA DILETANTIZMI NË KONSTATIMET QË JAPIM

Për më tepër jemi të mendimit se kuvendimi mbi futjen e kulturës fetare në shkolla, është një rast për të gjitha bashkësitë fetare që të preokupohen më seriozisht mbi përmbajtjen programore të librave shkollorë të mësimit fetar, si në rrafshin e jetës familjare ashtu edhe në rrafshin e zhvillimit edukativo-arsimor të nxënësit. Në të vërtetë, disa aspekte të edukimit dhe arsimimit fetar, sepse kjo ka të bëjë me veçantinë e çdo feje, është e mundur të sendërtohen vetëm në suaza të familjes, përkatësisht bashkësisë fetare. Së këndejmi, konsiderojmë që, edhe pse futja e kulturës fetare në shkollimin e rregullt është një veprim i arsyeshëm, ajo duhet të jetë e shkallëshkallshme, e painponueshme dhe e lehtë. Në të vërtetë, edukata fetare (mësimi për njohuritë themelore të fesë) së pari kultivohet në familje, pastaj zgjerohet në bashkësinë e caktuar fetare, kurse shkolla do të duhej vetëm ta vazhdonte dhe ta orientonte drejt atë proces të filluar, duke e ushtruar nxënësin në dallueshmëri, shoqëri dhe paqedashje me botëkuptimet e tjera të ndryshme fetare. Kështu mësimi mbi fenë, kulturën fetare në shkollë, do të ishte lëndë edukative e jo indoktrinare. Në këtë rast, mirësjellja me parashenjë religjioze (gjysmëhënë, kryq, ylli i Davidit etj.) do të bëhej normale dhe e kuptuar. Kjo është me rëndësi të kihet parasysh sidomos kur është fjala për mjediset ku jetojnë bashkësitë fetare pakicë, të cilat manifestimin e tyre religjioz më së miri e shprehin në familje dhe bashkësitë fetare.

Prej një edukimi të këtillë religjioz, Kosova si një shoqëri multietnike dhe multikonfesionale, do të kishte vetëm dobi dhe do të ishte shembull edhe për popujt e tjerë të rajonit dhe më gjerë. Aq më tepër sepse ne si popull jemi të njohur që kemi kultivuar tolerancën e mirëkuptimin ndërfetar në mënyrën më të mirë. Prandaj mund të them se këtë vlerë që ka kultivuar populli ynë për shekuj, për se jemi një shembull i mirë, është koha që ta përligjim edhe në sistemin e arsimimit, fillimisht nxënësit të mësojnë për historinë e feve të popullit tonë gjatë historisë, të mësojnë për manifestimin tolerant e fisnik të fesë ashtu siç na mësojnë librat hyjnorë dhe të mësojnë për parimet fillestare e themelore të fesë që i përkasin.

Ne si komb, nuk kemi nevojë që në këtë fazë të zhvillimit tonë politiko-shoqëroro të hapim fronte të reja, duke u marrë me të shkuarën. Punonjësit e arsimit, në të gjitha fazat e historisë sonë kanë qenë në nivelin e misionit të tyre. Institucionet tona të arsimit, bartën mbi supet e tyre barrën më të rëndë të edukimit dhe arsimimit të rinisë sonë, në kushte tejet të vështira. Në veçanti në dy dekadat e fundit të okupimit serb. Në të njëjtën kohë, edhe institucionet tona fetare asnjëherë nuk kursyen që të japin kontributin e tyre aq sa ditën dhe patën mundësi.

Prandaj, me çështjen që është temë debati, është mirë të merren kompetentët e arsimit. Në krye të MASHT-it kemi njerëz kompetentë, të cilët ia duan të mirën Kosovës dhe popullit të saj. Ata janë të interesuar që në të gjitha ciklet e shkollimit të kemi një arsimim sa më cilësor, që nxënësit tanë të dalin sa më të përgatitur. Sepse të gjithë ne, si prindër dhe si pedagogë, jemi të interesuar që fëmijët tanë të edukohen dhe të arsimohen sa më mirë. Zaten, ky është edhe obligimi ynë, si institucione të arsimit dhe institucione fetare të Republikës së Kosovës. Sidomos tash kur e kemi shtetin tonë të pavarur. Jemi në gjendje që problemet tona t'i zgjidhim vetë, në interesin e vendit tonë.

Krejt në fund, debati i hapur është pozitiv, por duhet të kemi parasysh që të ruhemi nga diletantizmi në konstatimet që japim, të debatojmë në mënyrë profesionale, duke marrë parasysh përvojat e popujve e shteteve të tjera, e jo duke iu referuar postulateve të së shkuarës moniste. Të debatojmë, veçse të jemi të përgjegjshëm e jo euforikë në mendime e paragjykues për procesin.



**Intervistë me haxhi Muharrem Jusufin**

# Haxhi para dy dekadave

Haxhi Muharrem Jusufi është lindur në vitin 1935 në Majac të Podujevës. Që nga viti 1995 jeton në Prishtinë. Në moshën 55-vjeçare ka kryer Haxhin. Deri më tani e ka vizituar Qabenë shtatë herë. Para pesë muajsh ka mësuar ta lexojë Kur'anin në gjuhën arabe; edhe pse në moshën 73 vjeç, Kur'anin e lexon rrjedhshëm, si një djalosh i ri.

*Dituria Islame: Na thoni si ju lindi ideja për të shkuar në Haxh?*

Haxhi Muharrem Jusufi: Unë në Haxh për herë të parë kam qenë në qershor të vitit 1990, por ideja ime ishte qysh nja 20 vjet më përpara ta kryeja këtë obligim, sepse e kemi borxh. Me Tefik ef. Gashin, ai dhe unë ishim me bashkëshortet tona, në një kombi/furgon, qemë nisur për haxhillëk. Me ne ishin edhe tre persona të tjerë. Unë në Stamboll pata shkuar me autobus, kurse ata patën ardhur me kombi nëpërmjet Greqisë, ngase Bullgaria nuk na lejonte. Në Stamboll jemi takuar dhe jemi nisur për në Hangare (Ankara) për të marrë vizat e Haxhit. Aty kemi pritur dy ditë për viza dhe më pastaj jemi nisur për në kufi të Irakut, ku jemi detyruar të flemë një natë. Nga Stambolli deri në zonën kufitare kemi udhëtuar pesë ditë. Më pastaj në Bagdad kemi qëndruar dy net; aty faleshim në xhaminë Synetije dhe na thoshin se aty falej ish-kryetari i Irakut, Sadam Hysejni. Kemi fjetur nëpër fusha edhe pse kishte hotele, por ajri ish më i pastër dhe na pëlqente të flinim mbi disa sungjera që i patëm blerë. Dua të theksoj se po ashtu në "ekipin" tonë ishte edhe një furgon tjetër, në të cilin kishte 11 veta. Në Arabinë Saudite, së pari zbarkuan në Medin dhe e falëm xhumanë. Aty qëndruam 10 ditë dhe ndienim një kënaqësi të papërjetueshme. Për ymrin tim nuk kam pasur kënaqësi më të madhe, sa edhe lotët më përziheshin me gëzimin. Vajin s'mund ta ndalja nga kënaqësia që Allahu xh.sh. na e mundësoi të vizitonim ato Vende të Shenjta. Nga Medina jemi nisur për në Mekë, ku u vendosëm në një banesë privat. Kujtoj se një pjesë e Mekës në ato vite nuk ishte pasë ndërtuar ende. Ushqimin e përgatisnim vetë dhe kalonim jashtëzakonisht mirë, po ndienim një frikë se mos do të humbnim nëpër Harem.

*Dituria Islame: Sa pati zgjatur udhëtimi juaj dhe çfarë telashesh patët hasur?*

Haxhi Muharrem Jusufi: Udhëtimi ynë ishte bukur i gjatë, afro pesë javë. Nuk jemi vonuar shumë për t'i marrë viza në Ankara, sepse mulla Tefiku takoi një shok të vetin, i cili punonte në Ambasadën e Saudisë dhe na e lëhtësoi procedurën, se sipas rregullit duhej të prisnim një javë të tërë. Po ashtu dua të cek një detaj shumë interesant: Në Bagdad qemë detyruar të rrinim dy ditë e dy net, sepse në një pikë karburanti shitësi, në vend që ta mbushte kombin me naftë, kishte shtënë benzinë, kështu që na e dëmtoi makinën dhe u desh një intervenim i mekanikut. Kjo na vonoi në këtë udhëtim.

*Dituria Islame :Çfarë ishin ndjenjat tuaja kur arritët në Mekë?*

Haxhi Muharrem Jusufi: Ai gëzim s'mund të përshkruhet. Kam qarë sa s'mund ta përshkruaj me fjalë. Jo vetëm unë, po edhe shokët e mi. Vetëm Allahu kujt ia ban nasib me shku e me e vizitu atë vend! Në atë kohë kishte shumë ndryshime nga gjendja e tashme aty: p.sh. uji i Zem-zemit ishte brenda thellë dhe neve na dukej shumë i çuditshëm; po ashtu në xhemrat kishte shumë kallaballëk dhe ishte rrezik; edhe pse autoritetet policore na udhëzonin si duhej, populli (haxhinjtë)ishin pa sabër.

*Dituria Islame: Çfarë dallon kryerja e Haxhit në ditët e sotme nga ajo kohë?*

Haxhi Muharrem Jusufi: Unë mendoj se ajo kënaqësi dhe lezeti e ai respekt që ishte atëherë, më duket se në ditët e sotme nuk është, dhe hanxhinjë e tashëm më

duken më dembela, sepse në kohën tonë asnjë vakt nuk linim pa shkuar për ta falur në Harem, edhe pse e kishim goxha larg banesën. Ne shkonim rregullisht. Kurse tash nuk i japin rëndësi fare kësaj dhe falen duke menduar se ku të falesh, është njësoj. Unë them se nuk është njësoj si kur falesh në periferi si në Harem. Unë këtë nuk e pëlqej, ndoshta është mirë, po unë asnjëherë, qe shtatë herë shkoj në Haxh, dhe asnjë vakt s'e kam lënë pa e falur në Harem. E tash, si ta kryejnë Haxhin, s'mërziten shumë dhe humbin interesimin për t'i falur vaktet në Harem. Mua më duket se edhe dëshira për haxhin është më e dobët dhe më e zbehtë.
Edhe pse jam 73 vjeç, prapë mund të udhëtoj me autobus për Haxh.

*Dituria Islame: Na kujtoni një ndodhi të Haxhit, ç'ju ka mbetur në kokë nga ajo kohë?*
Haxhi Muharrem Jusufi: Kënaqësinë e herës së parë që kam qenë në Qabe, nuk e kam përjetuar asnjëherë më vonë, por kishim drojë mos po gabonim ndonjë rit të Haxhit, edhe pse mulla Tefiku mundohej vazhdimisht të na tregonte e të na mbante në suaza të kushteve që kërkohen në Haxh. Tash, sa herë që shkoj, ndihem më i lirë. E vetmja gjë që më pengon tash, është gjuha arabe, kurse Meka e Medina tash për mua janë krejt normale. Megjithëkëtë, një rast më ka mbetur në kokë dhe nuk e harroj kurrë. Në një mëngjes herët dola me shokë për ta falur sabahun dhe humba prej tufës e mbeta vetëm. Edhe taksit nuk më merrnin. Derisa po qëndroja aty diku, m'u afrua një arap me gruan e vet dhe më morën me makinën e vet e, në saje të adresës, më dërgoi deri te hoteli. Unë desha t'ia paguaja, po ai nuk pranoi t'ia paguaja kurrsesi dhe më la një fjalë që sot e përdor edhe unë kur i bëj dikujt mirë. Ai më tha: "Dua vetëm dua (lutje) të bësh për mua".

*Dituria Islame: Sa ishte e vështirë për ty të ishe haxhi dhe si të priti rrethi?*
Haxhi Muharrem Jusufi: Vërtet ka qenë më shyhret në kohët e mëhershme që të vizitoje Qabenë. Rrethi e familja na pritën shumë mirë, sepse këtë vizitë në Qabe e bëmë për herë të parë dhe na vizituan shumë njërëz. Hedije u kishim blerë gjithkujt. E pamja (pritja) ka zgjatur më shumë se një muaj. Vinin njerëz e na e bënin për hajr, se ishte kënaqësi. Unë, sepse jam haxhi, ndiej edhe një obligim më shumë, se e di se ku kam qenë.

*Dituria Islame: A ta merr mendja me u nisë prapë me autobus për ta bërë Haxhin?*
Haxhi Muharrem Jusufi: Me gjithë dëshirë, kësaj pune, edhe pse jam i moshuar, s'i pritoj hiç. Shumë qejf kam me u nisë. Nëpër Irak, kur kemi kaluar para 20 vjetësh, kemi pritur në radhë për të marrë bukë, se nuk kishte mjaft, dhe buka jepej në kohë të caktuar. Kemi parë shumë lypës rrugës. Aspak nuk ndiej lodhje për këtë udhë. Nëse më jepet rasti, do të shkoj përsëri.

*Dituria Islame: Sa të holla keni paguar për Haxh në atë kohë dhe a ishte kusht që t'i ndërroje paratë te farkëtari apo jo?*
Haxhi Muharrem Jusufi: Unë kam qenë bashkë me bashkëshorten dhe më ka kushtuar 3,400 DM. Kjo shumë për dikë ishte shumë e madhe për atë kohë, por për mua nuk ka qenë ndonjë shumë e madhe. Për ato ditë që kemi qëndruar atje, kemi shpenzuar rreth 7000 DM. Unë personalisht nuk e kam arritur kohën kur njerëzit shkonin te farkëtari për t'i ndërruar paratë; ajo ka qenë më herët kur njerëzit ishin shumë takva dhe të përpiktë e, për t'u ruajtur prej haramit, i ndërronin paratë te farkëtari, sepse ai i fiton me djers, gjithë ditën mbi zjarr.

*Dituria Islame: Sa keni mundësi që të kujdeseni për pesë kohët e namazit ?*
Haxhi Muharrem Jusufi: Të them të drejtën, që nga viti 1956 unë i fal pesë kohët e namazit e, kur nuk mundem, i fal kaza, dhe namazin nuk e lë kurrë. As gjatë luftës s'e kam lënë asnjë namaz pa e falur; as tash nuk e lë kurrë.

*Dituria Islame: A keni porosi për haxhinjtë e rinj, që do të shkojnë sivjet?*
Haxhi Muharrem Jusufi: Elhamdulilah që Allahu ua ka mundësuar të viztojnë Qabenë dhe kam një porosi: të pajisen me sabër, se, nëse s'e kanë këtë armë, për ta do të jetë shumë zor. Në Haxh shejtani asnjëherë s'ka mundur të më devijojë as të më mashtrojë, dhe kam qëndruar si duhet e i kam përballuar sulmet. Në Haxh dy gjëra duhet të jenë: shëndeti dhe sabri. E këtyre që do të nisen sivjet, Allahu u dhashëë shëndet dhe sabër e të kenë kujdes atje, sepse nuk dihet a ua sjell Zoti më për të shkuar në atë Vend të Shenjtë dhe, në dashtë Allahu për t'ua pranuar duatë, do të kthehen në shtëpi sikur atë ditë kur i kanë lindur nënat e veta. Le ta largojnë dembellëkun, sabër le të bëjnë, sepse vend më të shenjtë në rruzull të tokës s'ka.

*Dituria Islame : Sa e lexoni dhe a ju pëlqen revista Dituria Islame?*
Haxhi Muharrem Jusufi: Unë asnjëherë nuk ngihem me leximin e Diturisë Islame. Më pëlqen shumë, sepse është revistë serioze, që ka ruajtur me vullnet traditën islame dhe vlerat islame në trojet tona. Përveç kësaj, unë i kam edhe 400 tituj librash që i lexoj vazhdimisht. Edhe pse nuk kam qenë në shkollë, lexim-shkrimin e kam mësuar pak gjatë shërbimit ushtarak. Qe pesë muaj kam mësuar të lexoj edhe arabisht dhe po kënaqem duke lexuar Kur'an. Të them të drejtën, për katër muaj, elhamdulilah, kam mundur t' mësoj germat arabisht dhe po lexoj Kur'an. Ky është nimeti më i madh i Allahut, kur e lexon kelamullahun në gjuhën origjinale.

*Intervistoi: Rexhep SUMA*



## NGA VIZITA E MYFTIUT NË PRESHEVË E BUJONOC

Myftiu Tërnava: Organizimi i jetës fetare në Luginën e Preshevës të bëhet në përputhje me vullnetin e qytetarëve, duke marrë parasysh specifikat dhe orientimet e popullatës autoktone të kësaj treve.

Në kuadër të aktiviteteve që ka zhvilluar Kryesia e BI të Kosovës gjatë muajit Ramazan, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, Sekretari i Kryesisë së BIK-së, Resul Rexhepi, Kryeimami Sabri ef. Bajgora, anëtari i Kryesisë, Fahrush Rexhepi, përgjegjësi për veprimtari botuese, Ahmet Sadriu dhe profesori i Medresesë, Jakup Çunaku, një ditë pas Natës së Kadrit, më 16 shtator 2009 qëndruan në Luginën e Preshevës, ku morën pjesë në manifestimin tashmë tradicional, që mbahet në dy qendrat e Luginës, në Preshevë e Bujanoc, kushtuar Natës së Kadrit.

Vizita e Myftiut dhe shoqëruesve të tij në Luginën e Preshevës tek masa kishte zgjuar një interesim të madh, ngase kjo ishte vizita e parë që i bëhej Luginës pas përfundimit të Luftës së fundit (1999) nga ndonjë autoritet i këtij niveli, qoftë nga skena politike, qoftë edhe nga skena fetare.

Për të pritur delegacionin e lartë nga Kosova, që këtë ditë kishte mësyrë Luginën e Preshevës, në vendin e quajtur Crep të komunës së Kamenicës, pak para pikës kufitare të Dheut të Bardhë, kishin dalë përfaqësuesit e këshillave të BI-ve të Bujanocit e Preshevës, respektivisht Ragmi Destani - kryeimam në KBI-së të Bujanocit dhe njëherësh anëtar i Kryesisë së BI-së të Kosovës, i cili përfaqëson Luginën, pastaj Dr. Adnan Ahmeti - kryetar i këshillit të BI-së të Preshevës, - të shoqëruar nga bashkëpunëtorët e tyre. Përveç bashkëpunëtorëve të tyre, nikoqirëve, për ta pritur delegacionin e lartë nga Kosova, u ishin baskuar edhe përfaqësues të pushtetit vendor të Bujanocit.

Për shkak të rrethanave që tashmë dihen, afër pikës kufitare të Dheut të Bardhë, u desh të linim veturat tona dhe të vazhdonim me vetura të nikoqirëve, ngase autoritetet serbe nuk i njohin ende targat e Kosovës.

Në pikën e kontrollit të Kosovës, kaluam me procedurë normale, e po prisnim pak me interes se si do të sillej me ne policia kufitare e Serbisë, ngase disa nga ne kishim vetëm dokumente identifikues të Republikës së Kosovës. Zaten, me këtë pasiguri arritëm në pikën kufitare serbe (në tokën shqiptare) afër fshatit Konçul. Aty ishin bashkë policë serbë e shqiptarë, ose sikur i thonë policia multietnike. Ne udhëtonim me 4 vetura dhe për këtë udhëtim autoritetet serbe ishin në dijeni, prandaj një oficer serb i policisë, u ofrua tek veturat tona për të kërkuar dokumentet.

Tre nga ne, oficerit të policisë serbe i dhamë letërnjoftimet e Republikës së Kosovës.

Oficeri i policës serbe, pas verifikimit, ne tre që kishim letërnjoftimet e Kosovës, na i mori, për të na i dhënë kur do të ktheheshim.

Ajo që vlen të përmendet me këtë rast, është se shumica prej nesh shkonim në Preshevë e Bujanoc, tek vëllazëritë tanë pas një dekade, kurse vetë Myftiu, Mr. Naim Tërnava pas plot 12 vjetësh. (Besim Mehmeti)

## NË BUJANOC MYFTIU U PRIT NGA KRYETARI I KOMUNËS SHAIP KAMBERI

Nga pika kufitare e Konçulit, morëm rrugën drejt Bujanocit, ku Myftiu u ndal në një takim me kryetarin e Kuvendi komunal Shaip Kamberit, i cili shoqërohej nga bashkëpunëtorët.

Kryetari Kamberi, fillimisht e falënderoi Myftiun për vizitën dhe e njohu atë me arritjet, sfidat dhe problemet, me të cilat ballafaqohen qytetarët e Bujanocit. Nga sfidat që përmendi, kryetari Kamberi veçoi mungesën e teksteve të historisë, letërsisë dhe muzika shqiptare për nxënësit e shkollave fillore e të mesme të Luginës. Ai tha se nga 10 shkolla fillore, sa ka komuna e Bujanocit, 6 janë në gjuhën shqipe. Më tutje, duke folur për gjendjen në arsim, kryetari Kamberi tha se kanë 2 shkolla të mesme, një në gjuhën shqipe e një në gjuhën serbe. Ai po ashtu përmendi edhe kërkesën e institucioneve të Luginës që të shihet mundësia për hapjen e fakulteteve në gjuhën shqipe, meqë autoritetet serbe të arsimit tash nuk i njohin diplomat e Universitetit të Prishtinës.

Vizitën e Myftiut Tërnava në Luginë, kryetari Kamberi e quajti si historike dhe shumë domethënëse për banorët e atjeshëm. Ai, gjatë bisedës me Myftiun, u interesua të mësonte qëndrimin e BIK-së për organizimin e jetës fetare në Luginën e Preshevës.

Pasi përgëzoi për punën e bërë dhe rezultatet e arritura, Myftiu Tërnava e njohu kryetarin Shaip Kamberi me vizionin dhe qëndrimin e BI-së të Kosovës për organizimin e jetës fetare në Luginë. "Pavarësisht se çfarë mund të shfaqë ndonjë individ, ne si BIK jemi të vendosur që jetën fetare të besimtarëve të kësaj ane ta organizojnë vetë besimtarët e Luginës në bashkëpunim e bashkërendim dhe nën mbikëqyrjen e përkrahjen e Bashkësisë Islame të Kosovës." Myftiu tha se e di si frymojnë besimtarët e kësaj ane, dhe e di mirë orientimin e tyre. "Është interes yni, - theksoi ai, që të kemi një organizim të mirëfilltë të jetës fetare në Luginë- në bashkëpunim me BIK-në e Kosovës, pjesë organike e së cilës është edhe Lugina e Preshevës. Ne na ndajnë kufijtë e imponuar, por nuk kemi nevojë të ndahemi shpirtërisht, prandaj duhet të organizohemi siç është më së miri".

## IQINDIA NË XHAMINË E CORROTICËS

Pas takimit me kryetarin e Kuvendit komunal të Bujanocit, një pjesë e delegacionit të Kryesisë së BIK-së mbeti në Bujanoc për të marrë pjesë në një ligjëratë,

që do të mbahej nga Këshilli i BI së Bujanocit, ndërsa Myftiu, i shoqëruar nga pjesa tjetër, u nisën drejt Preshevës. Nikoqirët tanë kishin paraparë që namazin e iqindisë ta falnim në xhaminë e bukur të fshatit Corroticë të komunës së Preshevës. Në këtë fshat, respektivisht tek xhamia, arritëm pak me vonesë, po, megjithatë, aty takuam xhamatin që sapo kishin falur namazin e iqindisë. Pas një përshëndetjeje shumë vëllazërore, dhe pas falëm edhe ne namazin e iqindisë, Myftiu Tërnava u foli shkurtimisht xhematlinjve të tubuar për rëndësinë e Ramazanit, për vlerën e Natës së madhe të Kadrit dhe për qëllimin e vizitës që po i bënte Luginës.



Në xhaminë e Correticës takuam edhe imamin Nexhmedin Ademi- një ish-student i FSI-së të Prishtinës. Duhet thënë për këtë fshat se kishin ndërtuar një xhami të bukur, që është për lavdatë e lakmi.

**NË SHTËPINË E KULTURËS NË PRESHEVË PRITJE MADHËSHTORE PËR MYFTIUN**

Nga Corrotica vazhduam rrugën për Preshevë. Gjatë rrugës morëm vesh se salla e shtëpisë së kulturës "Abdullah Krasniqja" ishte e mbushur plot me xhematlinj nga Presheva e rrethina, që ishin mbledhur aty për të dëgjuar ligjëratën e Myftiut për Natën e Kadrit, një manifestim që mbahet tashmë tradicionalisht në Preshevë për Natën e Kadrit.



Hyrja në sallën e shtëpisë së kulturës për të gjithë qe emocionuese, po edhe më emocionuese ishte për të pranishmit në atë sallë, sepse ata i vizitonte një udhëheqës a prijës fetar nga Kosova,
pas një dekade. Për të pritur Myftiun dhe shoqëruesit e tij, në hyrje të shtëpisë së kulturës kishin dalë imamët dhe xhematlinjtë, që i bënë një pritje madhështore. Fillimisht të pranishmëve iu drejtua kryetari i KBI-së të Preshevës, dr. Adan Ahmeti, i cili falënderoi Myftiun dhe shoqëruesit e tij për vizitën.
Dalja në foltore e Myftiu të Kosovës, nga të pranishmit u prit me një interesim shumë të madh, kurse përshëndetja e Myftiut për qytetarët e Preshevës, në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, nga të pranishmit, që kishin mbushur sallën, dhe një numër i konsiderueshëm që qëndronin në këmbë në hapësirat ndihmëse të sallës, u prit me duartrokitje të gjatë.
Myftiu fjalën e tij e konceptoi në përputhje me gjendjen në Preshevë e Bujanoc. Pjesa e parë e fjalës së Myftiut qe e karakterit didaktik e shpjegues për muajin e madhëruar të Ramazanit, për rëndësinë dhe dobitë e agjërimit, për qëllimin social e edukues të këtij muaji. Në pjesën e dytë të fjalës së tij, Myftiu foli për nevojën e organizimit të jetës fetare, respektivisht të institucioneve që do të jenë përgjegjëse për zhvillimin e jetës fetare islame në Luginën e Preshevës. Myftiu u angazhua që organizimi i jetës fetare në Luginën e Preshevës të bëhet në përputhje me vullnetin e qytetarëve, duke marrë parasysh specifikat dhe orientimet e popullatës autoktone të kësaj treve. Para të pranishëmve, Myftiu shpalosi edhe platformën e organizimit të institucioneve fetare në Luginën e Preshevës. Ai u shpreh për një organizim të pavarur, duke ruajtur lidhjen organike me Bashkësinë Islame të Kosovës si edhe deri më tash, si dhe përfaqësimin e institucioneve të Luginës në forumet e BIK-së. Myftiu bëri thirrje që para interesave personale të vihen interesat kombëtare e fetare të qytetarëve të kësaj ane. Ai tha se pret që deri në festën Kurban- Bajramit do të ketë një qartësim institucional të Luginës për sa i përket organizimit të jetës fetare. Fjala e Myftiut u ndërpre disa herë nga duartrokitjet e të pranishëmve.
Myftiu fjalën e tij e përfundoi me premtimin që do të vizitojë më shpesh Luginën, për se u shpreh se nuk do jetë aq e vonë, si kjo pas 12 vjetësh.
Duhet thënë se në sallën e Shtëpisë së kulturës ishte i pranishëm edhe deputeti i vetëm shqiptar në Kuvendin e Serbisë, Rizah Halimi. Mediet lokale dhe ato që kanë përfaqësi në Luginën e Preshevës, vizitës së Myftiut i kushtuan një vëmendje të madhe, madje televizionet lokale xhiruan në tërësi fjalën e tij.
Pas përfundimit të manifestimit, pak para kohës së iftarit, u nisëm këmbë drejt restorantit "Evropa". Përgjatë rrugës shumë qytetarë të rastit ndalonin për të përshëndetur Myftiun, dhe të gjithë e përgëzuan për vizitën.

**PRESHEVA SË SHPEJT DO KETË NJË XHAMI TË BUKUR**

Pas iftarit, namazin e akshamit e falëm në xhaminë e re, që ishte në ndërtim e sipër, një xhami që ia kanë lakmi të gjitha qendrat jo vetëm të Kosovës, po edhe në rajon. Sipas kompetentëve të Këshillit, xhamia së shpejti do të përurohet solemnisht.
Kjo xhami, për bukurinë e saj të dalluar, qe një befasi e këndshme për ne, kurse preshevarët kishin arsye të ndiheshin krenarë për të, ngase ishin në rrugë të realizimit të një objekti madhështor.
Pas namazit të akshamit, morëm rrugën drejt Bujanocit, ku u bëmë bashkë me pjesën tjetër të delegacionit tonë, dhe prej andej drejt Kosovës, gjithnjë të shoqëruar nga kompetentët e këshillave të BI-së të Preshevës e Bujanocit, që na shoqëruan deri në Crep të Kamenicës.



**MYFTIU TËRNAVA VIZITOI KROACINË**

Rijeka me Qendër Islame

Me ftesë të Kryetarit të Bashkësisë Islame të Kroacisë, h. Shefko ef. Omerbashiç, nga 2 deri 4 tetor 2009 qëndruan për vizitë zyrtare në Kroaci, Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava i shoqëruar edhe nga sekretari i Kryesisë së BIK, Resul Rexhepi dhe referenti financiar, Kasim ef. Gërguri. Shkak i qëndrimit në Kroaci të delegacionit tonë qe manifestimi me rastin e fillimit të ndërtimit të Qendrës Islame në qytetin bregdetar kroat, Rijekë, për se nikoqirët kishin ftuar shumë personalitete nga Kroacia, rajoni e Bota Islame. Përpos takimit me nikoqirët në Qendrën Islame në Zagreb, delegacioni ynë, gjatë qëndrimit në Zagreb e Rijekë pati takime të shumta me homologë nga vendet e rajonit, si me reisin e BI të BeH Dr. Mustafa Ceriç, kryetarin e BIF të Maqedonisë, reisin Sulejman ef.Rexhepin etj.Po ashtu Myftiu Tërnava pati një takim me presidentin kroat, Stipe Mesiç, Ministrin e Vakëfit të Katarit, Aimad Abdulla Al-Marri, Ministrin e Kulturës së Kroacisë, Prefektin e Zagrebi atë të Rijekës si dhe shumë personalitete të tjera nga Kroacia, Bosnja e rajoni.Më pas më 3 tetor, Myftiu Tërnava qe i pranishëm në manifestimin e vënies së gurthemelit të Qendrës Islame në qytetin e Rijekës, në këtë solemnitet morën pjesë mbi 7000 veta, në mesin e të cilëve Kryetari i Kroacisë, z. Stipe Mesiç, Ministri i Kulturës së Kroacisë, Ministri i Vakufit të Katarit, Aimad Abdulla Al-Marri,si dhe përfaqësuesit e bashkësive fetare nga rajoni.Pas Zagrebit, tanimë edhe qyteti i bukur kroat bregdetar, Rijeka, së shpejti do të bëhet me Qendër Islame.

*(R. Shkodra)*



**MYFTIU TËRNAVA PRITI KOMANDANTIN E RI TË KFOR-IT LTG. MARKUS BENTLER**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, priti në takim njohje Komandantin e ri të KFOR-it, LTG Markus Bentler, të cilit i shprehu mirëseardhje dhe i uroi sukses në drejtimin e trupave të KFOR-it me misionin në Kosovë.Myftiu Tërnava tha se forcat e KFOR-it, tash e një dekadë ruajnë dhe garantojnë paqen dhe stabilitetin në Kosovë e në rajon.

"Si deri tash, edhe në të ardhmen, ne jemi të përkushtuar që të bashkëpunojmë me forcat paqeruajtëse që shërbejnë në Kosovë" -tha myftiu Tërnava.Myftiu, gjithashtu, falënderoi Komandantin e KFOR-it, LTG Markus Bentler edhe për gatishmërinë e KFOR-it për të bashkëpunuar me bashkësitë fetare.Myftiu Tërnava shprehu mbështetjen e fuqishme të tij dhe të Bashkësisë Islame për praninë e NATO-s në Kosovë. Myftiu tha se BIK është e përkushtuar që të kultivojë tolerancë e mirëkuptim ndërfetar e ndërnacional, si vlera të popullit të Kosovës. Komandanti i KFOR-it, LTG Markus Bentler, tha se KFOR-i është këtu që të ruajë paqen dhe stabilitetin e Kosovës. Komandanti foli edhe për rolin e bashkësive fetare në krijimin e klimës së afrimit e të mirëbesimit në mes komuniteteve që jetojnë në Kosovë.

**MYFTIU VIZITOI INSTITUTIN PARASHKOLLOR "LULISHTJA E DRITAVE"**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga kryeimami, Sabri Bajgora dhe përgjegjësja për Departamentin e Grave , znj. Besa Ismajli, më 13 tetor vizituan Institutin parashkollor "Lulishtja e Dritave" në Prishtinë, ku u pritën nga Arditë Boshnjaku-Nushi menaxhere e Institutit.Znj. Boshnjaku pasi që e njohu Myftiun dhe shoqëruesit e tij me punë e institutit, e falënderoj atë dhe kryesinë e BI për përkrahje e mbështetje. Boshnjaku tha se ne në këtë Institut fëmijët tanë po i përgatisim për shkollim të rregullt, shpresoj që po i edukojmë mirë.Ndërsa myftiu pasi që ka përgëzuar për punën që bëjnë, u shpreh se është i kënaqur kur sheh një kujdes e një edukim të tillë të fëmijëve tanë. "Ëështë urdhër i Allahut që të kujdesim për fëmijët tanë. Kryesia e BIK do të mbështes dhe do të përkrah këtë dhe institute të ngjashme që kujdesen për edukimin e fëmijëve parashkollor" ka shtuar myftiu Tërnava. Myftiu gjatë vizitës së institutit, në shenjë përkrahje për punë që bëjnë, menaxheres ia dhurojë një lavatriqe dhe një frigorifer.

**KA NISUR NDËRTIMI I GODINËS SË FSI**

Kohë më parë respektivisht në fillim të shtatorit ka nisur që të realizohet edhe praktikisht projekti për ndërtimin e godinës Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës.Godina e FSI do të ndërtohet në hapësirën në mes selisë së kryesisë së BIK dhe ndërtesës së tashmë të FSI. Sipas projektit godina e FSI, në bazë do të ketë një sipërfaqe prej 3500 m katrore, kabinetet për mësim, kabinetet për profesorë, një sallë e amfiteatrit modern, një

hapësirë për një bibliotekë , salla leximi, një restorant, si dhe hapësira tjera ndihmëse si parkingu etj.Godina e FSI-së do të ndërtohet falë donacionit nga shoqata "Zaid bin Sulltan" nga Emiratet e Bashkuara Arabe. Projekti peshon afro 1 milion euro,kurse kohëzgjatja e punimeve do të jetë 14 muaj , kështu që vitin e ardhshëm akademik studentët e FSI ta fillojnë në ndërtesë të re. Punimet, i kryen N.N. TAU-GEN-Inginiering", nga Lipjani.
*(R. Shkodra)*

**NË PEJË KOMPANIA "DEVOLLI GROUPS" NDËRTON XHAMI**

Të premten, më 9 tetor 2009, në një solemnitet rasti, në qytetin e Pejës, respektivisht në lagjen "Dardania 1" u vu guri i themelit të xhamisë. Kërkesa e besimtarëve që në këtë lagje të kishin një xhami ku të mund t'i kryenin ceremonitë fetare ka qenë e kamotshme, mirëpo vetëm tash nisi të bëhet realitet, tash kur financimin e ndërtimit të xhamisë e ka marrë përsipër kompania e njohur pejane "Devolli Grooups", pronarë Blerim e Shkëlqim Devolli, bijtë e rahmetliut haxhi Ibrahim Devolli –themelues i kësaj kompanie, emrin e të cilit do ta mbajë xhamia. Në solemnitetin e organizuar qenë të pranishëm edhe ish-Myftiu i Kosovës, Dr. Rexhep Boja, pastaj Kryeimami Sabri ef. Bajgora, kryetari i Kuvendit të BIK-së Xhabir Hamiti, përgjegjësi për veprimtari botuese i kryesisë së BIK-së, Ahmet Sadriu, përfaqësuesit e KBI-së të Pejës me në krye Nexhmedin Hoxhajn, përfaqësues të Kuvendit komunal, përfaqësues të familjes e kompanisë Devolli si dhe shumë qytetarë të tjerë. I shoqëruar nga tekbiret e të pranishmëve, gurin e themelit e vuri ish-Myftiu, tani dekan i FSI-së të Prishtinës, Dr. Rexhep Boja, i cili përshëndeti të pranishmit në emër të Myftiut Naim tërnava dhe të Kryesisë së BI-së të Kosovës. Dr. Boja, në fjalën e tij tha, ndër të tjera: "Sot është një ditë e veçantë, ngase jemi tubuar që të vëmë gurthemelin e një xhamie, financimin e së cilës do ta bëjnë vëllezërit tanë nga kompania "Devolli". Lusim Zotin që këtyre t'ua shtojë pasurinë, dhe njëkohësisht presim që shembullin e kompanisë "Devolli" ta ndjekin edhe kompani të tjera të Kosovës, të cilave Zoti u ka dhënë pasuri". Në manifestim përshëndetën edhe kryetari i KBI-së të Pejës, Nexhmedin ef. Hoxha, dhe përfsaqësuesi i kompanisë "Devolli".Duhet thënë se edhe truallin për ndërtimin e xhamisë e ka blerë kompania "Devolli Groups". Sipas një parallogarie, xhamia pritet të kushtojë afro 350 mijë euro, - na thanë përfaqësuesit e kompanisë "Devolli". Ndërsa kryetari i KBI -së të Pejës, Nexhmedin ef. Hoxhaj, na tha se një falënderim të posaçëm e meriton Drejtorati i Urbanizmit i Kuvendit komunal, i cili ka kryer të gjitha procedurat për lejen e xhamisë. Në fund, të themi se kjo është xhamia e parë (duke mos llogaritur rindërtimet), që ndërtohet në qytetin e Pejës që prej shumë dekadash.
*(R. Shkodra)*

**VITIA, NDIHMON SKAMNORËT**

Këshilli i Bashkësisë Islame i Vitisë, në saje të aktiviteteve të tij, në fund të muajit Ramazan ka grumbulluar mbi 15.000 kg. miell , 500 kg patate , si dhe një sasi të konsiderueshme fasuleje, qepë e gjëra të tjera ushqimore , të cilat u janë shpërndarë 300 familjeve skamnore. Ndërkohë , 150 pako me nga 13 artikuj ushqimorë janë shpërndarë nga disa imamë dhe prej disa firmave ushqimore që kanë kontribuar në mënyrë vullnetare. Këto ndihma janë shpërndarë në emër të shoqatës "Bereqeti", e cila funksionon në kuadër të KBI-së të Vitisë. Po ashtu KBI i Vitisë ka organizuar një tribunë fetare në shtëpinë e kulturës "Gursel e Bajram Sylejmani", që u mbajt më 24.08.2009, ku u shtjelluan temat "Vlera shpirtërore e Agjërimit" nga Dr. Xhabir Hamiti dhe "Historiku i Agjërimit dhe rëndësia e tij" nga Dr. Fahrush Rexhepi.
Duhet theksuar se ndër angazhimet dhe organizimet e tjera të KBI-së të Vitisë, janë mbajtur ligjërata të rregullta për dëgjuesit në radion lokale "Radio Zëri i Pozheranit ", nga Dr. Fahrush Rexhepi, Fehim ef.Abazi, Husamedin ef.Hoxha dhe Muhamet ef.Zuka. Për dallim nga vitet e shkuara, në këtë vit KBI i Vitisë për herë të dytë ka bërë grumbullimin, respektivisht mbledhjen e Zekatit në miell, patate, fasule, dhe shumë gjëra të tjera ushqimore e veshmbathje.
Po ashtu si aktivitet ka qenë dhe vizita e Kryeimamit në xhami të komunës sonë në vazhdimësi, ku janë mbajtur ligjërata të rregullta prej Kryeimamit dhe imamëve.
*(F. Abazi)*

**DUA HATMEJE NË PLESHINË**

Në Pleshinë të Ferizajt, më 30.08.2009, u mbajt duaja e hatmes së 12 nxënësve të kësaj xhamie. Imami i kësaj xhamie, Mensur ef.Avdyli, u shprehu mirëseardhje Isa ef.Tershanës, anëtar i Kryesisë së Bashkësisë Islame, Sylejman ef. Roshajt, Kkryeimam i KBI –së të Ferizajt etj. Hatme kanë bërë këta nxënës: Albulena Uksmajli, Arbnora Bajraktari, Blerina Avdyli, Besarta Avdyli, Neime Bajraktari, Mirjeta Hoxha, Suzana Bajraktari, Vahide Bjraktari, Endrit Shatrolli, Kujtim Avdyli, Burhan Avdyli dhe Shkëlqim Hoxha.
Isa ef.Tershani, në fjalën e tij, tha se kjo ditë për fshatin është një festë,si dhe për imamin e për punën e tij të palodhshme. "Unë uroj imamin e kësaj xhamije ef Mensur Avdylin, - tha ai. Nëse nuk flet gjuha, flasin emocionet, flet edhe vendi. Ky vend është një burim prej të cilit kanë dalë kuadro të njohura, prej të cilëve kanë mësuar edhe të tjerët. Pejgamberi a.s ka thënë: ''Më i miri prej jush është ai që e mëson Kur'anin dhe ua mson të tjerëve.'' Prandaj duhet të jeni krenarë që jeni xhemat të këtij vendi dhe xhemat i këtij imami"- përfundoi ai. Kryeimami i KBI-së të Ferizajt, ef. Sylejman Roshaj tha se të mësosh dhe të lexosh Kur'anin është një vlerë, e këtë vlerë e kuptojnë më mirë ata që e njohin Kur'anin. Të lexosh Kur'anin do të thotë të bisedosh me Allahun xh.sh., sepse fjalët e Kur'anit janë Fjalët e Tij.Duanë e hatmes e bëri imami i fshatit Duraj të Kaçanikut, Fidaim ef. Fazliu.
*(M. Avdyli)*

**KUVAJTI DO TË KRIJOJË NJË BANKË ISLAME**

Këshilli i Ministrave të Kuvajtit vendosi për krijimin e një banke të re islame me tre të katërtat e aksioneve që do të jenë falas për konsumatorët në Kuvajt.'Warba Bank', e cila do të bëhet banka e katërt islame në Emirate, do të ketë një kapital prej 100 milionë dinarësh (350 milionë euro), pronë deri në 24% nga Autoriteti i Investimeve në Kuvajt, fondet sovrane të Kuvajtit. 76% e aksioneve të mbetura, baras me 265 milionë dollarë të paguara nga shteti, do të shpërndahen në mënyrë të barabartë midis 1.1 milion kuvajtianëve..

**KOPJA MË E VJETËR E KUR'ANIT E RUAJTUR NË KUDS**

Daton që nga v. 870 kopja më e vjetër e Kur'anit e shkruar me dorë. Ajo ruhet në Muzeun islamik në qytetin e shenjtë të Kudsit. "Kjo është kopje e shkruar mbi lëkurë dreri dhe konsiderohet si Kur'ani më i vjetër ekzistues i shkruar me dorë në botë", - thotë Khezr Salamat, drejtuesi i muzeut. "Një kopje e Kur'anit gjithashtu është duke u mbajtur këtu së bashku me kopje të tjera islamike me dorë dhe punime të artit islamik nga rajone të ndryshme islame, që u përkasin 10 shekujve të fundit, të tilla si kaligrafi, arte dekorative, vizatime mbi gurë, armë, monedha , dru, xham dhe qeramikë, të cilat, që të gjitha e kanë lulëzuar artin dhe qytetërimin islamik", - shtoi ai. Biblioteka "Al-Aksa", e themeluar në v. 1922, ndodhet afër muzeut, e cila ruan 15 mijë kopje të shkruara me dorë dhe libra mbi çështje islame, historinë, gjuhën arabe, si dhe artin islamik". Ka edhe disa kopje të shkruara me dorë më të vjetra, që datojnë nga v. 1181, si "Talkhis El-Moshabehah fi el-Rasm" e shkruar nga Khatib Bakdadi.

**STUDIUESI MYSLIMAN GJERMAN FITON ÇMIMIN NË GARAT E KUR'ANIT NË DUBAI**

Autori i njohur dhe studiuesi gjerman mysliman, Murad Hoffman, u zgjodh si personaliteti i edicionit të 13 ndërkombëtar, në garat Kur'anore të Dubait, "Hoffman fitoi çmimin për shkak të shkrimeve të tij të mëdha, përmes të cilave ai paraqiti mësimet islame të botës dhe shërbimet e tij për Islamin dhe myslimanët," -njoftoi kryetari i komitetit të organizimit, Ibrahim Ebu Melha. Hoffman ishte një katolik i lindur në vitin 1931 në Schaumburg, që gjendet në veriperëndim të Gjermanisë, por më vonë kaloi në Islam, më 1980. Nga 1961-1994, ai ka punuar si ambasador në Zvicër, Francë, Jugosllavi, Algjeri dhe në Marok.

**PRESIDENTI I RUMANISË KËRKON NGA UDHËHEQËSIT BOTËRORË QË TË STUDIOJNË ISLAMIN**

Presidenti rumun Traian Bashesku, u bëri thirrje udhëheqësve botërorë për të studiuar mësimet islame dhe për t'u familjarizuar me fenë hyjnore. Duke marrë pjesë në një darkë Ramazani, të organizuar nga Këshilli i Myftinisë rumune, Bashesku tha se në mënyrë që të vendosë marrëdhënie miqësore me publikun, çdo burrë shteti duhet të mësojë në lidhje me mësimet e tyre fetare. "Si një president, unë kam shkuar në disa dasma myslimane, ku u familjarizova me traditat islame".Ministri Turk i Çështjeve Fetare, Ali Bardakoglu, i cili ishte i pranishëm në këtë ngjarje, iu drejtua shkurtimisht grupit që u ndoq nga zyrtarët e qeverisë dhe figura fetare të Rumanisë, si dhe një numër i dijetarëve myslimanë të rajonit të Ballkanit. Ministri vlerësoi liderët myslimanë të vendeve të Ballkanit, për përpjekjet e tyre për promovimin e paqes midis feve.

**SPANJA DO TË ORGANIZOJË EKSPOZITËN E FOTOGRAFISË ISLAME**

Një ekspozitë fotografike me titull "Arti Islamik në 5 kontinente" do të mbahet në Qendrën me bazat në Madrid-Spanjë dhe Marok, në fillim të nëntorit. Ekspozita kërkon të futë artin islamik për qytetarët spanjollë dhe për të inkurajuar ata që të marrin informacione mbi artin islamik. Qendra është themeluar nga komuna e Madridit në Spanjë, në mënyrë që t'i njohë nga afër emigrantët me stilin e jetës në vend. Përveç ekspozitave të ndryshme, janë planifikuar edhe kurse në arabisht, nga qendra, e cila përbëhet nga një bibliotekë e pajisur, përfshirë burime për kulturën islame në Marok.

**KOLEGJI I PARË ISLAM DO TË FILLOJË NË MARSEJË, FRANCË**

Kolegji i parë islam në Marsejë, me emrin Ibn Haldun, të historianit dhe filozofit të shquar mysliman të shekullit të 14, zyrtarisht do të hapet javën e ardhshme. Në vitin e ardhshëm akademik "Kolegji islam Ibn Haldun", i cili është një institut privat, pret rreth 40 studentë myslimanë në 3 klasa. "Për momentin, vetëm nxënësit e rinj janë të mirëpritur, por kolegji për çdo vit ka në plan të shtojë një nivel të lartë, në mënyrë që studentët mund të diplomojnë si studiues të ditur brenda katër vjetësh", - tha dekani i kolegjit, Ngazou Muhsin. Ai vazhdoi duke thënë se vajzat myslimane nuk kanë për obligim të respektojnë vellon islame, por ato nuk janë të ndaluara ta mbajnë hixhabin, "sepse ne sinqerisht respektojmë bindjet islame". Kolegji u themelua në juglindje të Francës, për t'i përmbushur nevojat e myslimanëve lokalë, dhe ofron kurse islame, mësime për historinë dhe gjuhën arabe, krahas programeve zyrtare të vendosura nga Ministria e Arsimit në frëngjisht..

**NDËRTIMI I NJË QENDRE KULTURORE E ARGËTUESE ISLAME NË MINESOTA**

Qendra kulturore e

argëtuese islame për myslimanët e rinj ishte ndërtuar në Minesota, krahinë amerikane. Palmbo Mathieu, drejtor i Qendrës rinore somaleze në Minesota, tha, se qendra është ndërtuar për të përmbushur nevojat sociale të myslimanëve të rinj dhe për të krijuar një atmosferë të mirë për të rriturit shëndetësorë, socialë dhe ndërveprimin e njerëzve në shoqëri. Ai gjithashtu shtoi se qendra është ndërtuar në tokën me një sipërfaqe prej 300 mijë m2 dhe shpenzimet prej 48 milionë $ për myslimanët e këtij rajoni, numri i të cilëve është 150.

**NJË SHKOLLË DUHET TË OFROJË NJË DHOMË PËR LUTJE PËR STUDENTËT MYSLIMANË**

Një gjykatë e Berlinit vendosi që një shkollë komunale duhet të sigurojë një vend për lutje, për studentët myslimanë, se përndryshe ajo do të dëmtojë të drejtën e lirisë së fesë, të garantuar nga Gjermania. Në një padi të ngritur nga një student mysliman 16-vjeçar, Gjykata Administrative në Berlin tha se Kushtetuta garanton "lirinë jo vetëm të besimit ose mosbesimit në zemrën e tij, por edhe lirinë për të manifestuar besimin". Duke u mbështetur në ekspertizën e një dijetari të Islamit, gjykata vendosi që pjesë të veçanta të namazit janë të rëndësishme për myslimanët dhe për këtë arsye "ne nuk duhet t'i lejojmë një myslimani të devotshëm, të lutet disa orë jashtë shkollës".

**NË ZVICËR PLANIFIKOHET TË HAPET MUZEU PËR QYTETËRIME ISLAME**

Një muze është planifikuar të ndërtohet në qytetin e La Chaux-de-Fonds në Zvicër, për të prezantuar kulturën islame dhe qytetërimin e evropianëve. Nadia Karmus, e cila ka paraqitur idenë, thotë se evropianët janë kryesisht në dijeni të rolit të qytetërimit islam për avancimin e njerëzimit. "Ky muze ka për qëllim të prezantojë këtë qytetërim të pasur të popullit, në Perëndim dhe të njohë nga afër aspektet e ndryshme të kulturës islame". Ideja e parë u prezantua në vitin 2000 dhe ajo u angazhua për të gjetur vendin e duhur për ndërtimin e muzeut. "Ne kemi filluar projektin, edhe pse ne jemi përballur me vështirësi financiare, dhe shpresojmë të nisë realizimi nga fundi i vitit të ardhshëm".

**CEREMONIA E DITËS SË ISLAMIT NË HAVAI**

Ceremonia e Ditës së Islamit është zhvilluar në praninë e myslimanëve amerikanë në bregdetin Alamo të krahinës në ishullin Oahu Hawaii në Shtetet e Bashkuara. Ceremonia u mbajt pas vendimit të Parlamentit të Havait për të caktuar një ditë si Dita e Islamit, për të nderuar veprimtarinë e myslimanëve në zbatimin e programeve fetare, botës shkencore dhe kulturore. Safi Hakim, kryetar i Shoqatës Islamike të Havuait, tha se Dita e Islamit ishte një ditë historike që e kremtuan myslimanët së bashku me ndjekësit e feve të tjera dhe ata festuan përkatësinë e tyre fetare.

**KRYEMINISTRI BULLGAR BËN THIRRJE PËR TË MBAJTUR GJALLË TRADITËN ISLAME**

Kryeministri i Bullgarisë konsideron traditën islame si një faktor kryesor në përforcimin e paqes në mes kombeve dhe racave të ndryshme. Me rastin e Fitër-Bajramit, për pakicat arabe në Bullgari, Boiko Borisov foli për bashkëjetesë paqësore në mes besimeve të ndryshme. Duke shprehur urimet e tij për audiencën, ai deklaroi: "Përmirësimi i dashurisë, miqësisë, mirësisë dhe ruajtjes së traditave islame, do të luajë një rol të rëndësishëm në nxitjen dhe përforcimin e paqes në mes kombeve të ndryshme. Ai theksoi: "Bullgaria është konsideruar si një vend unik në lidhje me përpjekjet e bëra nga qytetarët për rritjen e unitetit në mes tyre, realizimit të objektivave të përbashkëta bashkëjetesës paqësore dhe për të krijuar paqe midis feve dhe kulturave të ndryshme në vendin e tyre".

**NJË I RI NGA INDIA DOLI I PARI NË GARAT NDËRKOMBËTARE TË KUR'ANIT NË DUBAI**

Ibrahim Hafiz Sejid Ahmed Muhamed, hafëz indian i Kur'anit, zuri vendin e parë në edicionin e 13 të këtyre garave. Ceremonia e dhënies së shpërblimeve u mbajt në Departamentin e Tregtisë dhe Industrisë në Dubai në prani të Muhamed bin Rashid Al Maktum, sundimtari i Dubait, dhe Maxhid bin Muhamed bin Rashid Al Maktum, kryesues i Shoqërisë Artistike dhe Kulturore në Dubai. Përfaqësuesit e Indisë, Sudanit dhe Nigerisë ishin tre fituesit e parë që kanë marrë 250, 200 dhe 150 mijë dërhemë, dhe 7 fituesit e ardhshëm (4 në 10) u janë dhënë nga 65 mijë dërhemë secilit. Murad Hoffman, autori i famshëm mysliman gjerman dhe studiues, u shpërblye me 1 milion dërhemë si figurë e shquar islame në garë.

**PROTESTAT NË SRINAGAR PËR SAKRILEGJIN E KUR'ANIT**

Qindra njerëz bllokuan një rrugë kryesore në Srinagar, për të shënuar protestën e tyre kundër përdorimit të Librit të shenjtë në një prodhim fishekzjarresh. Problemet filluan kur banorët e Rambagh dhe Natipora vunë re se fishekzjarret mbajnë mbishkrime me vargje kur'anore. Duke protestuar kundër këtij veprimi, banorët e mbledhur në Baighpora, në rrugën Srinagar-Chrar-e Sharief, u organizuan kundër prodhimit të këtyre fishekzjarreve. Policia konfiskoi të gjitha fishekzjarret nga të gjitha dyqanet në zonë, dhe u ofroi siguri atyre gjatë protestës, në përputhje me ligjin



## HORIZONTALISHT

10. Përkthyesi i Kur'anit në gjuhën shqipe (foto).
11. Gadishulli më i madh në botë.
12. Kyç.
13. Shtet arab.
14. Rally Sport.
15. Që ka të bëjë me një degë të rëndësishme të mjekësisë.
16. Zbukurim në ngjyra të ndryshme, që qëndiset në rroba ose bëhet në çorape.
17. Lak peri a vrimë e hapur në një rrobë për të mbërthyer në të kopsën.
22. Nyje e përparme e mbiemrave të gjinisë femërore.
23. Amator në një profesion.
24. International Mobile Telecommunications (shkurt).
25. Bimë e viseve tropikale të Amerikës, që i ka gjethet të gjata e me gjemba dhe që bën kokrra të mëdha vezake me një tufë të vogël gjethesh në majë.
26. Mirënjohja.
27. Vend i thatë, tokë që s'mban lagështi, terik (shq.).
28. Lëng i pangjyrë, i djegshëm, shumë i avullueshëm e me një erë të mprehtë i cili përftohet nga bashkimi i alkooleve në mjedis acidi dhe përdoret kryesisht në mjekësi, në parfumeri e në teknikë (shq.).
29. Republika.
30. Banor i një krahine shqiptare.
31. Pjesa e sipërme e trupit të njeriut që qëndron mbi qafë.
32. Figurë në lojën e shahut, kala.
33. Fëlliqem a përlyhem shumë, bëhem me bojë, me baltë etj., Laturisem.
35. Fjalë që i thuhen dikujt për t'i shprehur një dëshirë të mirë për të ardhmen.
36. Përemër vetor.
37. Urani.
38. Adem Demaçi (nistoret).
39. Grumbull avujsh uji, që rrinë pezull lart në qiell.
40. Firmë e njohur hotelerike në Turqi.
41. Flota detare.
42. Kaliumi.
43. Monopolizim.
44. Diktatori vietnamez, Ho Shi.
45. Kafshë e egër mali.
46. Harkëtari.

## VERTIKALISHT

1. Thirrja në namaz përmes ezanit.
2. Shesh i rrumbullakët i shtruar butë në mes të një cirku, stadiumi a amfiteatri, ku zhvillohen lojna ose ndeshje, jepen shfaqje akrobatike etj.
3. Lloj shale prej druri me dy kaptej të lidhur me brinjë.
4. Libër fillestar për të mësuar shkrim e këndim (sh.shq.).
5. Futbollisti spanjoll Juan Francisco Martínez Modesto.
6. Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Tërrnava (shq.).
7. Amperi.
8. Dredhimi, lakimi.
9. Arkë për të rritur insekte.
14. Që ka të bëjë me të parët e popullit shqiptar.
17. Firmë italiane e autobusëve.
18. Themeluesi i Turqisë së sotme, Kemal Mustafa.
19. Familje bimësh barishtore si nena etj., me gjethe të këmbyera e të përkundërta dhe me lule të vogla.
20. Figurë e përrallave shqiptare e ballkanike, që përfytyrohet si një zezak trupmadh, i fuqishëm e i frikshëm.
21. Shtrat i ulët, prej dërrasash etj.,minder.
22. Zbërthimi i fjalëve ose i fjalive në pjesët përbërëse për të përcaktuar vlerat e tyre gramatikore, leksikore etj.
23. India.
24. Praruar.
26. Tërësia e organeve, që kanë lidhje ndërmjet tyre dhe që së bashku kryejnë një funksion të caktuar të organizmit.
29. Kryeqyteti jordanez.
31. Ish-presidenti shqiptar, Alia.
33. Shoku, dashamiri.
34. Ramadan Krasniqi.
36. Zjarr i madh i mishit e i gjakut (fig.).
37. Burimi, gurra.
38. I afërmi.
40. Nistoret e dëshmorit të kombit, Adrian.
41. Rexhep Ismajli (nistoret).
43. Xhauli.
44. Remoriri.

***Autor: Agim B. GASHI***

